# PAQJA



REVISTË PËR AKTUALITET, KULTURË, ARSIM, ETIKË

Viti VI. Nr. 51. 19 shkurt - 19 mars 2011. Organ i Shoqatës Kulturore "Zëri Ynë" Çmimi 0.80€




Editorial

## KULTURA POLITIKE DHE KULTURA FIZIKE

Prof. dr. Fadil MALOKU

## PSE BEHGJET PACOLLI DUHET TË BËHET PRESIDENT I KOSOVËS?

Milazim MUSTAFA

## *'KRYQËZATA GRUEVSKI'* VAZHDON...



Intervistë me akademik Esat Stavilecin

# KOSOVA DUHET TË ECË NËPËR RRUGËN E SHTETNDËRTIMIT

# përmbajtja





















REVISTË MUJORE PËR AKTUALITET, KULTURË, ARSIM, ETIKË
Viti VI / Nr. 51
19 shkurt - 19 mars 2011
Botues
Zëri Ynë
O.J.Q. "Zëri Ynë"

Drejtor
**Muhamed Jusufi - KAJOLLI**
kajolli5@hotmail.com

Redaktor përgjegjës
**Avni AVDIU**
avni.avdiu@gmail.com

Redaktor i kulturës
**Flamur MALOKU**
flamurmaloku@hotmail.com

Redaktor teknik/Grafika
**Osman D. GASHI**
osmangashi@msn.com

Redaktore gjuhësore
**Mimoza SINANI**

e-mail:
revistapaqja@gmail.com
revistapaqja@hotmail.com
http://www.zeri-yne.org

Adresa:
**Rr. Xhavit Mitrovica, nr. 14, përballë teatrit Dodona, Prishtinë, Kosovë**

Njoftojmë bashkëpunëtorët se do të merren në konsiderim për botim vetëm ato shkrime që arrijnë në redaksi deri me datën 8 të muajit!




# PRESIDENT

Që nga deklarimi i pavarësisë së Kosovës, në shkurt të 2007-ës, z. Pacolli ka punuar vazhdimisht në lobimin e shteteve që ta njohin zyrtarisht Kosovën si shtet të pavarur. Pacolli ka udhëtuar në shumë shtete duke mbajtur gjithmonë me vete njohjen e çështjes së Kosovës si shtet të pavarur, gjest që e bën akoma këto ditë. Aktualisht Pacolli vazhdon aktivitet lobuese të tij kudo në botë, ku ai takon udhëheqës të lartë të shteteve botërore në pritje që t`i bindë ata me argumente për njohjen e pavarësisë së Kosovës.

Në zgjedhjet e fundit parlamentare të jashtëzakonshme fryma tolerante e kombëtare e Pacollit solli deri te krijimi i koalicionit të gjerë parazgjedhor, koalicion të cilin e udhëhoqi me synimet e tij të qarta për t'u bërë president i Republikës së Kosovës. Dhe këtë edhe ia arriti.

PDK-ja, partia fituese, në vazhdën e kompromiseve koncensuale për formimin e qeverisë së re, u pajtua që posti i presidentit t'i takojë AKR-së. Pacolli është presidenti i tretë i Kosovës, pas ish-presidentit të ndjerë Ibrahim Rugova dhe presidentit Fatmir Sejdiu. **Duke marrë parasysh shumë njohje ndërkombëtare që kanë ardhur në saje të meritës direkte të Behgjet Pacollit, me marrjen e postit të presidentit, presim që njohjet ndërkombëtare të shtohen edhe më shumë.** ■

**BIOGRAFIA:**

**Behgjet Pacolli** lindi më 30 gusht 1951 në Marevc, Prishtinë. Në shkollën fillore lokale u dallua si nxënës shembullor. Për këtë shkak i takoi bursa, e cila i mundësoi vazhdimin e shkollës së mesme në Prishtinë. Flinte në një kasolle druri, e cila i ishte dhënë bujarisht nga një familje turke, ndërkohë që udhëtonte 80 km, dy herë në javë për të shkuar në shtëpi që të merrte furnizime për javën vijuese. Në moshën 17 vjeçare arriti në stacionin e Hamburgut, pa para dhe i uritur.

Pas tre viteve kthehet në Kosovë me gjashtë gjuhë të përvetësuara si dhe me një diplomë universitare. U diplomua në ekonomi, si dhe specializoi në marketing dhe menaxhim. Pas mbarimit të ushtrisë iu bashkëngjit kompanisë austriake, ku punoi në sektorin e shitjes për shtetet: Jugosllavi, Bulgari, Poloni dhe Rusi. Dy vite me vonë, ai shkoi në Zvicër dhe filloi punën me një kompani zvicerane, me të cilën kontaktet e para i pati në Moskë. Është president dhe CEO i Mabetex Grup, kompani konstruksioni dhe inxhinieri civile me qendër në Zvicër. Viteve të fundit ka qenë pjesëmarrës në politikën kosovare. Z. Pacolli, më 17 mars 2006, themeloi partinë politike Aleanca Kosova e Re (AKR), e cila në zgjedhjet parlamentare të vitit 2007 ishte e treta, parti kjo e cila në zgjedhjet e fundit mori 8 deputetë, duke u bërë pjesë e koalicionit qeveritar. Nga këto zgjedhje Pacolli doli ndër dhjetë më të votuarit. Besohet që ai është shqiptari më i pasur në botë.

Ka ndërmarrë disa aktivitete humanitare. Më 1993 z. Pacolli themeloi "Les Enfants du Sakha", i cili ishte një fond i ngritur në ndihmë të fëmijëve. Vlen të veçojmë rastin kur u zunë peng nga talebanët në Afganistan tre punëtorë të OKB-së, në mesin e të cilëve edhe Shqipe Hebibi. Më 2004, Pacolli udhëtoi në vendin e ngjarjes dhe pas një muaj pune intensive kontribuoi në lirimin e pengjeve. Së fundi, Pacolli kontribuoi edhe në zhbllokimin e studentëve kosovarë në Egjipt pas trazirave të përgjakshme për rrëzimin e presidentit Mubarak. Pacolli pas disa përpjekjeve arriti t'i sjellë studentët kosovarë në vendlindje. Fondacioni humanitar i z. Pacolli "Behgjet Pacolli" ka ndërtuar dhe furnizuar Universitetin Amerikan të Kosovës në Prishtinë dhe Fakultetin Filozofik të UP-së. Gjithashtu ka ndihmuar për ndërtimin e shumë shtëpive për rastet ekstreme sociale në Kosovë. Pacolli ka qenë i martuar me vajzën italo-shqiptare Anna Hoxha (Oxa), nga 1999 deri me 2002. Është i martuar dhe baba i një djali dhe tri vajzave.

# Kultura politike dhe kultura fizike

Avni AVDIU

Përgjatë historisë kombëtare, në të shumtën e rasteve, shqiptarët janë gjendur keq për shkak të armiqve të tyre, por, mjerisht, nuk janë të rralla rastet kur shqiptarët janë gjetur keq edhe për vetë fajin e tyre.

Tendosja e fundit politike në Shqipëri, së cilës vështirë se i shihet fundi, dëshmon edhe një herë se atje ka probleme të thella dhe të rënda, jo për faktin se janë të patejkalueshme, por për arsye se zgjidhja e tyre kërkohet tek vetë problemi. Në të vërtetë, mentaliteti politik është i predisponuar vetëm e vetëm për fërkime, përplasje dhe plasaritje, sa paradoksale aq edhe absurde. Herë-herë gjërat duken aq të turbullta saqë realisht nuk mund të kuptosh se për çfarë në të vërtetë bëhet gjithë ajo zhurmë. Pra, nuk bëhet fjalë për luftë ideologjike, parimore e pragmatike, por për luftë konceptuale që, thjesht, është lojë fjalësh që kalojnë avazin e përfolur majtas-djathtas, sepse konflikti ndërpartiak PS e PD më tepër është përtej së majtës e së djathtës, është diçka që mund të shtrihet në cilëndo sferë tjetër, përpos asaj programore. Rasti i fundit që shërbeu për pretekst të eskalimit të gjendjes në ato përmasa saqë rezultoi në katër viktima, u lidh për një videopërgjim të kontroversit Prifti, i cili së fundmi u provua nga ekspertët investigativë amerikanë se kishte fshirë pjesën ku vetë ka qenë i filmuar duke marrë 70 mijë euro. I njëjti ka filmuar mikun e vet me të cilin përplot njëzet vite bashkëpunoi, duke e vënë në gracka provokative. Të gjitha këto veprime Prifti i ndërmori në shenjë revanshi politik, për shkak se u hoq nga posti i ministrit. Kjo dëshmon për moralin e tij, për të cilin s'ka nevojë për koment. Për çudi, për PS-në, Dritan Prifti, personi që kishte thënë se e ka parë live Edi Ramën duke konsumuar lëndë narkotike, automatikisht për shkak të denoncimit antiqeveritar, u bë njeri i mirë. Reagimi i pakontrolluar i PS-së, duke marrë për pretekst rastin në fjalë, për ta shndërruar më pas në dhunë antiqeveritare, nuk ishte i drejtë, sepse pa marrë parasysh rastin si rast, nuk mund të bëhen përmirësime të mira me veprime të këqija. Por, më e keqja, dhuna e rrugës kaloi edhe në parlament me sharje e grushte, që janë bërë të shpeshta në parlamentin shqiptar. Kalimi i politikës së rrugës në institucionalizimin e rrugaçërisë politike, ku njerëzit e zgjedhur nga populli si përfaqësues të tij shajnë e grushtojnë, flet për ngatërrimin e kulturës fizike me kulturën politike. Nëse ka deputetë që mendojnë se parlamenti është ring për t'u treguar muskujt dhe nëse ka të tillë që mendojnë se atë që s'e arrijnë dot me forcën e argumentit, mund ta arrijnë me forcën e grushteve, atëherë kjo flet për një ngatërrim të kulturës fizike me kulturën politike. Me këtë sikur jepet një leksion i ri për të ardhmen për të gjithë ata që duan të merren me politikë: se më shumë duhet t'i kushtojnë vëmendje ushtrimit të muskujve sesa të trurit. Zaten praktika parlamentare po e dëshmon këtë. Kuvendet janë shndërruar në cirk, ku edhe qytetari më i thjeshtë i heton gafat dhe injorancën e shumë deputetëve, sjelljet dhe shprehjet e tyre të ulëta. Kësisoj për t'u shquar u ka mbetur vetëm një fushë: kultura fizike.

Në momentet kur në Shqipëri kriza është thelluar dhe në horizontin e mjegullt politik nuk ka shenja kompromisi, Bashkimi Europian ka dërguar për të ndërmjetësuar sllovakun Miroslav Lajçak, njeriun, shteti i të cilit është zotuar se nuk do ta njohë kurrë pavarësinë e Kosovës. Mjafton kjo për të menduar se sa mund t'ua dëshirojë të mirën e t'i pajtojë palët kontestuese një njeri që vazhdon të angazhohet për mbetjen e Kosovës nën Serbi. Kriza e thellë politike po dëmton Kosovën, e cila kohëve të fundit po përballet me shpifjet e Dik Martit, raporti i të cilit e ka zbehur dukshëm pozicionin e vendit në arenën ndërkombëtare. Po ashtu, kjo krizë dëmton edhe shqiptarët e Maqedonisë, të cilët po përballen me politikën ndjellakeqe të kryeministrit Gruevski, ndërsa politikanët naivë atje mund ta marrin rastin e Shqipërisë si alibi për vazhdimin e acarimit të marrëdhënieve ndërpartiake shqiptare.



# EULEX-i lëvdohet për punën e kry

**Krasniqi: "Që nga vendosja e EULEX-it në Kosovë, janë marrë 159 vendime dhe këtu përfshihen 13 vendime për raste të korrupsionit dhe 4 vendime për raste të krimit të organizuar. Po ashtu, janë mbajtur 983 seanca dëgjimore nga gjykatësit e EULEX-it."**

**Qehaja: "Unë kujtoj se, gjatë vitit 2010, EULEX-i përveç se ka arritur të bëjë identifikimin e disa problemeve me të cilat ballafaqohemi në Kosovë ka lënë anash çështjen e sigurisë dhe gjyqësisë. Hidhërimi i popullatës ndaj EULEX-it është edhe për mosbërjen asgjë në pjesën veriore të Kosovës."**

**Qëndresë MUSTAFA**

Misioni Evropian për Sundimin e Ligjit (EULEX) gjatë punës së tij në Kosovë ka arritur të përfundojë lëndë të ndryshme, ndër to edhe rastet për korrupsion dhe krim të organizuar. Zëdhënësi i EULEX-it, Blerim Krasniqi, ka treguar se ky mision, që nga funksionimi i tij, ka marrë 159 vendime për vepra të ndryshme penale.

"Që nga vendosja e EULEX-it në Kosovë, janë marrë 159 vendime dhe këtu përfshihen 13 vendime për raste të korrupsionit dhe 4 vendime për raste të krimit të organizuar. Po ashtu, janë mbajtur 983 seanca dëgjimore nga gjykatësit e EULEX-it", - ka thënë Krasniqi.

Ai ka treguar se edhe gjatë këtij viti EULEX-i po vazhdon me shqyrtimin e lëndëve dhe hetimin e tyre.

"Në këtë vit janë 12 raste në fazën e gjykimit paraprak, 2 raste në fazën e hetimit, 1 rast në fazën e gjykimit dhe 1 rast në fazën e apelit", - ka thënë Krasniqi.

Për përfundimin e hetimeve Krasniqi ka thënë se ky mision ka angazhuar 1 mijë e 391 prokurorë të EULEX-it.

"Në rastet që kanë të bëjnë me krimin e organizuar janë 55 prokurorë të nivelit të Gjykatës së Qarkut dhe Prokurorisë Speciale të Republikës së Kosovës (PSRK), 91 prokurorë në rastet e korrupsionit nga niveli i Qarkut dhe PSRK-së. Prokurorët e EULEX-it, të nivelit të qarkut, janë të përfshirë në hetimin e 40 rasteve të korrupsionit. Ndërsa 51 raste të tjera janë me Prokurorinë Speciale të Kosovës", - ka theksuar Krasniqi.

Krasniqi ka treguar se Prokuroria Speciale e Kosovës, deri në nëntor të vitit 2010, ka pasur më shumë se 200 raste, prej të cilave rreth 28 për qind janë të ndërlidhura me korrupsionin.

Misioni i EULEX-it, sipas Krasniqit, ka hasur edhe në sfida të ndryshme. Ndër to edhe luftimi i krimit të organizuar dhe korrupsioni.

"Perceptimi i qytetarëve se EULEX-i është i vetmi institucion për luftimin e krimit të organizuar dhe korrupsionit, si dhe kërkesat e qytetarëve për rezultate të menjëhershme për rastet që janë duke u hetuar, janë disa nga sfidat të cilat vazhdon t'i hasë misioni. Gjyqësia kërkon kohë, e ajo kohë nuk është as koha e medieve, e as a opinionit publik", - është shprehur ai.




Ndërsa çështjen e rivendosjes së kontrollit të pikave doganore 1 dhe 31, në pjesën veriore të Kosovës, Krasniqi e ka konsideruar vendim politik.


Blerim Krasniqi - zëdhënës i EULEX-it

"Çështja e rivendosjes së kontrollit të plotë doganor, si pjesë e rivendosjes së sundimit të ligjit, si dhe çështja e mbledhjes së të ardhurave në Portat 1 dhe 31 në veri të Kosovës, janë pjesërisht vendime politike, të cilat nuk janë në kompetencat tona pasi që ne jemi mision teknik. Vendimi për dërgimin e personelit të Doganës së Kosovës në Pikat 1 dhe 31 është çështje e Qeverisë së Kosovës", - ka deklaruar Krasniqi.

Në fund të deklaratës së tij, Krasniqi ka thënë se tri prioritetet kryesore të EULEX-it, që do të vazhdojnë edhe gjatë vitit 2011, janë: rikthimi i sundimit të ligjit në veri të Mitrovicës, luftimi i krimit të organizuar dhe korrupsionit dhe monitorimi e këshillimi i institucioneve të sundimit të ligjit në Kosovë.

## Qehaja: EULEX-i ka probleme të karakterit politik

Ndërkaq analisti politik i sigurisë,

# er në Kosovë, analistët e kritikojnë


Ramadan Qehaja - ekspert i sigurisë

Ramadan Qehaja, ka kritikuar punën e EULEX-it në Kosovë duke thënë se ky mision nuk ka bërë asgjë për çështjen e veriut gjatë vitit 2010.

"Unë kujtoj se gjatë vitit 2010, EULEX-i, përveç se ka arritur të bëjë identifikimin e disa problemeve me të cilat ballafaqohemi në Kosovë, ka lënë anash çështjen e sigurisë dhe gjyqësisë. Hidhërimi i popullatës ndaj EULEX-it është edhe për mosbërjen asgjë në pjesën veriore të Kosovës", - ka thënë Qehaja.

Ai ka deklaruar se neglizhenca e punës së EULEX-it për pjesën veriore të Kosovës nuk ka justifikim

"Ne nuk mundemi të harrojmë se EULEX-i vepron në Kosovë si mision neutral. Të lejosh gjithë ato lëshime në pjesën veriore të Kosovës dhe të mos marrësh masa adekuate me forcë dhe me mjete të caktuara, nuk ka justifikim", - është shprehur ai.

Qehaja ka thënë se EULEX-i ka probleme të karakterit politik sa i përket çështjeve të ndryshme në Kosovë.

"Problemet e EULEX-it janë të karakterit politik, sepse politika e Bashkimit Evropian ishte që çdo gjë duhet të shkojë ngadalë, duhet të bëhet me vrojtime, duhet të bëhet me studime, të mos ketë nguti, të mos irritohet kjo parti apo ajo parti, të mos irritohen individët, të mos ketë destabilizim për shkak të veprimeve të përshpejtuara. Sipas mendimit tim, kjo politikë nuk është adekuate, sepse nuk mund të ketë destabilizim nëse merren masa kundër korrupsionit, krimit të organizuar ose trafikimit, ngase shumica e popullatës e dëshiron këtë; pra të kemi qetësi, rend, demokraci", - ka deklaruar Qehaja, duke thënë më pas se me këto veprime EULEX-i ka humbur efektivitetin para qytetarëve të Kosovës.

"Ky mision e ka humbur efektivitetin para masës në Kosovë. Nuk besoj që frika e tyre që do të merren masa pak më radikale ndaj atyre që kanë bërë vepra të këqija do të sjell destabilizim", - ka theksuar Qehaja.

Ndërkaq sa i përket arrestimeve dhe bastisjeve të fundit nga ana e EULEX-it, Qehaja i ka quajtur "zhgënjim i madh".

"EULEX-i në mënyrë publike doli gjoja me veprime konkrete me bastisje që kinse po marrin masa të duhura, por ato masa munguan, pra nuk pati sukses. Është bërë një zhgënjim i madh. Nëse EULEX-i ka filluar që një çështje ta dërgojë para gjyqësisë, atëherë është dashur të punohet në mënyrë të përshpejtuar dhe me përgatitjet paraprake. Mirëpo, siç thashë edhe më parë, kjo është çështje politike", - është shprehur ai.

Misioni Evropian për Sundimin e Ligjit (EULEX) është misioni më i madh civil deri më tani i Politikave të Përbashkëta për Siguri dhe Mbrojtje (CSDP). Synimi kryesor i EULEX-it është t'i ndihmojë dhe mbështesë autoritetet kosovare në fushën e sundimit të ligjit, posaçërisht në fushën e policisë, gjyqësisë dhe doganave.



**Kosova e gatshme për procesin e regjistrimit të popullsisë**

# Regjistrimi i popullsisë nga 1-15 prill 2011

**"Ky aksion, më i madhi statistikor në vend, ka qëllim vetëm statistikor dhe nuk është aspak politik. Kështu që përfitues do të jenë të gjithë qytetarët e vendit. Edhe pyetësori, edhe regjistruesit janë në gjuhën përkatëse në të cilën bëhet intervistimi", - deklaroi Rifat Blaku, udhëheqës i Komisionit Qendror për Regjistrimin e Popullsisë.**

**Përparim BUBLAKU**

Regjistrimi i popullsisë, i ekonomive familjare dhe i banesave në Kosovë do të fillojë nga data 1-15 prill të këtij viti. Kostoja e regjistrimit të popullsisë vlerësohet të jetë mbi 10 milionë euro. Deri tash Qeveria e Kosovës i ka siguruar 12 milionë euro, 40 për qind prej të cilave i ka ndarë qeveria e Kosovës. Ndërsa pjesa tjetër është siguruar nga donacionet e shteteve të Bashkimit Evropian.

Blaku, ka deklaruar se punët përgatitore për këtë proces janë duke shkuar sipas planit të paraparë.

Ai e vlerësoi procesin e regjistrimit të popullsisë si shumë të rëndësishëm.

"Ky projekt është përpunuar disa vjet dhe ka qenë në bashkëpunim me asistencën teknike, me ekspertë të njohur të Eurostatit që kanë ndihmuar në dizajnimin e pyetësorëve që të nxjerrin të dhëna kualitative, cilësore e valide, të matshme e të besueshme, por edhe të krahasueshme sipas standardeve", - ka thënë Blaku.

Udhëheqësi i komisionit qendror për regjistrimin e popullsisë ka thënë se ky proces nuk është aspak politik dhe se nuk duhet të politizohet, pasi nga ky proces do të përfitojnë të gjithë.

"Ky aksion, më i madhi statistikor në vend, ka qëllim vetëm statistikor dhe nuk është aspak politik. Kështu që përfitues do të jenë të gjithë qytetarët e vendit. Edhe pyetësori, edhe regjistruesit janë në gjuhën përkatëse në të cilën bëhet intervistimi", - deklaroi Blaku.

Blaku theksoi se kryetarët e komunave janë të obliguar që t'i formojnë komisionet komunale për regjistrim, që do të përbëhen nga nëntë anëtarë dhe kjo, sipas tij, është edhe njëra nga politikat që do të mundësojë edhe regjistrimin e serbëve në Kosovë.

"Edhe njëherë po nënvizoj se projekti nuk është politik dhe nuk duhet të politizohet. Ne nuk jemi ata që do të predikojmë paraprakisht se kush dhe si do të pozicionohet, aq më pak te serbët ose qëndrimet e ndonjë shteti tjetër", - deklaroi ai.



Rifat Blaku

Lidhur me ndarjen e formularit në baza etnike ose fetare, Blaku është shprehur se formulari ka 41 pyetje bazë dhe është i standardeve evropiane.

"Prej 41 pyetjeve në pyetësorin individual, pyetja numër 9 është cilit grup etnik ose kulturor i takoni dhe, sipas Kushtetutës së Republikës së Kosovës, personi i regjistruar mund të zgjedhë, por edhe mund të mos deklarohet", - ka thënë Blaku.

Formularët do të shtypen në gjuhën shqipe, serbe, turke dhe angleze. Blaku ju ka bërë thirrje qytetarëve që gjatë kohës së regjistrimit të popullsisë të qëndrojnë sa më shumë që është e mundur në shtëpitë e tyre.

Ndërsa, sipas zyrtarëve të Ministrisë dhe Administratës Publike, rezultatet preliminare për regjistrimin e popullsisë do të shpallen më së largu në qershor të këtij viti, ndërsa ato përfundimtare pritet të shpallen në vitin 2013.

Regjistrimi i popullsisë për herë të fundit në Kosovë ka ndodhur në vitin 1981, nga shteti i atëhershëm Jugosllavisë, ku nga ai regjistrim llogaritej se në Kosovë jetonin afër 2 milionë banorë.

## Qytetarët e mirëpresin procesin e regjistrimit të popullsisë

Procesin e regjistrimit të popullsisë e kanë mirëpritur edhe qytetarët. Ata shprehen se do t'i përgjigjen këtij procesi pasi, sipas tyre, përveç se do të kemi një pasqyrë më të qartë për numrin e popullsisë në Kosovë, ky proces vlerësohet edhe si një hap më përpara drejt Bashkimit Evropian. Astrit Gashi, student në Universitetin e Prishtinës, e vlerëson procesin si tejet të rëndësishëm dhe shprehet i gatshëm t'i përgjigjet këtij procesi. "Ky proces është shumë i rëndësishëm për ne, sepse do të kemi një numër më të saktë për numrin e popullsisë në Kosovë. Unë do t'i përgjigjem thirrjes për regjistrim, pasi e shoh edhe si një hap më afër Bashkimit Evropian", - ka thënë Gashi. Edhe Diellza Hasani e vlerëson regjistrimin e popullsisë si shumë të rëndësishëm. "Regjistrimi i popullsisë është i një rëndësie të madhe, pasi përmes këtij procesi edhe ne, si të gjitha shtetet e botës, do të dimë numrin e popullsisë sonë", - ka thënë Hasani. ■

# CEFTA – e padobishme për Kosovën

**Lulzim AHMETI**

Marrëveshja për Tregti të Lirë (CEFTA), ndonëse për nga emri tingëllon mjaft mirë në vesh, në realitet s'ka ndikuar aspak. Ndonëse Kosova është shtet i ri dhe e ka nënshkruar në emër të saj nga UNMIK-u këtë marrëveshje, ajo është përballur me barriera të shumta nga shtetet fqinjë. Kjo marrëveshje ishte nënshkruar në vitin 2006-të, por dy vitet e fundit kanë qenë fatale për Kosovën dhe për prodhuesit vendorë. Kosovës i është bërë bllok me produktet e saj nga Serbia dhe Bosnja e Hercegovina. Për këtë shkak, as institucionet tona nuk bënë asgjë, ndonëse në kësi rastesh çdo shtet do të ndërmerrte hapat e reciprocitetit, e jo Serbia ta ketë një treg shumë të madh e të mirë Kosovën. Edhe pse shumë zëra thanë se duhet të bëhet bllokada e njëjtë për këto dy shtete, ajo nuk u bë kurrë. Për dy vite prodhuesit kosovarë kanë pasur humbje të mëdha për shkak të pamundësisë së dërgimit të prodhimeve në Serbi e në Bosnje.

Shumë herë është diskutuar edhe ideja se a ja vlen që Kosova të jetë pjesë e një marrëveshje të quajtur për tregti dhe pa barriera, nga e cila ka veç humbje. Por as kjo nuk është bërë nga qeveria dhe institucionet tona.

Nga fillimi i këtij viti radha e kryesimit të CEFTA-s i ka kaluar Kosovës, ndonëse Serbia edhe këtu nuk i ka bërë dorëzim zyrtar të kryesimit. Për një vit do të kryesojmë një marrëveshje, e cila na krijoi shumë humbje e probleme, shumë kokëçarje e diskutime. Kush e di çfarë do të përfitojmë tash, apo ndoshta edhe përfitimet të cilat do t'i kemi nuk do t'ia vlejnë për shkak të humbjeve që janë shkaktuar për dy vite radhazi. Më e keqja është se këto bllokada po vazhdojnë edhe tash.

Sipas zyrtarëve të Ministrisë së Tregtisë dhe Industrisë, në fillim të muajit mars, Kosova do të fillojë takimet e para të kryesimit të Komitetit për marrëveshjen rajonale për tregti të lirë në Bruksel.

### Kryesim pa simbole shtetërore

Ndërsa mësohet se Kosova nuk do të mund t'i përdorë simbolet e saj shtetërore gjatë kryesimit njëvjeçar të CEFTA-s. Ky takim është i paraparë me donatorë të ndryshëm, por udhëheqës i takimit do të jetë vetëm një përfaqësues nga Kosova. Por, me kryesimin e CEFTA-s nga ana e Kosovës për këtë vit, pritet që të thyhet "embargoja" e Serbisë dhe Bosnjës e Hercegovinës ndaj mallrave të Kosovës.

Drejtori i Departamentit të Tregtisë në MTI, Flamur Keqa, ka thënë se është një përparësi dhe ka gjasa që të zhbllokohet embargoja e Serbisë dhe Bosnjës ndaj mallrave të Kosovës gjatë kryesimit të CEFTA-s nga Kosova. "Konsideroj që është një përparësi, megjithatë shtetet e Bashkimit Evropian duhet të luajnë një rol më të madh, duhet të bëjnë presion më të madh në Serbinë, sepse edhe BE-ja i ka njohur dhe konsideron që vulat e doganave të Kosovës janë zyrtare, të cilat i kanë njohur edhe Kombet e Bashkuara", - theksoi Keqa. Sipas tij, dëmet e shkaktuara deri tani nga bllokada e qarkullimit të produkteve vendore në Serbi dhe Bosnjë e Hercegovinë nuk janë llogaritur në mënyrë statistikore. "Ky takim është i paraparë me donatorë të ndryshëm, por udhëheqës i takimit do të jetë një përfaqësues nga Kosova", - ka theksuar Keqa. Ndërkaq, për modalitetet e mbajtjes së këtij takimi, sipas tij, qeveria është ende në kërkim të një zgjidhje për modalitetet e kryesimit të CEFTA-s. Por, pavarësisht zhvillimeve të fundit në skenën politike në vend, Kosova ka bërë të gjitha përgatitjet e nevojshme për ta kryesuar këtë mekanizëm ndërkombëtar. "Përgatitjet, sa i përket kryesimit të CEFTA-s, janë duke u kryer sipas programit të zhvilluar nga Ministria e Tregtisë dhe Industrisë, e cila është bartëse e procesit me Marrëveshjen rajonale CEFTA", - deklaron Keqa, duke shtuar se Kosova me kryesimin e CEFTA-s tregon që ka kapacitete që të menaxhojë projekte ndërshtetërore dhe ndër-rajonale, të cilat i kalojnë kufijtë e Kosovës.

**Serbia përfitoi nga CEFTA**

Serbia në vitin 2010 ka pasur suficit tregtar me vendet nënshkruese të marrëveshjes së CEFTA-s në një shumë prej 1.36 miliardë dollarësh. Ecuritë e këtilla janë rezultat i eksportit të prodhimeve bujqësore. Sipas të dhënave nga Enti i Statistikave, Serbia ka eksportuar në vendet e CEFTA-s kryesisht drithë, produkte të drithërave, pije të ndryshme, hekur dhe çelik, ndërsa ka importuar rrymë, qymyrgur, metale me ngjyrë, pemë dhe perime. Vjet, te këto vende ajo ka eksportuar mallra në një vlerë prej 2.81 miliardë dollarësh, ndërsa ka importuar 1.45 miliardë dollarë, që do të thotë se importi është mbuluar me eksport 193.8 për qind. Në vitin 2009, Serbia ka pasur me vendet e CEFTA-s një suficit tregtar prej 1.37 miliardë dollarësh. Rajoni që mbulon kjo marrëveshje është ndër të rrallët me të cilin Serbia ka suficit në vazhdimësi. Madje ai zë vendin e parë për nga vëllimi i eksportit, ndërsa pas tij është BE-ja.

### Humbjet e bizneseve

Humbjet e krijuara për bizneset e Kosovës janë jashtëzakonisht të mëdha për këto dy vjet. Qeverisë i është bërë thirrje shumë herë nga komuniteti i biznesit që të përdoren masat e reciprocitetit. Bashkim Osmani, drejtor i fabrikës "Laberion", ka thënë se kryesimi i CEFTA-së nuk do të ketë aspak vlerë. Sipas tij, kryesimi i këtij Komitetit gjatë këtij viti është dashur të bëhet nga Shqipëria, sepse Kosova dhe prodhuesit nuk do të mund të përfitojnë nga kryesimi i CEFTA-s, duke pasur parasysh edhe rrethanat politike, ngase është e vështirë të thyhet embargoja e Serbisë dhe Bosnjës. "Edhe pse kryesimi i CEFTA-s do të bëhet nga shteti i Kosovës, komuniteti i biznesit prapë do të përballet me embargo", -thotë Osmani. Por, sipas tij, Kosova duhet të aplikojë masa të



reciprocitetit sa më shpejt që është e mundur. Ai thotë se janë shumë të dëmtuar si prodhues nga embargoja që po i bëhet Kosovës. Ndërsa, që nga shpallja e pavarësisë, Bosnja e Serbia, në kuadër të kësaj marrëveshjeje, nuk i pranojnë produktet "Made in Kosova" dhe vulat e Republikës së Kosovës.

Kryetari i Odës Ekonomike Amerikane në Kosovë (OEAK), Lekë Musa, ka theksuar se kryesimi i CEFTA-s nuk do të ketë efekt, nëse nuk ndryshohet qasja e Serbisë dhe Bosnjë e Hercegovinës karshi mallrave të Kosovës. Sipas tij, kryesimi, si i tillë, është jashtëzakonisht me rëndësi, sepse e ngre Kosovën në një nivel të barabartë me shtetet e tjera anëtare të CEFTA-s. "Dua të them se ky kryesim do të jetë i pavlerë, nëse ne nuk mund të arrijmë që të ndryshojmë qasjen e Serbisë dhe Bosnjë e Hercegovinës kundrejt mallrave të Kosovës", - ka thënë Lekë Musa.

Pavarësisht se Kosova është kryesuese, qeveria ende nuk ka marrë vendim se me çfarë modeli do të përfaqësohen shtetet në CEFTA, por më i mundësimi është modeli Gymnih, ose pa simbole. Profesori i Integrimeve Evropiane, Gazmend Qorraj, ka thënë se shteti ynë gjatë kryesimit të CEFTA-s mund të përfaqësohet edhe me simbolet shtetërore në këto takime. "Sistemi Gymnih është zgjedhja e dytë më e mirë, sepse duke marrë parasysh rrethanat që kanë ndodhur deri më tani, nuk shihet ndonjë mundësi më e mirë e përfaqësimit të Kosovës në CEFTA. Sistemi Gymnih është një sistem i adaptuar nga Komuniteti Ndërkombëtar në mënyrë që të gjendet një zgjidhje në kushtet e jashtëzakonshme dhe të dilet nga ndonjë krizë e mundshme e përfaqësimit", - tha Qorraj.

**CEFTA dëmtoi ekonominë e Kosovës**

Sipas dy treguesve të qarkullimit tregtar, në vitin 2007, Kosova ka eksportuar 19-20 milionë euro mallra në Serbi, ndërsa më 2009 kjo ka rënë në 3.5 milionë. Ndërkaq, me Bosnjën, më 2007, ka qenë një eksport mbi pesë milionë eurosh, ndërsa në vitin 2009 ky ka rënë në një milion. Sipas këtyre treguesve, shihet se është dëmtuar ekonomia e Kosovës. Përkundër kësaj, produktet serbe kanë kaluar pa asnjë pengesë në tregun kosovar dhe importi serb ka pasur qarkullim gjithnjë e më të madh.

**Kosovarët transportohen si 'kafshët' në vendet perëndimore**

# 23 emigrantë kosovarë kapen në një makinë në Norvegji!


Makina me të cilën po udhëtonin kosovarët

**Astrit VELIQI**

Policia kufitare në Kristiansand është befasuar kur ka ndalur veturën Chrysler Voyager. 23 persona në mosha të ndryshme, me origjinë nga Kosova, ishin duke u transportuar në mënyrë ilegale nga një shofer suedez.

Policia kufitare në Kristiansand të Norvegjisë ka njoftuar se, përpos shoferit suedez si dhe 23 personave nga Kosova, së bashku me ta ishin edhe dy persona të tjerë, por që i kanë shpëtuar arrestimit.

## Çudia kosovare

Nuk kemi parë ndonjëherë një gjë të tillë, edhe pse punoj në këtë punë për 30 vite me radhë, thotë Heige Breilid, drejtor i doganës së jugut në Dagbladet, - raporton portali Dagbladet.no. Kishte të rinj e të moshuar, si dhe dy gra shtatzëna. Së shpejti do të mund të bëheshin 25 persona në veturë.

më parë kemi zbuluar që janë fshehur nga 2-3 persona, por kurrë 23, ka thënë Breilid. Sipas udhëtarëve dhe policisë, vetura ishte në drejtim të Kopenhagës për të marrë pjesë në një ndejë.

## Leje për kërkim azili

Policia ka shfaqur shqetësimin e saj, jo vetëm për hyrjen ilegale në Norvegji, por është e shqetësuar shumë edhe për rrezikun në ndonjë aksident trafiku.

Që të gjithë udhëtarët u janë dorëzuar entit për migracion në Suedi, ku atyre edhe iu është lejuar të kërkojnë azil.

Çka mund të themi për këtë, një epizodë kjo sa e dhimbshme aq edhe komike, por a thua kush është fajtori në këtë mes?

## 'Gaz i botës' për një jetë më të mirë

Shteti, që edhe pas tri vite pavarësi ka marrë epitetin 'vrimë e zezë' në Evropë, bën që qytetarët e tij, të pakënaqur me mirëqenien e tyre në Kosovë, të detyrohen edhe në këtë formë, duke u bërë 'gaz i botës', që të kërkojnë një jetë më të mirë.

Kosova ka mbetur një vrimë e zezë (pa liberalizim të vizave) në rajon. Kosovarët për të kërkuar një jetë me të mirë futen si 'peshq në konservë' në një makinë, e cila do të duhet t'i zinte rreth pesë persona e jo mbi 23 siç ka ndodhur në Norvegji.

Krejt në fund, u mbetet institucioneve të Republikës së Kosovës që në të ardhmen të punojnë më shumë në mënyrë që një pamje kaq e dhimbshme të mos përsëritet më, e aq më pak që pjesë e kësaj tragjikomedie të jenë kosovarët.


Si është dukur makina pas zbrazjes

# ‘Kryqëzata Gruevski’ vazhdon...

**Milazim MUSTAFA**

Marrëdhëniet ndëretnike në Maqedoni, asnjëherë nuk kanë qenë për t’u lavdëruar. Qysh prej pavarësimit të këtij shteti... Fillimisht nuk u pranuan kërkesat e shqiptarëve që shteti të ndërtohet në themele multietnike, duke tentuar që pronarët e këtij shteti të jenë vetëm maqedonasit, kurse shqiptarët dhe bashkësitë e tjera etnike të jenë vetëm pakica ose qytetarë të dorës së dytë. Ky fakt solli edhe shumë probleme, konflikte të armatosura e kështu me radhë.

Përkundër këtij fakti, në aspektin fetar, popullata në RM, ka pasur një bashkëjetesë që vlen edhe të përmendet për të mirë. Nuk është vërejtur ndonjë acarim ose konflikt ndërfetar. Ka pasur respekt të ndërsjellë, por edhe bashkëpunim të frytshëm mes institucioneve fetare në vend.

I gjithë ky idil nisi të prishet me disa provokime që u bënë nga ana e palës maqedonase. Vendosja e kryqit gjigant në Vodno të Shkupit, që mund të vërehet nga një pjesë e madhe e viseve të këtij shteti, shkaktoi pakënaqësi të madhe te popullata shqiptare që është gati 100% muslimane. Vënia e kryqeve në Sahat Kullën e Prilepit dhe Manastirit, si objekte të arkitekturës islame në Maqedoni, shkaktoi edhe revoltë institucionale në mes komuniteteve fetare në Maqedoni. Mos të flasim edhe për luftën e vitit 2001 ku në disa rajone nga forcat maqedonase u prishën të gjitha minaret dhe xhamitë ekzistuese.

Këto nisma ishin vetëm parapërgatitje për atë që do të pasonte. Ardhja në pushtet e një force politike, djathtiste, nacionaliste dhe demokristiane, nisi t’i lëkundte themelet e shtetit shumetnik dhe shumëkonfesional. E gjithë kjo nisi të shtohet pas vitit 2008 kur kjo parti me programin e ashtuquajtur “Rilindja në 100 hapa” arriti të fitojë shumicën dërmuese të votave maqedonase, e gjithashtu edhe mbi 90 % të komunave me shumicë maqedonase. Ky fakt, kësaj strukture i dha besimin që të nisin edhe projekte për reforma rrënjësore në vend. Idetë fikse të disa intelektualëve maqedonas, për identitetin e tyre maqedonas antik, u përvetësuan nga kjo strukturë politike. Kjo përveç që solli acarimin e marrëdhënieve me fqinjin jugor, Greqinë, pengoi shtetin në integrimet euro - atlantike, por edhe kontribuoi në ftohjen e marrëdhënieve në mes qytetarëve të feve dhe etnive të ndryshme në RM.

Plani për ndërtimin e kishës në sheshin e Shkupit, objekt që nuk ka ekzistuar kurrë aty, mosdhënia e lejes për rindërtimin e xhamisë Burmali në po të njëjtin shesh, objekt ky i rrënuar nga forcat terroriste serbe, i acaroi edhe më shumë marrëdhëniet edhe mes qarqeve intelektuale dhe sektorit civil në vend. E mos të flasim për projektin e ashtuquajtur “Shkupi 2014”, ku gjithçka është monoetnike dhe monoreligjioze. Asnjë figurë muslimane nuk është e parë të figurojë në këtë projekt.

Problemi që ditëve të fundit është aktualizuar dhe i ka kapluar të gjitha mediat në Maqedoni, është ndërtimi i kishës në Kalanë e Shkupit. Nga ana e personave zyrtarë, është thënë se kinse po ndërtohet një muze për ruajtjen e artefakteve të gjetura pas gjurmimeve në Kalanë e Shkupit. Ky objekt, që gjoja se ndërtohej në themelet e një kishe bizantine të shekullit 13-të, nuk ishte muze ose diçka tjetër, por një kishe që nisi të ndërtohej në mënyrë tinëzare në Kalanë e Shkupi. Pas detektimit të këtij fakti nga disa organizata joqeveritare në Shkup, por edhe pas reagimit të partive politike shqiptare, me gjoja insistim të partisë shqiptare në pushtet, punimet për këtë objekt i ndalën. Për të qenë fatkeqësia edhe më e madhe, një grup prej 50 punëtorësh, të sjellë nga një kompani e panjohur dhe nga një qytet tjetër i Maqedonisë, kishin ardhur natën për t’i vazhduar punimet për ndërtimin e mëtejshëm të këtij objekti. E gjithë kjo ndodhi pas prononcimeve zyrtare se punët janë ndërprerë. Këta punëtorë u vërejtën nga disa kalimtarë të rastit



në Shkup dhe menjëherë aty për aty u mobilizua popullata shqiptare e Shkupit, në mesin e të cilëve edhe një ministër shqiptar, zëvendës ministri për punë të brendshme, kryetari i Komunës së Çairit, deputet në parlamentin e RM-së e kështu me radhë, që penguan punën e këtyre punëtorëve si edhe rrënuan me forcë ndërtimet që ata i kishin nisur.

Me këtë rast shfrytëzuam mundësinë të flasim me njërin prej personave prezent, por në të njëjtën kohë edhe kryetar i Qendrës për mirëkuptim dhe bashkëpunim institucional, z. Rufat Sherifin.

"Jemi shumë të revoltuar nga ky veprim i palës maqedonase. Nuk duam të keqkuptohemi. Ne nuk jemi kundër ndërtimit të kishave, si objekt adhurimi për pjesëtarët e komunitetit të krishterë.


Nikola Gruevski - kryeministri i Maqedonisë

Ne jemi kundër veprimeve qyqare që ditën thonë diçka, kurse natën bëjnë diçka tjetër. Për atë edhe spontanisht u organizuam dhe dolëm që ta ngremë zërin tonë kundër kësaj padrejtësie", - theksoi z. Sherifi.

"Kjo strukturë e qeverisë ka një projekt që në mënyrë artificiale ta ndërrojë pamjen origjinale të Shkupit, - vazhdon ai. Dëshirohet të ndërrohet, respektivisht të zhduket gjithçka që është orientale në këtë qytet. Mosinteresimi aspak për konservimin ose për ruajtjen e Çarshisë së vjetër, si objekt nga arkitektura osmane, lënia në mëshirë të fatit edhe në prag të shkatërrimit, - e gjithë kjo u acarua edhe më tej me fillimin e gjurmimeve arkeologjike në Kalanë e Shkupit. Këto gjurmime u nisën pa prezencën e asnjë arkeologu shqiptar dhe u "gjetën" disa themele kishash e objekte të tjera të ngjashme. Ajo që na dhemb më tepër është pseudo fakti se janë gjendur themelet e një kishe bizantine të shekullit të 13-të dhe në të njëjtat themele, në vend që të konservoheshin, u ngrit një strukturë metalike për gjoja ndërtimin e një muzeu për ruajtjen e artefakteve që janë të gjetura në Kalanë e Shkupit. Mirëpo, të gjitha elementet tregonin se nuk kishin të bënin me një muze, por me një kishë. Kjo solli reagimin tonë fizik. Reagimet do të vazhdojnë edhe më tej, në të gjitha format, në mënyrë që këto hapa dhe këto politika të qeverisë dhe të organeve zyrtare, ose të ndërpriten, ose shteti do të shkojë në një rrugë që nuk i dihet fundi", - tha profesor Rufat Sherifi.

Ditëve në vazhdim janë shtuar dhe acaruar edhe reagimet e disa OJQ-ve maqedonase, kryesisht ajo e veteranëve të luftës së 2001-shit që deklaruan se, nëse është nevoja do ta mbrojnë me trupat e tyre ndërtimin e kishës. Gjithashtu janë të paraparë të mbahen edhe protesta të OJQ-ve shqiptare që kërkojnë zhvendosjen e strukturës së ndërtuar mbi themelet e gjetura në kala, por edhe dorëheqjen e Drejtorit i Drejtorisë për Mbrojtjen e Trashëgimisë Kulturore, antishqiptarit Pasko Kuzman. Për dhe rreth kalasë është shënuar edhe një incident i përgjakshëm me ç'rast janë ndeshur dy palët kundërshtare: një grup maqedonasish dhe një tjetër shqiptarësh. Numri i të lënduarve ka arritur në dhjetë, në mesin e të cilëve ka edhe policë. Ditën e incidentit, kryetari i organizatës "Zgjohu", Grubi, ia ka tërhequr para mediave vërejtjen qeverisë maqedonase që të mos e shndërrojë kalanë e Shkupit në kala të Rozafës: natën e ndërtojnë kishën tinëz maqedonasit – ditën e rrënojnë shqiptarët. Edhe pse është fajtori kryesor për këto zhvillime, kryeministri maqedonas, Nikolla Gruevski, ka deklaruar se 'nuk duhet të manipulohet me ndjenjat e popullit'. Në të vërtetë, ai po bën pikërisht këtë. ■

**Unioni i Gazetarëve të Kosovë (UGK) ka organizuar tryezë debatuese me temën: "Ligji i punës dhe mediat"**

# GAZETARËT KËRKOJNË ZBATIMIN E LIGJIT TË PUNËS

**Sekretari i Përgjithshëm i UGK-së, Gëzim Qerimi, ka thënë se shumica e gazetarëve dhe punonjësit e medieve punojnë pa kontrata pune dhe në kushte të vështira pune.**

**Jeton ISUFI**

Përfaqësues të shoqatave të gazetarëve në Kosovë kërkuan nga të gjitha kompanitë mediale në vend që ta zbatojnë Ligjin e Punës. Sipas tyre, shumica e gazetarëve kosovarë punojnë pa kontrata pune, duke iu shkelur në këtë mënyrë të drejtat elementare të tyre.

Zbatimi i Ligjit të Punës, në radhë të parë, duhet të fillojë nga kompanitë mediale, pasi në këtë sektor ka shkelje të rënda të të drejtave të gazetarëve, - u vlerësua në një debat të organizuar nga Unioni i Gazetarëve të Kosovës (UGK), me temën "Ligji i punës dhe mediat në Kosovë",

Gëzim Qerimi, nga UGK-ja, tha se shumica e gazetarëve kosovarë dhe punonjësit e mediave punojnë pa kontrata pune, apo, siç u shpreh ai, në mënyrë joligjore. Sipas Qerimit, ky treg i zi i punës në vendin tonë ka marrë përmasa të një dukurie të rrezikshme.

*"Kjo dukuri negative ku gazetarët punojnë pa kontrata pune dhe pa të drejta elementare, çdo vit ka marrë hov dhe sot një gjë e tillë është shndërruar në një dukuri të zakonshme 'ilegale'. Por, kjo dukuri e keqe po e lëkund çdo ditë e më tepër integritetin dhe qëndrueshmërinë e lirisë së fjalës dhe të mediave në Kosovë. Për ta tejkaluar këtë situatë, Unioni i Gazetarëve të Kosovës do të hartojë një dokument konkret, që ka të bëjë me të drejtat e punëdhënësit dhe punëtorit".*

*"Kjo iniciativë e UGK-së, e para e këtij lloji, hap një kapitull të ri, një marrëdhënie të re të institucioneve ndërmjet punëdhënësit dhe të punësuarve në tregun mediatik të Kosovës. UGK-ja në vazhdimësi do t'i rrisë kërkesat për mbylljen e kësaj epoke të joformalitetit në media*", - tha Qerimi.

Edhe përfaqësues të Asociacionit të Gazetarëve Profesionistë të Kosovës kërkuan nga kompanitë mediale që ta zbatojnë Ligjin e Punës. Drilon Zogaj, nga ky Asociacion, tha se në vargun e të gjitha sfidave, me të cilat po ballafaqohet profesioni i gazetarit, mungesa e kontratave të punës po e dëmton edhe më tepër këtë profesion.

"Kjo gjendje po e shndërron gazetarinë në një profesion tejet të vështirë, deri në nivelet e profesionit të padëshirueshëm apo profesionit të zorit", - theksoi Zogaj.

Lidhur me këtë, Haxhi Arifi, kryetar i Bashkimit të Sindikatave të Pavarura të Kosovës, theksoi nevojën e formimit të organizatave sindikale në të gjitha kompanitë mediale në Kosovë.

*"Aty nuk ka kontrata të punës, nuk ka orar në punë, nuk ka mbrojtje në punë, nuk ka mbrojtje shëndetësore. Nuk kemi asnjë element... Tani duhet vepruar dhe jo hezituar. Dhe, besoni se ne, BSPK-ja do të jemi gjithmonë monitoruese aty ku ka nevojë, do të jemi krah i djathtë i inspektoratit",* - tha Haxhiu.

Inspektorati i Punës do të monitorojë në vazhdimësi zbatimin e Ligjit të punës, - tha Basri Ibrahimi, kryeinspektor në Ministrinë e Punës dhe Mirëqenies Sociale.

Edhe pse ende asnjë kompani mediale nuk është vizituar nga ky organ, Ibrahimi tha se mbikëqyrja e zbatimit të këtij ligji në mediat e shkruara dhe ato elektronike nuk do të anashkalohet.

*"Nuk kemi filluar ende në media. Sigurisht që mediat do të jenë një prej atyre që do të inspektohen më së shumti, duke marrë parasysh edhe rolin dhe rëndësinë që kanë mediat edhe në opinionin e përgjithshëm shoqëror, por edhe për çështjen e Ligjit",* - sqaroi Ibrahimi.

Ndryshe, Ligji i Punës është miratuar nga Kuvendi i Kosovës në muajin nëntor të vitit të kaluar, ndërsa zbatimi i tij ka filluar që nga 1 janari i këtij viti. ■





Kumtesë

# Ligji i punës dhe mediet

**Liria e mediave ka lidhje me statusin social të gazetarit. Ajo kërcënohet nga varfëria financiare dhe situata e censurës së gazetarit.**

**Gëzim QERIMI**

Është një lajm i shpeshtë, por shumë rrallë botohet ose emetohet prej vetë gazetarëve, prej editorëve dhe drejtuesve të mediave. Në ato raste, kur botohet, lajmi është formuluar prej vetë botuesve dhe është faqosur prej tyre në gazetë. E kemi fjalën për lëvizjet e shpeshta, pa u publikuar motivet reale të drejtorëve, kryeredaktorëve dhe redaktorëve përgjegjës nga shtypi i shkruar dhe mediat audiovizive. UGK-ja vlerëson se gazetarët e Kosovës në veçanti dhe punonjësit mediatikë në përgjithësi, sot janë individët e realitetit të "punës në të zezë " Ky treg i zi i punës në vendin tonë ka marrë përmasat e një dukurie të rrezikshme. Kjo dukuri negative, ku gazetarët punojnë pa kontratë pune dhe pa të drejta elementare, ka marrë hov çdo vit e më shumë dhe sot një gjë e tillë është shndërruar në një dukuri të zakonshme dhe "legale", por kjo dukuri e keqe po lëkund gjithnjë e më tepër integritetin dhe qëndrueshmërinë e lirisë së fjalës dhe të mediave në Kosovë, sikundër e shndërron gazetarin në individ social ose në rob të kohës moderne. Ky realitet është anashkaluar qëllimisht dhe loja në kurriz të mediave vazhdon në pafundësi. UGK-ja për ta tejkaluar këtë gjendje të keqe do të hartojë, konsultojë dhe diskutojë një dokument konkret, të munguar deri më tash në tregun mediatik në raportet punëdhënës dhe i punësuar. Është fjala për draftin e një "Marrëveshje Punësimi (kolektive)". Ky do të jetë një dokument i krahasueshëm me modelin e aplikuar në vendet e Evropës. Kjo iniciativë e UGK-së, e theksojmë e para e këtij lloji, hap një kapitull të ri, një marrëdhënie të re të institucionalizuar mes punëdhënësve dhe punëmarrësve në tregun mediatik të Kosovës. UGK-ja, në vazhdimësi, do të rrisë kërkesat e veta për mbylljen e kësaj epoke të informalitetit në media.

Ndërsa sa i përket ligjit të punës në raport me mediat, UGK-ja vlerëson se ky ligj ka një bazë të mirë që rregullon raportin mes punëdhënësit dhe të punësuarit, por është e domosdoshme që ky ligj të plotësohet me një udhëzim administrativ që do të përkufizonte edhe me qartë raportin e këtij ligji me mediat. Ligj i ri i punës ka hyrë në fuqi para një muaj, ose më saktësisht më 15 dhjetor 2010, por ende efektet e tij nuk janë të dukshme. Nëse ky ligj mbetet vetëm në letër dhe nuk gjen zbatim tek institucionet publike e sidomos në ato private, kjo vetëm sa do ta keqësojë gjendjen e punëtorëve në Kosovë.

Sfidat kryesore në rregullimin e statusit të gazetarëve janë:

- Moszbatimi i ligjit të punës nga të gjithë pronarët e mediave private
- Mungesa e traditës dhe përvojës me vetërregullimin
- Ndarjet politike që përçajnë komunitetin e mediave: si rezultat, mungesa e dialogut dhe solidaritetit mes fraksioneve të ndryshme i pengon gazetarët që të mbrojnë njëzëri interesat e tyre të përbashkëta
- Tregu i vogël mediatik dhe moszhvillimi i përgjithshëm i ekonomive kombëtare; vetëm pak gazeta dhe transmetues mund të mbijetojnë, ndërsa të tjerëve u duhet të rreshtohen në krah të forcave politike për të fituar mbështetje financiare
- Trysnia e vazhdueshme politike mbi mediat, sidomos mbi mediat publike, për të qenë besnike ndaj politikës, qoftë pozitë ose opozitë dhe për të shmangur gazetarinë kritike
- Bashkëpunimi i ngushtë dhe ndërvarësia mes elitave politike dhe grupeve të biznesit që kanë interes në industrinë e mediave, duke i ekspozuar gazetarët para varësisë politike dhe ekonomike. ■

**Intervistë me akademik Esat Stavilecin**

# KOSOVA DUHET TË ECË NËPËR RRUGËN E SHTETNDËRTIMIT

**Intervistoi: Muhamet JAHIRI**

Akademik Esat Stavileci ka thënë se institucionet e Kosovës, pavarësisht sfidave në të cilat kalojnë, duhet të punojnë për shtetndërtimin e Kosovës. "Kushtet dhe rrethanat e tanishme në Kosovë e vështirësojnë pamjen e qartë të ardhmërisë politike dhe të rrumbullakimit të shtetndërtimit të saj. Nuk ka dyshim se edhe zhvillimet e fundit në Shqipëri do të mund ta rëndojnë situatën politike në Kosovë", - ka thënë Stavileci. Ai ka deklaruar se procesi zgjedhor në Kosovë është shoqëruar me parregullsi, mirëpo sipas tij pavarësisht kësaj, me ndihmën e ndërkombëtarëve, do të krijohen institucionet e vendit. "Por, duket se kësaj radhe janë ndërkombëtarët që, përkundër vërejtjeve të mëdha që kishin për procesin e zgjedhjeve, do të mund të rekomandojnë 'përligjjen e tyre'", - është shprehur ai. Sipas tij, formula më e mirë qeverisëse është ajo e shifrave. "Teorikisht, formulën më të mirë qeverisëse e përcaktojnë 'shifrat' që dalin nga votat e qytetarëve", - ka deklaruar ai. Akademik Stavileci ka shprehur pikëpamjet e tij edhe lidhur me disa deklarata të disa liderëve për kontestim të rezultatit të zgjedhjeve. "Problemi me ne shqiptarët është se përherë na kanë munguar tri aftësi: e para, për ta kuptuar realitetin me të cilin jemi rrethuar; e dyta, për ta parë fuqinë tonë në raport me fuqinë e tjetrit dhe, e treta, për të mësuar se kush qëndron prapa objektivave tona", - është shprehur ai. Ndër të tjera, akademik Stavileci ka folur edhe për raportin e Dick Martit, për bisedimet me Serbinë, si dhe iu është drejtuar me një mesazh politikanëve të Kosovës.

**PAQJA:** ***Z. Stavileci si i vlerësoni zhvillimet politike në Kosovë?***

**Stavileci:** Kosova po jeton sot në një kohë tensionesh politike: të brendshme shqiptare, për shkak të mospajtimeve brendapartiake, veçanërisht rreth zgjedhjeve dhe krijimit të koalicioneve qeverisëse të vendit; me serbët në veriun e saj, për shkak të padëgjueshmërisë së tyre ndaj institucioneve të Kosovës dhe përpjekjeve për të "ruajtur një pjesë të Serbisë", në territorin e Kosovës, dhe me ndërkombëtarët, për shkak të neglizhencës së tyre për t'i hapur rrugë proceseve që "bashkojnë pjesët e ndara" të Kosovës dhe për të vendosur një rend kushtetues. Kosov, njëkohësisht, po ballafaqohet edhe me tensione sociale, të cilat vetëm sa mund t'i rrisin ato politike: shkalla e lartë e papunësisë, përqindja e lartë e të varfërve... Kosova po përballet sot edhe me mungesën e shtetit të së drejtës, edhe me monopolet politike, edhe me dukuri negative,veçanërisht me korrupsion në përmasa marramendëse dhe shqetësuese. E kemi të qartë se korrupsioni është i përhapur kudo në botë, por problemi është se te ne "ka marrë azil". Zhvillimet e fundit politike në Kosovë janë shprehje e degradimit të vetë politikës, e degradimi i politikës, në parim, ndodh në shoqëritë të cilat nuk arrijnë ende të "emancipohen politikisht", saqë, ndonjëherë, keni përshtypjen sikur në të bëhen vetëm "hapat e parë në politikë". Defektet që e kanë shoqëruar dhe që vazhdojnë ta shoqërojnë politikën në Kosovë kanë prodhuar një qeverisje të paefektshme, një shkallë të lartë të papajtueshmërisë në drejtimin e shoqërisë, një çrregullim të veprimit institucional dhe, së fundi, një "palë zgjedhje", as të lira dhe as të ndershme, një demokraci të lënduar dhe një elektorat të zhgënjyer, në përmasat që mund të vënë në pyetje dhe të ardhmen demokratike të saj.


Akademik Esat Stavileci

Forcave politike në Kosovë u kanë munguar dhe vazhdojnë t'u mungojnë: së pari, bashkërendimi i veprimeve politike; gatishmëria dhe maturia politike për "vendime të mëdha"; guximi politik në "situatat problemore" dhe, para së gjithash, shkathtësia diplomatike në "sjellje me ndërkombëtarët".

Më shumë se njëqind vjet më parë, Veberi kishte diferencuar dy kategori politikanësh: ata që hyjnë në të për t'ia dhënë idetë dhe alternativat dhe ata që hyjnë në të për "të marrë prej saj". Kosova ka nevojë për të parët; të dytët nuk i mungojnë. Prandaj, më duket si ekzagjeruese pyetja se me "cilat duar duhet të ndërtohet e ardhmja e Kosovës", kur dimë se cilat duar mund ta ndihmojnë Kosovën për ta dërguar "aty ku duhet ta dërgojnë": që ta bëjnë "pjesë të qytetërimit perëndimor", më konkretisht, që ta bëjnë "pjesë të Evropës". Gjatë ecjes nëpër këtë rrugë, që nuk do të jetë as e lehtë dhe as e pamundimshme, politikanët tanë do të duhej që të ishin shumë të kujdesshëm që, me kohë, "ta fitojnë lojën". Na duhet një "mbrojtje më e fuqishme"dhe një "sulm më agresiv", sepse "loja me autogola" nuk mund të fitohet. Kushtet dhe rrethanat e tanishme në Kosovë e vështirësojnë pamjen e qartë të ardhmërisë politike dhe të rrumbullakimit të shtetndërtimit të saj. Nuk ka dyshim se edhe zhvillimet e fundit në Shqipëri do të mund ta rëndojnë situatën politike në Kosovë.

## Nuk bëhet fjalë për gjendje të rënduar vetëm në një fushë

**PAQJA:** ***Akademik Stavileci, a mendoni se do të ketë krizë politike në vend?***

**Stavileci:** Kosova po ballafaqohet me një gjendje të rëndë në disa fusha. Pra, nuk bëhet fjalë për gjendje të rënduar vetëm në një fushë. Kur bëhet fjalë për krizën, përgjithësisht mendohet për gjendjen e rëndë në ekonomi, për shtimin e papunësisë, për varfërimin e popullatës, për çrregullimet në shumë sektorë. E vërteta flet se në Kosovë ka çrregullime në disa fusha, përfshirë aty edhe politikën. Gjendje e çrregullt është ajo në të cilën ose "mungon rregulli ose është prishur rregulli". Në Kosovë, për shkak të zvarritjes së procesit zgjedhor, nuk funksionon Kuvendi si organ ligjvënës dhe, për pasojë, nuk zhvillohet jetë parlamentare, ka mungesë ligjesh dhe ka mangësi rregullimi juridik në shumë fusha të jetës. Në Kosovë ende vepron një qeveri me "mandat të kufizuar", meqë ajo është e dorëhequr dhe në "largim". Është e përbërë nga një "grup qeveritarësh", pothuajse të një "ngjyrimi politik" dhe, ky fakt, e bën ende më të vështirësuar veprimin e saj për "interesa të vendit". Kriza politike, si rregull, shoqërohet me pakënaqësinë e popullatës me rrjedhat në politikë dhe me rendimentet e saj. Ato, me të vërtetë, janë ende të ulëta. Këtu e ka rrënjën një prej aforizmave të mia që është pëlqyer sa herë që e kam zënë në gojë politikën: "Sikur politikanët të paguheshin sipas rezultateve të punës, do të bëheshin rast social!".

**PAQJA:** ***A është Kosova duke dalë jashtë "binarëve" të një shteti normal?***

**Stavileci:** Gjëja e parë që duhet të kemi parasysh është se Kosova ende është një "shtet në formim". Më 17 shkurt 2011 feston trevjetorin e lindjes së tij.

Në pyetjen tuaj i keni vënë thonjëzat te "binarët" e jo te "shteti normal". Pyetja juaj presupozon se Kosova veç është një "shtet normal" dhe se problemi qëndron aty se ai sikur po "rrëshqet" nga "binarët" e të qenët i tillë. Nëse i referohemi teorisë së shtetit, theksojmë se ajo nuk ndalet te "shtetet normale" dhe "shtetet jonormale". Përqendrohet te shtetet e fuqishme dhe shtetet e dobëta, te "shtetet funksionale" dhe te "shtetet jofunksionale". Po t'i referohemi Kosovës, e vërteta flet se Kosova ende nuk është një "shtet funksional" në kuptimin e plotë, sepse ende nuk vepron në "kapacitetin e plotë" e të qenët shtet. Së pari, në Kosovë ende vepron një prani ndërkombëtare, me mandat ekzekutiv. Së dyti, në Kosovë ende nuk ka një pavarësi dhe sovranitet, çfarë e kanë shtetet e tjera. Së treti, në Kosovë ende ka një "ndarje mandatesh" me ndërkombëtarët dhe ka një "ndërhyrje" të qeverisë së Serbisë,veçanërisht në pjesën veriore të Kosovës, në masën që Kosova ende nuk ka kompetenca të plota në territor, në kontroll, në ligj dhe në zbatim të tij, gjithandej ku Kosovës i thonë "Kosovë" në Kushtetutën e saj. Përfundimisht, edhe vetë Kushtetuta e Kosovës, ende nuk e ka supremacionin e plotë ndaj rregullave të tjera, sepse është e "përthekuar" me Planin e Ahtisarit, i cili ia ka marrë primatin e të qenët "akt më i lartë juridik i vendit". Prandaj, përpara se të flitej se Kosova është duke dalë prej "binarëve" e të qenët "shtet normal", do të duhej të shtrohej pyetje se kur Kosova, përfundimisht, do të mund të bëhej një "shtet i fuqishëm" dhe një "shtet funksional". Sipas Francis Fukuyama ("Ndërtimi i shtetit"), forca e shtetit shprehet me "aftësinë për të formuluar dhe zbatuar politika dhe aprovuar ligje; për të administruar siç duhet dhe me minimumin e burokracisë; për të kontrolluar ryshfetin, korrupsionin dhe mitdhënien; për të pasur një nivel të lartë transparence dhe përgjegjshmëri në institucionet qeveritare dhe më e rëndësishmja për të zbatuar ligjet". Realizimi i objektivave të Kosovës e të qenët "shtet i fuqishëm" dhe "shtet funksional", duhet parë në përputhje me mundësitë e saj. Kosova ende vepron e kufizuar në shumë dimensione.

**PAQJA:** ***Akademik Stavileci, vendi ynë si asnjëherë më parë ka kaluar një proces të vështirë zgjedhor dhe tejet të zgjatur. Cili është vlerësimi juaj për këtë?***

**Stavileci:** Unë e kam shfaqur mendimin tim rreth zgjedhjeve në një shkrim relativisht të gjatë në revistën "Juristi", në numrin e dhjetorit 2010. Po sjell, me këtë rast, vetëm një fragment të


Akademik Esat Stavileci

vlerësimit tim. Me një fjalë, zgjedhjet në Kosovë i kam quajtur "model se si nuk do të duhej të ndodhte demokracia". Në të vërtetë, ato sikur dëshmuan se si mund të dhunohet demokracia.

Në Kosovë "të gjithë vodhën" dhe "të gjithë u vodhën ". Kjo ishte karakteristika e zgjedhjeve. Prandaj, kam shtruar pyetjen: "A thua jemi aq shumë 'vjedhacakë', saqë asnjë parti politike nuk mund t'i fitojë zgjedhjet nëse nuk i vjedh ato?", apo ndoshta kështu ato e kanë kuptuar demokracinë: se "të jep sa mund të marrësh prej saj". Për mua, më 12 dhjetor 2010 ndodhi "farsa e zgjedhjeve". "Lojë" me zgjedhje ka edhe në vendet e tjera, por më dhemb që "vjedhja e votave" përgjithësisht po vjen e po bëhet një "specialitet shqiptar". Problemi me zgjedhjet qëndron aty se ata që është dashur të zgjidhen i "kanë zgjedhur ata që do t'i zgjedhin".

## Suksesi arrihet duke bërë atë që është e nevojshme

**PAQJA:** ***Akademik Stavileci, si mendoni se duhet të jetë formula qeverisëse?***



**Stavileci:** Teorikisht, formulën më të mirë qeverisëse e përcaktojnë "shifrat" që dalin nga votat e qytetarëve. Por, në rastin e Kosovës, shtrohet pyetja se sa këto shifra objektivisht do të duhej të ishin "i vetmi kriter": e para, për shkak të dyshimeve të mëdha në procesin e zgjedhjeve dhe, e dyta, për shkak të nevojës që formula qeverisëse të ndërtohet mbi bazën e "veprimit të bashkuar" në kohë ende "të mjegullta" për Kosovën dhe rreth Kosovës, kohë këto që kërkojnë një ngjeshje të radhëve të brendshme për të dalë në krye të detyrave që e presin Kosovën, në një të ardhme jo shumë të largët për fatet e saj në të ardhmen. Suksesi arrihet duke bërë atë që është e nevojshme.

**PAQJA:** ***A mendoni se duhet të ketë një qeveri gjithëpërfshirëse, apo duhet të ndërtohen institucione normale demokratike, duke i respektuar parimet kushtetuese?***

**Stavileci:** Të pyesësh një jurist se a duhet të respektohen parimet kushtetuese është njësoj sikur të pyesësh një nënë nëse duhet ta dojë fëmijën e vet. Normat dhe parimet kushtetuese përherë vendosen në krye. Përjashtimin e bëjnë kushtet dhe rrethanat në të cilat bëhet zbatimi i tyre dhe ato munden, ndonjëherë, "të korrigjojnë" shkeljen e parimeve, jo për t'i vënë në pyetje zgjidhjet, por për t'i bërë ato më të pranueshme për kushtet dhe rrethanat konkrete. Përherë kam parapëlqyer më shumë qeveritë gjithëpërfshirëse për shkak të nevojave për t' u shprehur me "një fjalor" në sfidat e kohës, pa prekur në autonominë e asnjërit subjekt politik. Por, problemi që mbetet i hapur në ato kombinime është se a do të pranojnë të "hyjnë me një thes mollët dhe dardhat". Partitë tona politike nuk duhet "të mbajnë duqe", në mënyrë që gabimet e veta t'i qesin mbrapa e t'i fshehin, e gabimet e partive të tjera t'i lënë përpara, në mënyrë që t'i shohin. Për mua është i rëndësishëm një rend tjetër i veprimeve të partive tona: jo partia mbi të gjitha dhe para së gjithash, por shteti dhe kombi, sipër të gjithave. Më lejoni që, në këtë kontekst, të përmend dhe zhvillimet e fundit në Shqipëri. Po të respektohej një rend i tillë i veprimeve, sot në Shqipëri do të kishim një gjendje tjetër nga kjo që e kemi dhe që nuk na bën nder.

**PAQJA:** ***Akademik, ndër të tjera vendi ynë ka pësuar muajt e fundit edhe një rënie në politikën e saj në rrafshin ndërkombëtar. Kemi një kohë të gjatë që asnjë zyrtar i lartë perëndimor nuk e ka vizituar vendin tonë. A mund ta kompensojmë kohën e humbur?***

**Stavileci:** Rënia e politikës në rrafshin ndërkombëtar është evidente. Kemi rënë edhe në "imazhin ndërkombëtar". Prej kohës së shpalljes së pavarësisë, Serbia nuk është ndalur, ndërkohë që ne disa përgjigje i "kemi marrë me heshtje". Natyrisht se mundësitë tona kanë qenë të kufizuara, por megjithatë, nuk i kemi shfrytëzuar edhe ato mundësi që i kishim në dispozicion. E kam thënë edhe ndonjëherë tjetër: nëse bota "nuk sillet rreth nesh", ne do të duhej "të silleshim rreth botës". Nuk është shfrytëzuar tërë potenciali që kemi për të qenë më shumë të pranishëm në botë. Nuk kemi ditur ta materializojmë një mendim, sado qoftë vetëm këshillëdhënës, të Gjykatës Ndërkombëtare të Drejtësisë që të kishim më shumë njohje ndërkombëtare.

Ju keni shtruar një pyetje, përgjigjja e së cilës varet kryesisht dhe në radhë të parë, prej nesh se sa do "të lëvizim prej vendit" për ta kompensuar "kohën e humbur", edhe pse ka sikur një bindje se koha që humbet nuk kthehet më.

**PAQJA:** ***Po flitet se janë dëmtuar shumë raportet me ndërkombëtarët. Si i shihni ju këto raporte?***

**Stavileci:** Edhe pse i shpallur si shtet i pavarur dhe sovran, tash tre vjet më parë, Kosova vazhdon "të mbahet me infuzion" nga ndërkombëtarët. Mungesa e veprimeve të institucioneve të Kosovës në "drejtimin e duhur" ka ndikuar jo në "prishjen e raporteve", por në "ftohjen e tyre" me ndërkombëtarët. Mirëpo, këtu duhet pasur parasysh edhe një fakt tjetër: sa kanë ndihmuar vetë ndërkombëtarët që "të ecet në drejtimin e duhur". Ata prej kohës së vendosjes në Kosovë, përherë kanë qenë më shumë të interesuar "për ta ruajtur gjendjen" se sa për ta ndryshuar në "më të mirë atë", ndërkohë që ne na kanë "përkundur në djep". Se kur do të dalim prej "djepit" të tyre, nuk do të varet prej "atij që përkund djepin", por prej "atij që përkundet në djep".

**PAQJA:** ***Z. Stavileci, Kosova është duke u sfiduar edhe me raportin për Kosovën të Dick Martit. Si e vlerësoni këtë raport dhe si duhet të jetë pozicioni i Kosovës?***

**Stavileci:** Është e vërtetë se Kosova është sfiduar me raportin e Dick Mar-

tit. Janë bërë shumë vlerësime kuturu, edhe prej njerëzve që nuk e kanë lexuar fare raportin. Ndërkohë, Dick Marti dha një intervistë të gjatë për "të sqaruar" raportin e tij dhe për të "na bindur" se është "mik i shqiptarëve". Mirëpo, ai ndoqi parimin "qesh e ngjesh" , pa hequr dorë nga akuzat që i bën, duke i irrituar shqiptarët përgjithësisht. Në intervistë ai flet për "zhdukjen e gjurmëve", duke menduar se "ky fakt" do të jetë i mjaftueshëm që "të shfajësohet" nëse hulumtimet eventuale konstatojnë se "nuk kishte ndodhur trafikimi i organeve". Pati opinionistë që thanë se "Marti po tërhiqet", pa vrarë mendjen se ai kishte një motiv për ta shkruar raportin. Pozicioni më i mirë është përdorimi i forcës së argumenteve, e jo i argumenteve të forcës. Kërkesa për të zhvilluar hetimet përbën shkallën më të lartë të gatishmërisë së shqiptarëve për "t'u ballafaquar me të vërtetën", por edhe për "të arritur tek e vërteta", se bëhet fjalë për një spekulim të llojit të veçantë për të dëmtuar imazhin e luftës dhe të UÇK-së.



**PAQJA:** ***Sa e ka dëmtuar Kosovën ky raport?***

**Stavileci:** Së pari, e ka dëmtuar në masën që është bërë "temë" për të lënë anash ose për "të harruar" shumë probleme me të cilat ballafaqohet sot Kosova në forcimin e shtetndërtimit. Së dyti, e ka dëmtuar në perceptimin e një pjese të opinionit të huaj në disa vende për Kosovën dhe shqiptarët përgjithësisht që mbaheshin të rezervuara dhe që vazhdojnë të jenë të rezervuara karshi pavarësisë së Kosovës. Së treti, e ka dëmtuar në "imazhin ndërkombëtar" të saj. Kosova duhet të ruhet që bota të mos i bëjë një "trajtim të keq". Kur bota të "trajton keq" një herë, të kërcënon rreziku që në atë mënyrë "të trajtojë përherë".

## Bisedimet Kosovë – Serbi

**PAQJA:** ***Z. Stavileci, priten bisedime të quajtura teknike me Serbinë. Si i vlerësoni këto bisedime dhe a mendoni se mund të bisedohet me shtetin serb?***

**Stavileci:** Unë përherë kam mbajtur qëndrim të rezervuar ndaj bisedimeve me serbët, sepse ata janë më shumë të njohur për të nxitur mosmarrëveshje se sa për të lidhur marrëveshje. Këtë rezervë e kam pasur edhe në kohën e veprimit të G-15-it para luftës, edhe për negociatat e Vjenës, e kam edhe tash. Përherë kam menduar se nuk mund dhe nuk duhet të zhvillohen biseda të pabarabarta, se nuk mund dhe nuk duhet të zhvillohen biseda nëse palët nuk kanë respekt të ndërsjellë dhe se nuk mund dhe nuk duhet të zhvillohen biseda në të cilat do të mund të bëheshin koncesione në dëm të një pale dhe për përfitime të një pale tjetër.

**PAQJA:** ***A i duhen vënë kushte Serbisë për këto bisedime?***

**Stavileci:** Përpara kësaj duhet çmuar se a do të duhej fare të zhvillohen bisedimet. Nëse do të çmohej se do të duhej të kishte bisedime, do të duhej të merreshin parasysh edhe disa momente që do të mund t'i kushtëzonin ato. Për mua bisedimet nuk do të duhej të zhvilloheshin pa u njohur pavarësia e Kosovës nga ana e Serbisë, sepse bisedimet do të ishin krejtësisht të pabarabarta; nuk do të duhej të zhvilloheshin pa u ndëshkuar Serbia për dëmet e luftës, sepse ato do të "niseshin nga e para", sikur asgjë të mos kishte ndodhur më parë në Kosovë; pa iu kompensuar Kosovës dëmet e luftës, sepse do të manipulohej se në Kosovë kishte ndodhur konflikt, e jo luftë, me pasoja shumë të rënda për Kosovën dhe shqiptarët; pa iu garantuar Kosovës shtrirja e plotë e qeverisjes në veriun e Kosovës, sepse ç'kuptim do të kishte pavarësia e Kosovës sikur në bisedime të hapej "çështja e veriut".

**PAQJA:** ***Z. Stavileci, cili është mesazhi juaj për politikanët dhe qytetarët e Kosovës?***

**Stavileci:** Momenti është shumë i ndjeshëm, sepse gjithë koha që po jetojmë është e ndjeshme. Fati i shoqërisë është që të ecë përpara, të mos qëndrojë në vend, aq më pak "të shkojë mbrapa". Edhe Kosova duhet që të ecë përpara, të mos qëndrojë "në vend" dhe që "të mos kthehet mbrapa". Për politikanët kam një mesazh shumë të drejtpërdrejtë: ta respektojnë njëri-tjetrin, sepse Kosova nuk është e asnjërit prej tyre, por e të gjithëve dhe këtë do të duhej ta kenë parasysh kur të marrin vendime të rëndësishme për Kosovën. Nëse e konsiderojnë veten "përfaqësues të popullit", të mendojnë më shumë për popullin se sa për veten. Madje, kur të vendosin "në emër të popullit", ta bëjnë këtë në "konsultim me popullin". Më së lehti është "t'ia vesh zjarrin shtëpisë sate" e mandej për këtë ta fajësosh "fqinjin e parë". Mendoj se politikanët tanë do të duhej të nxjerrin shumë mësim nga "shpërthimet e fundit në Shqipëri", në mënyrë që, në asnjë variant, të mos lejonin që ato të "na përsëriteshin"në Kosovë. Për qytetarët e Kosovës kam një porosi që të jenë të kujdesshëm që të dallojnë vlerat nga antivlerat në shoqëri. Kam edhe një këshillë: që të kryejnë detyrimet ndaj shtetit, sepse shteti nuk ndërtohet vetëm duke kërkuar për veten të drejtat dhe realizimin e tyre, por edhe duke përmbushur detyrimet ndaj tij. Shteti, nga ana tjetër, do të duhej t'u siguronte dhe garantonte shtetasve liritë dhe të drejtat themelore. ■

**Korrigjim:**
**Në intervistën e numrit të kaluar (nr. 50) me prof.dr. Nazmi Maliqin është përvjedhur një gabim. Në vend të 'ish- ambasador i Maqedonisë në NATO' do të duhej të ishte "ish-deputet në Asamblenë Parlamentare të NATO-s". Kërkojmë falje për këtë lëshim.** *Redaksia.*

# PSE BEHGJET PACOLLI DUHET TË BËHET PRESIDENT I KOSOVËS?

**Prof. dr. Fadil MALOKU**

Dilema hamletiane rugoviane e viteve '90-ta se a më parë do të duhej të ndërtoheshin kapacitetet (pluralizmi, mediat e lira, standardet e tolerancës ndëretnike, etj.) demokratike, e më pastaj instrumentet e shtetit (ushtria, policia, gjyqësia, etj) të përcjella me gjithë aparaturën klasike, si duket u hoq në vitin 1999, kur de fakto e de jure filloi ndërtimi i shtetit të Kosovës si një shtet i ri. Dilema e vetme më tej, e realisht edhe sot mbeti se: a thua ky shtet i ri i duhet t'i ngjajë një shteti të tipit (Westphalian) klasik me të gjitha ingerencat e tij të lartcekura në formë përmbajtje, apo ka nevojë vetëm për formën për shkak se Kosova është një "sui generis" dhe për shkak se është ngritur me ndihmën ndërkombëtare (amerikane)? Por nëse i adresohemi gjithë periudhës së pasluftës, pra tendencës për të instaluar sistemin e demokracisë dhe aparaturës së saj përcjellëse: pluralizmin, zgjedhjet e lira, synimin për ndërtimin e kapaciteteve institucionale (qeverive lokale e nacionale), etj., pa e ndërtuar lokomotivën kryesore lëvizëse – pra, institucionin e shtetit të Kosovës, na del se demokracia e kuptuar si "sundim i popullit", jo vetëm që nuk u bë, por si shtesë i gjithë këtij u komprometua deri në ekstrem sidomos me lojën e vetëkënaqësisë së individëve, grupeve të ndryshme partiake (lexo: grupeve të rafineruara dhe të varura tërësisht nga interesat meskine materiale!) dhe ish-administratës së UNMIK-ut!. Pra, thënë më thjesht u pa qartë se shteti i Kosovës është larg modelit klasik të qenit shtet edhe për një shkak se ai në sytë e elitave politike kosovare nuk u projektua si një domosdoshmëri nacionale, por më tepër si një mundësi e pasurimit marramendës të një kaste që mendonte se i takojnë të gjitha meritat e monopolit mbi të drejtën jo vetëm të posedimit të të arriturave që ishin rezultat i shumë gjeneratave që sakrifikuan për këtë ideal, por edhe të drejtës për t'i menaxhuar proceset e reja në horizont! Ishte kjo një periudhë kur mbikëqyrja e brendshme nuk ishte e fokusuar sa duhet në këto zhvillime, ndërsa ajo ndërkombëtare as që kishte shfaqur interesim, ngase disa segmente të saj ishin infiltruar në këtë synim.



E ndodhur në një lloj të këtillë paradoksi, Kosova dhe shoqëria e saj filloi të futet në një rreth vicioz të krizës morale, politike, kulturore e sidomos asaj ekonomike, ku vetëm çështja e definimit të statusit politik, në fakt, e frenoi daljen ose problematizimin e saj në horizont.

Përvoja dhjetëvjeçare e kësaj demokracie tipike improvizuese dëshmoi disa fakte të pakontestueshme, se: Kosova edhe më tej vazhdoi të jetë jo edhe gjithaq e mirëmenaxhuar sa dhe si duhet, ndonëse vizioni, entuziazmi e sidomos mobiliteti i pasluftës nuk mungoi në të gjitha shtresat e shoqërisë kosovare, për të ndërtuar një shtet stabil dhe funksional.

Papunësia dhe varfëria e skajshme e qytetarëve të Kosovës (të identifikuar si faktorë tejet kërcënues për të gjithë), në një mënyrë a tjetër ishin dy faktorë shumë fuqizues për të dëshmuar se s'ishte koha e improvizimeve dhe pretendimeve për të ndërtuar një demokraci (siç e kam identifikuar!) "feudale", por një demokraci neoliberale, ku të gjithë qytetarët kosovarë do të kishin mundësitë e barabarta të konkurrencës dhe mobilitetit social, për të dëshmuar shkathtësitë e veta personale, grupore, elitike, etj. të menaxhimit me resurset njerëzore dhe ato materiale. Shikuar nga ky këndvështrim, kuptojmë që Kosovës i duhej më shumë se kurrë një vizion i ri, pra, një shpresë dhe një rimobilizim i ri, jo vetëm politik, por edhe social e ekonomik, në mënyrë që të tejkalohej gjithë ajo amulli dhe stagnim dekadash të ndodhura me fajin e regjimit serb. Por, vizioni i ri rimobilizues, sidomos kur ishin në pyetje shpresat e një ringjalljeje sociale e sidomos asaj ekonomike për qytetarët e Kosovës, ku qytetari me plotë elan e motiv do t'i hynte projektit të rindërtimit të vendit dhe vetvetes, nuk ndodhi! Në vend të këtij synimi e projekti, u përhapën dhe u shtuan pa kontroll sjelljet devijante (krimi i organizuar, korrupsioni, etj) pa asnjë kontroll social, që si pasojë do të kenë padyshim ashpërsimin e kontradiktave sociale deri në absurd, saqë vetëm një shkëndijë sado e vogël u duhet që të shpërthejnë dhe të komprometojnë gjithë këto

investime të përbashkëta kombëtare e ndërkombëtare! Kasta që mori përsipër shpejtimin e proceseve demokratike, doli që interesat e veta personale e grupore t'i avancojë shumë më shpejt sesa ato nacionale. Vendi u zhyt në krizë sociale, morale e tash së voni edhe politike. Shumica e ideve e projeksioneve për një të ardhme më të mirë dhe më premtuese nga ish-elitat politike mbetën vetëm fraza boshe dhe për konsum të brendshëm!

**Konstatime, apo mësime të nxëna.** Së pari, u kuptua se demokracia nuk mund të ndërtohet me improvizimin e pluralizmit partiak, organizimit sa për sy e faqe të zgjedhjeve, krijimin e një qeverie servile, jo profesionale, jo kompetente e mbi të gjitha të menaxhuar nga një mekanizëm antidemokratik, siç ishte ai i UNMIK-ut, por me inaugurimin e: tregut të lirë (të kontrolluar me mekanizmin e shtetit), sundimit skajshmërish të ligjit, luftimin e (pa kompromis!?) korrupsionit dhe krimit të organizuar (sidomos në pjesën veriore, që edhe sot e kësaj dite është evident dhe tejet i organizuar nga mafia shqiptaro-serbe), e sidomos fuqizimin e rolit të ekzekutivit.

Së dyti, po ashtu u kuptua se demokracia pa transparencën, llogaridhënien dhe sidomos përgjegjësinë, e humb kuptimin e të qenit si forma më e mirë e qeverisjes (prej të gjitha formave të tjera) me njerëz dhe të mira materiale; dhe

Së treti, definitivisht u vërtetua se sistemi i demokracisë nuk mund të ndërtohet pa njerëz (teknokratë të përgatitur mirë), pra, pa një elitë dhe projekt të përpunuar detajisht politik; se rolin e politikëbërësit nuk mund ta marrin njerëzit që as buxhetin e familjes së vet nuk mund ta menaxhojnë në rrethanat e proceseve aq dinamike politike e ekonomike.

**Nevoja e ndryshimeve në sistem.** Duke identifikuar të gjitha këto defekte, që në vija të trasha bien më së shumti në sy, kujtoj që parlamentarët e ardhshëm fokusimin e tyre më të madh do të duhej ta koncentronin në nevojat e ndryshimeve kushtetuese, prej edhe dosido burojnë të gjitha këto pakënaqësi jo vetëm sociale edhe ekonomike, por do të shtoja edhe politike. Në këtë kontekst ky projekt i ndryshimeve, padyshim që do të ishte një ofertë e re për rimëkëmbjen e vendit. Ndërsa, në kuadër të gjithë kësaj, padyshim që ndryshimet kushtetuese e sidomos procesi i përzgjedhjes së Presidentit të ardhshëm do të ishte më se një domosdoshmëri e llojit të vet. Ngaqë të gjitha analizat dhe parametrat empirikë kanë treguar se demokracia





liberale, e shoqëruar me formën e qeverisjes presidenciale, në kohën kur Kosova ka pësuar një devalvim të çdo vlere morale, do të ishte një ofertë modeste ose një “mission possible”, ku rimëkëmbja e përgjegjësisë dhe e mobilitetit do të ngrihej në një nivel të ri dhe të mjaftueshëm për të filluar ringritjen e dinjitetit të nëpërkëmbur të qytetarit kosovar, që ende nuk ka arritur t'i shijojë frytet e demokracisë së njëmendtë.

Sistemi presidencial, thënë më thjesht, shikuar nga këndvështrimi institucional, është një frymë e re, e cila deri-diku kujtojmë përafrohet edhe me kulturën dhe ngrehinën e mentalitetit tonë kolektiv. Kuptohet, diskursi i këtillë kulmon me një tip të ri të përgjegjësisë, me një frymë të re të sjelljes ndaj punës dhe shtetit të ri që do të ndërtohej e do të ruhej me po aq xhelozi sa do të investohej në të. Thënë me shkurt, mënyra e zgjedhjes së Presidentit të ardhshëm do të kushtëzonte edhe reformat në arsim, shkencë, teknologji, inxhinierinë njerëzore etj. Ky lloj kontiniumi heterogjen, në pamje të parë, do të krijonte më pastaj edhe parakushtet e reja për një mobilizim social




kombëtar, meqë do të krijoheshin vende të reja pune, do të fuqizoheshin kapacitetet dhe resurset e gjithëmbarshme sociale kombëtare, ku papunësia nuk do ishte kjo që është.

Në anën tjetër, po ashtu, do të demaskoheshin pengesat burokratike të instaluara qëllimisht nga ana e administratës së UNMIK-ut. Kjo pa dyshim që mund të arrihet vetëm përmes reformës së pushtetit lokal, decentralizimit, privatizimit, dhe reduktimit të administratës qendrore dhe asaj lokale në një administratë të efektshme, funksionale, racionale, teknokrate, si dhe afirmimin e diskursit social në kuptimin e një egalitarizmi ligjor për qytetarë, ku politika dhe interesat shtetërore do zënin hapësirë të pakontestueshme.

**Argumenti i parë:** Përvoja e ndërtimit të kapaciteteve demokratike, sidomos në shoqëritë e Evropës Qendrore dhe Lindore, gjatë valëve të mëdha të demokratizimit, në fakt çuan drejt valëve të një autoritarizmi të pastër, ku kontrolli i gjithë rrjetit social nuk u monitorua sa dhe si duhet nga mekanizmat përkatës të mbikëqyrjes dhe kontrollit publik.

**Argumenti i dytë:** Mospërputhja e formulës kushtetuese me praktikën politike, të ushtruar gjatë gjithë kësaj kohe, ka bërë që shumica e vendeve nga vendet e Evropës Qendrore dhe Lindore të heqin dorë në kushtetutat e tyre nga sistemi gjysmëpresidencial, edhe për shkak se nuk kanë korresponduar me praktikën empirike politike të pasluftërave... Kroacia, Bosnja, Serbia...etj.

**Argumenti i tretë:** Përvoja teorike dëshmoi që sistemi presidencial është i mundur vetëm nëse kuptimi i marrëdhënieve në demokracinë parlamentare është i mundur vetëm nëse bëhet një ndarje mes pushtetit ekzekutiv dhe atij legjislativ, d.m.th. aktorëve kryesorë të pushtetit në një vend.

**Epilogu.** Pra, duke u nisur nga e gjithë kjo që u tha më sipër dhe duke dashur të japim një përgjigje për pyetjen e titullit, kujtojmë që ndryshimet që duhet të pasojnë në periudhën ose dekadën që po hyjmë, së bashku me nevojën e një stabiliteti të duhur, jo vetëm politik, por tash edhe ekonomik e sidomos social (pa të cilin integrimi do të ishte vetëm një ëndërr) dhe domosdoshmëri e një adrese unifikuese e gjithsesi edhe mobilizuese për gjithë vendin, na çojnë drejt një emri të vetëm në këtë moment. E që ai njihet nga të gjithë ne dhe nga të tjerët jashtë nesh... ■









# ARTIZANATET

**Artizanatet në Kosovë dita-ditës po shuhen. Sip shndërruar në punë jo edhe aq fitimprurëse. K dëshirojnë ta vazhdojnë zanatin e të parëve të**

**Heroina ALAJ**

Violeta Hamiti punon në njërin nga dyqanet e filigranit, ndër më të vjetrat në Prishtinë. Ajo vetë këtë zanat e ushtron që 30 vjet, por thotë se nëse krahason punën sot me vitet e kaluara, edhe ky zanat është në shuarje e sipër. "Unë që 30 vjet merrem me këtë zeje. Filigranin e kemi punuar me porosi, sidomos për turistë kroatë dhe ka qenë shumë profitabil, por prej viteve '90 interesimi ka rënë dukshëm", - thotë Hamiti  Sipas saj, pas përfundimit të luftës, me ardhjen e ndërkombëtarëve në Kosovë, ka filluar të ngjallet pak interesimi për të blerë gjëra të argjendta me vlerë, të punuara me dorë, por megjithatë puna dhe fitimi nuk është në nivelin e kënaqshëm.  Gjeneratat e reja, sipas Hamitit, nuk janë aspak të interesuara ta trashëgojnë zanatin. "Mund të them lirisht se ky zanat është në zhdukje. Fëmijët janë të interesuar për shkollë dhe profesione të tjera dhe nuk janë të interesuar fare për këtë zanat". "Filigrani nuk punohet vetë, punohet në mënyrë zinxhirore, secili e ka rolin e vet për ta punuar një artikull. Për ta punuar vetë është shumë e vështirë, e njerëz nuk ka", - tregon Violeta Hamiti. Ndërkaq, qytetarët e zakonshëm mendojnë se është mëkat që artizanatet janë në shuarje e sipër. Edona Meka mendon se nëpërmjet tyre paraqitet edhe kultura e një populli. "Zanatet janë pjesë e kulturës së një kombi. Mirë do të ishte që prindërit, që merren me zanate të këtilla, të insistojnë te fëmijët e tyre, të cilët nuk janë të interesuar. Megjithatë, është pak e vështirë sot, në krahasim me shkollimet më të avancuara



## T NË SHUARJE

**...pas atyre që merren me këtë punë, zanatet janë ...jo mund të jetë një nga arsyet pse të rinjtë nuk ... tyre.**

që ofrohen sot e që janë shumë 'in' dhe që sjellin më shumë të ardhura financiare", - shprehet Meka. Ajo tregon përvojën e saj gjatë udhëtimit në disa vende të Evropës Perëndimore, ku, siç thotë, zanati ruhet dhe trashëgohet me xhelozi. "Në Francë ta zëmë, është një vend i vogël, në të cilin i gjithë fshati merret me artizanate, me punimin e kapelave karakteristike. Në Itali është një fshat i vogël, i cili në tërësi merret me punime qeramike", - thotë Meka.

### Babë e bijë, këpucëtarë

Hana Jahja, tash e pesë vjet punon si këpucare, së bashku me të atin e saj. "Jam këpucare dhe si profesion, për mua, është shumë i kënaqshëm. E dua këtë punë, e punoj tash e 5 vjet, e kam mësuar zanatin mirë dhe thjesht më pëlqen", - shprehet Hana. I ati i saj, Orhan Jahja, ndihet mirë për këtë fakt. Ai vetë e ushtron zanatin e këpucarit tash e 20 vjet. "Unë mburrem me vajzën time, të paktën dikush po interesohet për këtë zanat. Tash e 20 vjet punoj pa ndërprerje në këtë profesion. Shpesh më thonë, kjo punë apo ajo tjetra është më profitabile, por për të jetuar një jetë mesatarisht standarde, mundesh edhe me këtë zanat", - thotë zoti Jahja.

Profesioni i teneqepunuesve, i cili para 50 vjetësh ka qenë shumë i popullarizuar, tashmë është në shuarje e sipër. Teneqepunuesit që aktualisht prodhojnë elemente të ndryshme shtëpiake pohojnë se qytetarët nuk kanë më interesim për prodhimet e tyre prej teneqeje. Aktualisht, në Prishtinë thuhet se ekzistojnë rreth katër dyqane të këtij lloji.









# ÇFARË DIHEJ PËR TRAZIRAT N

**Në botën arabe po vijnë lëvizjet islame me në krye elitat islame, këtu nuk ka dilemë. Për këtë rikthim ka paralajmëruar Pejgamberi s.a.v.s., i cili një ditë u tha shokëve të tij se *Islami ka ardhur si i huaj dhe si i huaj do të rikthehet*. Mirëpo tani jemi para një situate të mjegullt, prandaj edhe shtrohet pyetja: çfarë do të bëhet me shtetin sionist, kur ky është shumë i vendosur për të mos lëvizur nga qëndrimi i tij, përkundër shumë sugjerimeve të diplomacisë amerikane dhe evropiane?**

**Muhamed J. KAJOLLI**

Për disa shekuj me radhë, e tërë bota arabe si dhe popujt e arabizuar, duke filluar nga Shami, Iraku në Azi, e deri te shtetet e Atllasit në Afrikën Veriore ishin qeverisur nga sulltanët turq. Në fillim të shek. IXX-të këtë shtet e kaploi agonia, prej së cilës në shekullin XX-të thuajse vdiq. Arabët sikurse edhe shqiptarët do të duhej të organizoheshin sa për t'u mbijetuar regjimeve të reja të "shpëtimtarëve", meqenëse në syrin e tyre këta ishin të "paaftë" të konstituonin sistem të qëndrueshëm.

## Hiqeshim se kishim sistem

Shikuar nga këndvështrimi i perëndimorëve, shtetet e dala nga sulltanati nuk kishin elitë të mirëfilltë dhe kjo e justifikoi qëndrimin e tyre për disa decenie me radhë. Vërtet, sulltanët turq dy shekujt e fundit të jetës së tyre, nuk kishin investuar aspak në ngritjen e elitave islame, të cilët ishin bazamenti i këtij shtetit të stërmadh. Pak para se të shembej ky shtet, elitat e dobëta të kësaj perandorie u munduan të formonin lëvizje brenda kuadratit të kësaj hapësire të stërmadhe, por kjo mbeti vetëm si përpjekje e asgjë më tepër, sepse shtetet që kishin ndikuar në shembjen e këtij shteti të stërmadh, nuk do t'i linin popujt të vetorganizoheshin. Prandaj fati i arabëve dhe popujt muslimanë të Ballkanit do të mbesnin në mëshirën e politikës së asaj kohe.

Për ta kuptuar më qartë se çfarë kishte ndodhur me arabët, na mjafton t'i rikujtojmë gjashtë muajt e "Konferencës së Paqes" (1919) për fatin e shqiptarëve. Konferenca kishte konstatuar se ky popull do të duhej të copëtohej në tri shtete. Njëra pjesë do të sundohej nga shteti i mbretërisë serbe-jugosllave, pjesa tjetër do t'i lihej Greqisë, ndërsa Shqipërisë së mesme, e cila ishte shumë e varfër, do të lihej hapësirë e lirë për ta formuar shtetin. Nëse ai shtet do të arrinte të konsolidohej, gjithsesi do të mbetej i brishtë dhe jo funksional.

Për dallim nga shqiptarët, arabët nuk do të sundoheshin në mënyrë klasike nga të huajt, mirëpo edhe këta do të pësonin të njëjtin fat të copëtimit të tokave të tyre. Ata do të qeveriseshin nga vetë arabët, mirëpo nën mbikëqyrjen e fuqi-


Sheshi Tahrir -Kajro, Egjipt

# Ë ARABI?

ve të mëdha. Shamin do ta mbikëqyrnin anglezët dhe francezët, ndërsa Afrika do të mbikëqyrej nga anglezët, italianët dhe francezët. Egjipti dhe Sudani do t'u takonte anglezëve, Tunizia, Algjeria, Maroku dhe Mauritania francezëve, Libia dhe Somalia italianëve. Ndërsa shtetet si: Afganistani, Irani, Turqia dhe Arabia Saudite do të mbeteshin shtete të pavarura, sikurse Shqipëria e këputur dhe e stërlodhur, si dhe e pashpresë për shërimin e plagëve.

## Në përpjekje të rikthimit

Nëse kthehemi në retrospektivë dhe i vështrojmë fuqitë e mëdha të botës, prej tyre mësojnë se rikthimi i perandorive është i pamundur. Historia ka dëshmuar se kur bie një superfuqi ajo nuk ka forcë ringritje të sërishme, ajo mbetet vetëm në kujtesë dhe në letrat të cilat i ruajnë arkivat. Kjo vjen si rezultat i shembjes së piramidës qeverisëse, ndërsa fati i popujve mbështetet në mëshirën e fatit dhe të perandorëve të rinj të ardhur nga hapësira të tjera.

Këtë fat e kishin pësuar egjiptianët e vjetër, persët, maqedonasit, romakët, bizantinët, anglezët dhe tani, së fundmi, pamë shembjen e perandorisë ruse... Për ta rikthyer veten në perandori të sërishme do të duhej të dëshmohej se sistemi i tyre qeverisës u mposht nga një forcë ushtarake e jashtme dhe shumë më e fuqishme se ajo e tyre, e jo si rezultat i zullumit, padrejtësive dhe varfërimit të qytetarëve të saj. Tani jemi dëshmitarë se rusët po përpiqen ta rikthejnë imazhin e tyre në diplomaci, por si do ta bëjnë këtë kur një superfuqie i duhet ideologjia dominuese dhe forca ushtarake...!? Gjykuar kështu, lëvizjet e reja që po shohim në Arabi, a kanë të ngjarë se po synojnë rikthimin e kalifatit?

## Çfarë kishte ndodhur?

Që nga tërheqja e sulltanit, për decenie me radhë, popujt arabë jetuan midis sistemit presidencial autokrat me diktaturë të theksuar dhe atij mbretëror. Mu sikur shqiptarët njëherë me sistem mbretëror e pastaj me diktatorin Enver Hoxha. Elitat arabe (islame) e kishin kuptuar menjëherë shkakun e mposhtjes së sulltanëve, mirëpo, ata gjithashtu e kishin kuptuar se mundësisë së rikthimit të tyre do t'i duhej një kohë shumë e gjatë.

Arabët nga sulltanët kishin trashëguar një varfëri ekstreme dhe probleme të ndryshme, si në: arsim, kulturë, teknologji, ushtri e diplomaci. Këto probleme ishin evidente. Ato mund të vëreheshin nga një largësi e madhe. Elitat, si ato kombëtare arabe dhe ato islame, do të përpiqeshin të gjenin formulën e bashkëjetesës midis tyre dhe, nëse bëhej, kjo kishte për qëllim ruajtjen e stabilitetit dhe mosshkatërrimin e resurseve të mbetura që do të mund ta ringrisnin sërish imazhin e tyre në skenën botërore.

Elita muslimane nuk kishte mundësi të qeveriste shtetet e tyre për shkak të mungesës së madhe në resurset njerëzore, ndërsa elitat kombëtare e kishin më lehtë të qeverisnin, sepse nuk ju bëhej vonë për gabimet ose shkatërrimet që ju lindnin herë pas herë për shkak të qeverisjes së keqe. Askush nuk merrej me to, ndërsa ata e justifikonin veten e tyre duke ia hedhur fajin ndikimit të fqinjit të tyre (po ashtu arabë) që udhëhiqeshin nga një sistem të tjetër. Elitat kombëtare arabe ishin të ndara në dysh: njëra konsideronte se ideologjia komuniste ishte shpëtimtare për to, ndërsa tjetra mendonte se sistemi perëndimor ishte më i miri.

Mbretëritë ishin të ndikuara nga diplomacia perëndimore, ndërsa "presidentët" nga diplomacia lindore. Të ndodhur në këtë situatë konfliktuoze midis vetes dhe, në përpjekje të pastrimit të problemeve dhe lehtësimit të barrës që kishin, botës arabe iu shtua edhe një problem tjetër shumë më i madh se ky.

Më vitin 1948-të, mu në zemër të trojeve arabe, në Palestinë, u instalua shteti izraelit. Ky shtet ishte instaluar mu aty, për shkak të interesave politike të Anglisë dhe, njëkohësisht për shkak të këmbënguljes së këtij populli që të


Demonstruesit në sheshin Tahrir

rikthehej në trojet e të parëve të tyre, të cilët ishin dëbuar nga fundi i shekullit të parë nga perandoria romake.

Për të mos u thelluar shumë në histori, qëkur lindi ky shtet, lëvizjet kombëtare arabe do të fillonin të dobësoheshin, edhe pse qeveritë e tyre do të ndihmoheshin fuqishëm nga ish- Bashkimi Sovjetik për t'i dëbuar hebrenjtë nga Palestina. Midis tyre u zhvilluan disa luftime, më 1948, 1956 dhe 1967 në të cilat arabët ishin humbësit, ndërsa lufta e 1973 e zhvilluar midis Egjiptit dhe Izraelit përfundoi me marrëveshjen e Kemp Dejvidit në vitin 1978-të. Që nga ky vit, izraelitët sikur filluan të besonin në "fitore" pasi Egjipti e njohu sovranitetin e shtetit hebre, me kusht që ai të largohej nga trojet e pushtuara të vitit 1967-të.

Tek arabët, marrëveshja e Enver Sadatit do të kuptohej si tradhti kombëtare, ndërsa elitat kombëtare që prej këtu morën dishezën me të shpejtë. Arabët të hidhëruar me këtë marrëveshje iu rikthyen fesë, dhe vështrimi i tyre u orientua nga Lëvizja e Vëllezërve Muslimanë dhe lëvizjeve të tjera më të vogla. Kjo lëvizje, rrjeti i së cilës ishte në Sudan, Egjipt, Jordani e Siri, u përforcua politikisht dhe me kuadro të reja. Mirëpo kështu nuk mendonin qeveritarët sirianë e jordanezë. Këta i dhanë një goditje të madhe saqë babai i presidentit aktual të Sirisë, Beshar el Asadit, rrafshoi një qytetet të tërë (Hamanë) me pretekst se aty ishte çerdhja e Vëllazërisë Muslimane. Burime jozyrtare theksojnë se në vitin 1980, për dy javë rresht, janë vrarë mbi 70 mijë të rinj dhe të reja.

Në Egjipt, në kohën e presidentit Naser, kjo vëllazëri jetonte nëpër burgje, ndërsa në kohën e Sadatit për shkak të prishjes së marrëdhënieve diplomatike me shtetet e tjera arabe, kjo vëllazëri frymoi më lirshëm. Në Sudan kjo lëvizje arriti ta rrëzojë ish-gjeneralin ushtarak Xhafer Numejrin, i cili konsiderohej si aleati më i ngushtë i Egjiptit. Kjo lëvizje, edhe pse mori goditje të rëndë në Siri, edhe pse u ndalua formimi i partisë politike në Egjipt, ishte e bindur në suksesin e saj pasi në këtë kohë u motivuan edhe nga suksesi i revolucionit islamik në Iran.

## Islami do të kthehet i huaj

Slogani i ri "Arabët pa islam janë hiçgjë, ndërsa me Islamin janë çdo gjë" do t'i bëjë Shtetet e Bashkuara të Amerikës të mendojnë seriozisht se kanë të bëjnë me një Lëvizje e cila do të mund t'i përballojë regjimet e brishta kombëtare arabe. Muslimanët po rizgjohen.

Atentati ndaj presidentit egjiptian më 1981 do të bëhej shkak i daljes së artikujve të ndryshëm politikë dhe atje do të mësohej më shumë për pakënaqësitë e arabëve dhe lëvizjet e tyre. Nuk më kujtohet saktë viti i ankesës së Husni Mubarakut, nëse ishte në vitin 1984 ose 1986, por me rëndësi është të theksohet ankesa e tij. Në një konferencë për shtyp, ai po shfajësonte veten e tij përpara masës, duke ju thënë se ai nuk kishte më në dorë asgjë, ai nuk po arrinte të kuptonte se pse diplomacia amerikane po i ndihmonte Lëvizjet Islame në botën arabe!?



Mbjellja e demokracisë

Menjëherë ditën e nesërme, pas kësaj deklarate të Mubarakut, reporterët dhe gazetarët në Washington do ta pyesin presidentin e SHBA-ve, se cili ishte qëllimi i kësaj ndihme nëse thënia e Mubarakut ishte e vërtetë? Sipas shtypit egjiptian, presidenti Regan pohoi për këtë lidhje dhe u tha të pranishmëve se SHBA-të janë superfuqi botërore dhe se kanë informacion të bollshëm për lëvizjet Islame në botën arabe. Ai theksoi se ata janë zgjeruar shumë dhe, sipas analizave të tyre, mendohej se regjimet kombëtare të shteteve arabe do të përmbyseshin pas vitit 2010-të.

Po në të njëjtën ditë, dhe po të njëjtën pyetje, gazetarët ia kishin bërë edhe kryeministres angleze Margaret Theçer, e cila edhe ajo, sikurse presidenti Regan, i pohoi këto lidhje, mirëpo për dallim nga ai, ajo tha se parashikimet e tyre ishin se lëvizjet islame do ta merrnin pushtetin në vitin 2015-të. Sidoqoftë, perëndimi ka pasur dijeni të plotë se çfarë po ndodh në botën arabe dhe diplomacia e tyre ka luajtur rolin e vet, mbase të duhur.

Duke qenë se lëvizjet islame do ta merrnin qeverisjen, roli i tyre konstruktiv do të bënte që marrëdhëniet diplomatike midis tyre të mos shkëputeshin dhe, njëkohësisht, do të bëheshin shpresë për moscenimin e shtetit hebre.

Se si do të zhvillohen ngjarjet dhe si do të ndryshojnë politikat, mbetet të shikohet në ditët dhe vitet në vijim. Në botën arabe po vijnë lëvizjet islame me në krye elitat islame, këtu nuk ka dilemë. Për këtë rikthim ka paralajmëruar Pejgamberi s.a.v.s., i cili iu tha një ditë shokëve të tij se *Islami ka ardhur si i huaj dhe si i huaj do të rikthehet.* Mirëpo tani jemi para një situate të mjegullt, prandaj edhe shtrohet pyetja: çfarë do të bëhet me shtetin sionist, kur ky është shumë i vendosur për të mos lëvizur nga qëndrimi e tij, përkundër shumë sugjerimeve të diplomacisë amerikane dhe evropiane? Qëndrimi mospërfillës i popullit hebre kundër Turqisë me rastin e vrasjes së nëntë qytetarëve të saj në anijen e destinuar për bamirësi, moslëshimi pe nga Golani i Sirisë dhe qëndrimi i tyre shumë agresiv ndaj popullit palestinez, - i gjithë ky problem global mbetet të shihet se si do të përmbyllet në muajt dhe vitet në vijim. ■

# Ku është Vëllazëria?

Arsim JONUZI




Ky anëtar i Vëllazërisë Muslimane mban këtë poster në duar ku shkruan për Mubarakun: "Ai më në fund largohet".

Me fundin e epokës së Mubarakut kanë nisur diskutimet nëse vëllazërimi mysliman do të dominojë panoramën politike të Egjiptit. Si grupi më i madh, më popullor dhe më me ndikim në Egjipt, vëllazëria ka për të kërkuar një rol të rëndësishëm në qeverinë e re, por rrjedhojat e kësaj janë krejt të paqarta. Ata që theksojnë rrezikun e "tiranisë islamike" shtojnë se Vëllazëria Muslimane rrjedh nga një grup antisistem, i kushtuar për krijimin e sundimit të sheriatit; anëtarët e këtij grupimi kanë kryer akte dhune kundër kundërshtarëve që prej vitit 1952; ende vazhdojnë të përdorin retorikën anti-perëndimore, antisioniste dhe anti-semite. I themeluar prej Hasan al-Banna-s, më 1928, Vëllazëria Muslimane ka pasur ekzistencën më të vazhdueshme e më jetëgjatë krahasuar me ndonjë grup bashkëkohor islam. Si fillim u krijua si një parti politike, por i kaloi kufijtë e fesë që kërkonin kultivimin e besimtarëve përmes riteve fetare muslimane, shërbimet shoqërore etj. Ky grup e pa pranimin e Islamit si të vetmen "të vërtetë" dhe ndëshkoi partishmërinë si një burim i dobësisë kombëtare. U bëri thirrje egjiptianëve të bashkoheshin për t'u përballur me forcat e sionizmit dhe imperializmit dhe të ecnin në një vijë me zhvillimet ekonomike dhe drejtësinë shoqërore. Lëvizja e Zyrtarëve të Lirë, që mori pushtetin në Egjipt më 1952, ishte e ndikuar nga Vëllazëria. Por, regjimi i ri, i kryesuar nga koloneli Gamal Abdel Nasser-i, nuk e mbështeti vëllazërinë dhe e pa këtë grup si një rival potencial. Pasi një prej anëtarëve të Vëllazërisë u përpoq të vriste Naserin më 1954, vetë Naseri nxori pretekstin se kjo organizatë duhej shkatërruar njëherë e mirë – duke internuar mijëra anëtarë të saj nëpër shkretëtira e kampe përqendrimi dhe duke i detyruar të tjerët të mërgonin jashtë vendit. Krerët e Vëllazërisë morën mësime shumë të vështira nga përvoja e tyre gjatë viteve kur sundonte Naseri. Disa, ashtu si edhe ideologu i Vëllazërisë Sejid Kutb, u radikalizuan dhe nxorën përfundimin se e vetmja mënyrë për të përballuar pushtetet shtrënguese të një shteti modern është nëpërmjet xhihadit. Hasan al- Hudayb e nxiti lëvizjen drejt maturisë dhe kujdesit më të madh. Umar Tilmisani shpalli dhunën si një strategji të brendshme, kur presidenti-anëtar el-Sadat e lejoi këtë grup të bashkohej me politikën. Individët e bashkuar me fraksionet reformatore të Vëllazërisë, aktive ose jo në grup, u duk se ishin më të përfshirët në revoltën popullore në Egjipt. Duke nisur që nga viti 1984, Vëllazëria nisi shpalljen e kandidatëve për zgjedhjet për bordin e sindikatave profesionale të Egjiptit dhe për vendet në parlament – së pari, si partnerë të rinj të partive legale dhe më vonë, kur ligjet elektorale ndryshuan, si të pavarur. Disa nga liderët e grupit kundërshtuan pjesëmarrjen, duke pasur frikë nga vëllazëria se ajo mund t'i detyronte për të bërë kompromis me parimet. Por Tilmisani dhe të tjerët e justifikuan pjesëmarrjen politike si një shtrirje të misionit historik të Vëllazërisë dhe i siguruan kritikët se nuk do t'ia pakësonin vlerën lutjeve dhe shërbimeve shoqërore të Vëllazërisë. Edhe pse Vëllazëria hyri në sistemin politik me qëllim që ta ndryshonte, arriti deri aty sa të ndryshohej edhe vetë prej sistemit. Krerët që ishin


Zëdhënësi i VM, Muhamed Mursi (m) dhe Saad Katatini (d) mbajnë një konferencë për media me gazetarë të huaj në Egjipt

zgjedhur nga sindikatat profesionale, u angazhuan në dialogë të gjatë dhe në bashkëpunime me anëtarët e lëvizjeve të tjera politike, duke përfshirë edhe nacionalistët shekullorë arabë. Më 1996, gjithnjë e më shumë të irrituar prej lidershipit të papërkulshëm, disa anëtarë të spikatur të "reformistëve" u larguan prej Vëllazërisë dhe kërkuan një autorizim prej qeverisë, që të formonin një parti të re politike me në krye Hizb al- Wasat-in. Liderët e Hizbit, që kishin qenë më parë te Vëllazëria, bashkë me disa reformatorë të rinj që mbetën, ndihmuan lansimin e Lëvizjes për Ndryshim, të njohur prej parullës së tyre, Kefaya (Mjaft) në periudhën kohore 2004-2005. Ata punuan me aktivistët shekullarë të demokracisë me projekte të tilla si krijim i statusit civil dhe i kushtetutës, duke u përgatitur për kohën, kur një qeverisje e re demokratike do të vinte në pushtet. Gjatë protestave të këtyre ditëve, anëtarët e këtyre grupeve ishin në gjendje të riaktivizonin shumë shpejt rrjetet e tyre për të ndihmuar në formimin e një fronti të bashkuar opozitar. Këta anëtarë, ka të ngjarë, që të luajnë një rol kyç në krijimin e kushtetutës së re në Egjipt.

Ndërkaq, Vëllazëria ka qenë e frenuar në krahasim me analogët e vet në Marok e në Turqi, për shkak të dobësisë konstante drejt ndrydhjes, e kombinuar kjo edhe me kufizimin e liderëve të vjetër në moshë. Prapëseprapë, nisën të ndodhnin ndryshimet e rëndësishme që përfaqësonin ikjen nga e kaluara e grupit antisistem. Gjatë këtyre 30 vjetëve të fundit, liderët e Vëllazërisë e kanë bërë zakon që gjatë zgjedhjeve dhe konkurrencës të nxjerrin në pah aftësi të reja dhe lidhje më të ngushta me aktivistë të tjerë egjiptianë, studiues, gazetarë dhe politikanë jashtë kampit islamik. Thirrjet për autokritikë dhe për reformim kanë hapur debate të nxehta mbi çështjet politike, që dikur ishin lënë drejt pjekurisë së Drejtimit të Përgjithshëm dhe këshilltarëve të tij më të afërt. Lidershipi i Vëllazërisë sot është më ndryshe, krahasuar me disa vite më parë. Përçarjet nuk e kanë përfillur kategorizimin, por duket se tashmë ekzistojnë tri grupe të mëdha. I pari ka një ideologji konservative. Burimi i tij i vetëm i pushtetit është kontrolli mbi burokracinë dhe shpërndarja e burimeve. Për arsye se gjithashtu ia ka dalë mbanë të kontrollojë shoqërimin e rekrutëve të rinj, është kultivuar besnikëria mes të rinjve, veçanërisht në zonat rurale. I dyti, të cilin mund ta quajmë konservatizmi pragmatik, duket se është grupi i rrymës qendrore. Ky grup kombinon konservatizmin fetar me një besim në vlerat e pjesëmarrjes dhe angazhimit. Grupi i fundit, i treti, është grupi i reformatorëve që zgjodhën të mbeten më mirë me Vëllazërinë sesa të thyheshin. Duke përkrahur një interpretim progresiv të Islamit, kjo prirje është paraqitur dobët në Byronë e Drejtimit dhe nuk ka ndjekje masive mes radhëve të Vëllazërisë. Por 'Abd al-Mun'em Abu Futuh, një nga figurat më të rëndësishme të reformatorëve, është shndërruar në një model dhe burim frymëzimi për brezin e ri të aktivistëve islamikë – brenda dhe jashtë Vëllazërisë Muslimane. Interesant është fakti që Futuh që në fillim ka sugjeruar që Vëllazëria e anoi peshën nga kandidati reformator shekullar shkurtin që kaloi, duke nxjerrë në pah përkrahjen e Vëllazërisë për Mohamed El Baradei-n, liderin de facto të opozitës, sot. Individët e anëtarësuar në grupin reformator të Vëllazërisë, që janë ose jo ende aktivë në grup, duket se janë shumë të përfshirë në revoltën popullore të këtyre ditëve në Egjipt. Nuk është aspak për t'u habitur, p.sh. që reformisti Mustafa Naggar është njëri prej përfaqësuesve kryesues për Koalicionin Kombëtar për Ndryshim të El Baradei-t. Akoma, pjesëmarrja e Vëllazërisë ka qenë një profil i dobët. Zyrtarisht nuk është mobilizuar që nga 28 janari, dita kur nisën protestat. Ndryshe nga demonstratat e mëparshme, kur anëtarët e Vëllazërisë mbanin nëpër duar kopje të Kuranit dhe bërtisnin me parulla të tilla si "Islami është zgjidhja", simbolet fetare mungonin këtë radhë. Vëllazëria e di mirë nga përvoja se sa më i madh të jetë roli i saj, aq më i madh është edhe rreziku i masës së dhunshme e energjike – siç kemi parë nga vala e shtypjes që prej kohës së zgjedhjeve parlamentare. Vëllazëria, gjithashtu, është e vetëdijshme për një ndryshim pragmatik karshi sistemit demokratik, i cili do të kërkojë një qeveri të përkohshme e të pëlqyeshme për Perëndimin, kështu që tashmë po tregon që nuk mund të kërkojë poste në qeverinë e re. Vëllazëria është jozyrtare dhe shumë e kujdesshme për të konsumuar reputacionin që mezi e fitoi mes egjiptianëve si një aktor i përgjegjshëm politik ose për t'i dhënë shkas rrezikut të një goditjeje ushtarake në përpjekje për pushtet. Akoma, është e paqartë nëse grupi do të vazhdojë të ushtrojë vetëkontroll në rrugë ose nëse do të triumfojnë liderët më përparimtarë. Reformatorë të tillë mund të jenë më të mirëpritur mes grupeve të tjera opozitare, kur të krijohet kushtetuta e re dhe struktura e zgjedhjeve të reja. Mbetet për t'u parë nëse Vëllazëria si një organizatë – jo vetëm pjesëtarët individualë – do të pranojnë një kushtetutë që nuk i referohet të paktën sheriatit; respekton të drejtat e të gjithë egjiptianëve për të shprehur mendimet e tyre dhe për të formuar partitë; qartëson pozitat ambicioze mbi të drejtat e grave dhe të atyre që nuk janë muslimane; zhvillon programe konkrete për problemet e mprehta shoqërore dhe ekonomike; dhe zbaton pragmatizmin e njëjtë që shfaqet edhe në arenën e brendshme për çështjet e politikës së jashtme, duke përfshirë këtu edhe marrëdhëniet me Izraelin dhe Perëndimin. Me kalimin e kohës, partitë e tjera – ku përfshihen

edhe ato me orientim islamik – mund t'i sigurojnë Vëllazërisë një konkurrencë të fortë dhe një shtysë për përmirësim e saj. Vëllazëria ka treguar që është e aftë të evoluojë me kalimin e kohës dhe se mënyra më e mirë për të forcuar angazhimet demokratike është të përfshihet në proceset politike, duke u ndjerë e sigurt që asnjë grup nuk mund të monopolizojë forcën e shtetit dhe se të gjithë qytetarëve u garantohen liritë e mbështetura te ligjet në fuqi. Në sferën e politikës së jashtme, Vëllazëria ngrihet kundër "Shteteve të Bashkuara të Amerikës dhe dominimit sionist", kërkon njohjen e të drejtave të palestinezëve dhe një ditë, pse jo, mund të kërkojë të kontrollojë marrëdhëniet e Egjiptit me Izraelin përmes kushtetutës. Me të dhënat që lanë gjurmë nga një sjellje e përgjegjshme 30 vjeçare (nëse nuk është retorikë) dhe një bazë e fortë mbështetjeje, Vëllazëria Muslimane do të fitojë një vend në tryezën e epokës post-Mubarak. Asnjë ndryshim demokratik nuk mund t'ia dalë mbanë pa të. Ky mesazh ishte mjaft bindës për qeveritë perëndimore, veçanërisht për Shtetet e Bashkuara të Amerikës, që të vazhdonin të derdhnin para dhe armë për Mubarakun dhe "aleatët" e tjerë arabë.

**/Carrie Rosefsky Wickham(Foreign Affairs)/**

****

Për ata që përkrahin përhapjen e demokracisë në botë, kjo gjë paraqet një dilemë të pakëndshme. Islami, thonë shumica, është një kërcënim për demokracinë. Perëndimi thuhet të jetë "në luftë me islamin", për të cituar në këtë rast aktivistin somalez, Ayaan Hirsi Ali. Mirëpo, a do të thotë kjo se ne do të duhej të hiqnim dorë nga demokracia, në rast se partitë islamike fitojnë shansin për të triumfuar në zgjedhje? Kjo ishte politikë franceze, pasi Fronti Islamik i Shpëtimit (FIS) fitoi në raundin e parë të zgjedhjeve në Algjeri, në dhjetorin e vitit 1991. Franca mbështeti puçin ushtarak një vit më vonë. Ishte kjo edhe politika e SHBA-së, pasi "Hamasi" fitoi zgjedhjet palestineze më 2006. "Hamasi" nuk u njoh kurrë. SHBA-ja mbështeti shtetet policore në Egjipt, Arabinë Saudite dhe në Azinë Qendrore, për shkak se alternativat besohej të ishin më të këqija. Nga kjo zgjedhje e vështirë lind një tjetër dilemë. Masat e dhunshme energjike rrallëherë rezultojnë me modernizim. Sa më e madhe që të jetë shtypja me të cilën përballen partitë fetare në shtetet sekulare policore, aq më ekstreme rrezikojnë të bëhen politikat e tyre. Politikat fetare apo politikat e bazuara në besimet fetare, jo domosdoshmërisht janë të dhunshme, madje edhe në botën islamike. E as muslimanët nuk janë të vetmit që rebelohen kundër regjimeve sekulare në emër të besimeve të tyre. Deklarata e Urbanit përmbante një të vërtetë thelbësore: Kisha katolike luajti rol kyç në rebelimin kundër komunizmit. Kjo e vërtetë vlen edhe për budistët në Birmani, të cilët kundërshtojnë juntën ushtarake. Organizatat fetare mund të mobilizojnë njerëz në kundërshtim të sunduesve të korruptuar dhe shtypës. Shumica e rebelimeve, mbi të gjitha, janë morale para se të jenë politike. Partitë politike, programet e të cilave janë të bazuara në besimin fetar, nuk mund të jenë demokratike. Demokristianët nuk paraqesin rrezik për demokracitë në Evropë. Partia turke e Drejtësisë dhe Zhvillimit, e themeluar nga reformatorët islamikë, nuk është jodemokratike po ashtu (por, çështja është nëse është liberale). Është parë se çfarë mund të ndodhë kur aspiratat demokratike pengohen nga frika për radikalizëm fetar. Puçi ushtarak algjerian më 1993 rrëzoi islamikët, shumica e të cilëve, duhet pranuar, nuk ishin as liberalë dhe as të përkushtuar sa duhet për demokraci. Mirëpo, lufta e gabuar civile që pasoi – dhe që ende nuk ka përfunduar plotësisht – ka shkaktuar vdekjen e më shumë se 200 000 personave. Çfarë do të ndodhë, është ende e pamundur që të parashikohet. Ndoshta Vëllazëria Muslimane do të fitojë në zgjedhjet e përgjithshme. Por, ndoshta edhe jo. Egjiptianëve duhet t'u lejohet që ta bëjnë vetë këtë zgjedhje. Mohimi i kësaj lirie pa dyshim se do t'i përkeqësonte edhe më shumë gjërat, duke çuar mbase në një lloj ekstremizmi fetar nga i cili shumë njerëz druajnë me të drejtë. ■

**/Ian Buruma /**



# ZOTËRI PRESIDENT: TËRË BOTA

John ESPOSITO

Kjo është një kohë kritike për reformat e ardhme demokratike dhe transformim të shoqërisë në shumë pjesë të botës arabe. Kur tërë bota po shikon me vëmendje ngjarjet në Egjipt, Tunizi, Jemen, Jordani dhe Siri, dritarja e mundësive të administratës së Obamës po mbyllet me shpejtësi. Tani është koha për administratën e Obamës për të shpërndarë vizionin e presidentit në një rrugë të re përpara, ashtu siç e kishte thënë në fjalimin e tij në Kajro. Kjo është një kohë për udhëheqësi të guximshme, e jo për një paraqitje nga plani i dytë që vetëm të mendojë dhe të luftojë që ta mbajë ende Hosni Mubarakun në skenë, kur ai përsëri ka rënë në performancën e kaluar dhe bën thirrje për aparatin e tij të sigurisë për të shtypur disidentët me çfarëdo çmimi deri tek humbja e jetëve të njerëzve.

Përkundër pretendimit të Amerikës për të promovuar demokracinë dhe të drejtat e njeriut kur këtë e deklamonte administrata e Bushit, Amerika (nën udhëheqjen e të gjithë presidentëve të fundit) ka pasur një trashëgimi: të luftojë "kundërshtueshmërinë demokratike", gjë që shumë e kanë parë si një standard të dyfishtë - promovimit të supozuar amerikan të demokracisë në nivel global, por duke ofruar mbështetje për regjimet autoritare në botën islame.

Përderisa është e kuptueshme që administrata, ashtu si çdokush tjetër, është zënë e papërgatitur nga ngjarjet e fundit në Tunizi dhe Egjipt, tani është koha për të bërë një hap para më me forcë për të pohuar promovimin e udhëheqësisë amerikane për vetëvendosje dhe të drejta të njeriut, duke mbështetur kështu një lëvizje popullore reformatore se sa autokratët e vjetruar në Lindjen e Mesme. Kjo do të kishte efektin e margjinalizimit të xhihadistëve dhe ridefinimin e imazhit tonë midis shumicës dërmuese të arabëve dhe muslimanëve.

Ashtu siç e ka publikuar edhe Gallup në sondazhet e tij që ka bërë në 44 vende islame, zgjedhja e Obamës dhe fjalimi i tij në Kajro fillimisht ka rritur shpresën e të gjithëve. Kjo shpresë është zëvendësuar nga zhgënjimi dhe cinizmi, shumë njerëz e shohin se ka pak dallim mes administratës së Obamës dhe Bushit. Opinioni publik ka rënë në mënyrë dramatike me dështimin e administratës për të mbajtur premtimet e mbylljes së Guanatanamos dhe për të ndërmjetësuar në marrëveshjen e paqes në Lindjen e Mesme, si dhe me rritjen e prezencës ushtarake në Afganistan dhe me sulmet e pareshtura që vrasin terroristë dhe civil të pafajshëm pa dallim, dhe hezitimin e Sekretares së Shtetit, Hillary Clinton, për të folur më me zë dhe më me forcë për të mbështetur forcat demokratike që nxorën jashtë presidentin e Tunizisë dhe të mbështesë rezolutën e Kombeve të Bashkuara që kundërshton kolonizimet ilegale të Izraelit.

Sikur në Tunizi, ashtu edhe tani në Egjipt, protesta popullore dhe thirrjet për reforma sfidojnë shumë qëndrimet e mbajtura: se arabët e kundërshtojnë demokracinë, se Islami është i papërshtatshëm për sovranitetin e popullit, se kthetrat e ngulitura të sundimtarëve autoritarë janë të patundshme. Megjithatë, ky spektër i ndryshimit, shumë qeveri perëndimore i bën shumë nervozë. Të yshtur nga paralajmërime të tmerrshme prej regjimeve arabe dhe Izraelit se ndonjë ose të gjitha opozitat do të rezultojnë me një marrje të pushtetit nga radikalët islamikë, shumë nga këto qeveri u zmbrapsën nga maksima e vjetër, "e keqja që ju njihni është më e mirë se sa ajo që nuk e njihni". Është koha të shohim evidencën empirike: Muslimanët në Egjipt, Jordani, Kuvajt, Algjeri, Marok, Turqi, Malajzi dhe Indonezi kanë qenë pjesë e shoqërisë dhe kanë marrë pjesë në zgjedhje, kanë shërbyer nëpër qytete dhe qeveritë kombëtare (në parlamente, kabinete dhe si kryeministra). Në Egjipt, që nga vitet e hershme të 1980-ve, Vëllezërit Muslimanë kanë operuar si një lëvizje e madhe dhe efektive politike dhe sociale. Ajo ka garuar dhe ka arritur suksese edhe në zgjedhje, përkundër ngacmimit konstant të qeverisë, duke përfshirë këtu burgimet dhe arrestimet pa ndonjë akuzë ose dënim. Dhe kjo lëvizje prapëseprapë ka mbetur e padhunshme. Në anën tjetër, qeveria e Mubarakut ka një regjistër me dekada të gjatë të historisë së shtypjes dhe represionit, zgjedhjeve të manipuluara, dhe përdorimin e dhunës nga banditët e angazhuar qeveritarë për t'i trembur dhe për t'u rënë në qafë të gjitha opozitave sekulare dhe islamike. Ajo ka rregulluar dhe kontrolluar organizatat civile joqeveritare të shoqërisë dhe mediat dhe ka përdorur gjyqet ushtarake për të shmangur gjykatat me qëndrime të pavarura.

Një rrugë e re përpara kërkon një paradigmë të re; Obama e ka artikuluar këtë, por tani i nevojitet të implementojë këtë model ose paradigmë në mënyrë më të efektshme. Tërheqja e Mubarakut në dhunë dhe kërcënim për të shtypur lëvizjen reformuese popullore është rast për t'u pozicionuar më qartë në anën e popullit të Egjiptit se sa të regjimit: që publikisht të inkurajohet Mubaraku të japë dorëheqje dhe të bëhet thirrje për ndërtimin e një qeverie të përkohshme nën El Baradei-n dhe të caktohet një afat për zgjedhje të lira dhe të ndershme. Me mungesën e dorëheqjes së Mubarakut, SHBA-të gjithnjë duhet të distancohen nga qeveria e Mubarakut dhe të refuzohet ndihmesa e asistenca përderisa të ndërtohen urat dhe të forcohen marrëdhëniet me përfaqësuesit e fraksioneve dhe partive në Egjipt.

Hosni Mubaraku po jeton kohën e tij të fundit. Ai ka treguar se është i paaftë për t'u larguar. Megjithatë ai fillimisht ka premtuar t'u shërbejë dy gjërave dhe më pas të japë dorëheqje, gjë që nuk ka ndodhur asnjëherë, madje veç kësaj ai po përgatiste djalin e tij për t'ia zënë vendin. Në krizën e tanishme, ai ka tendosur naivitetin, duke premtuar se do



John Esposito

# “PO” SHIKON

të largohet në shtator dhe të fillojë një proces të transformimit të pushtetit. Takimi i gjeneralit Omar Suleiman, shefit të pamëshirshëm të inteligjencës, me opozitën për të negociuar reformat kushtetuese dhe premtimit se ushtria nuk do të përdor dhunën, ka ndërmarrë veprime, duke urdhëruar protestuesit të largohen nga rrugët dhe t'i kthehen “jetës normale” dhe ka ndërsyer forca të mëdha ushtarake në konfrontime të dhunshme.

Parimet amerikane, interesat dhe imazhi e besueshmëria e saj jashtë nëpër botë, kërkon që të mbështes sovranitetin e popullit dhe përfaqësuesit e tij që të formohet qeveria dhe të ndalohet qeveria e Mubarakut nga shtypja e pamëshirshme e disidentëve dhe e demokratizimit.

Tërë bota po shikon. Mos të përsëritet dështimi i gjakftohtësisë që kemi treguar në të kaluarën në sheshin Tiananmen dhe të veprojmë sikur po i përgjigjemi tani aspiratave demokratike të atyre në sheshin Tahrir dhe në tërë Egjiptin. Administrata e Obamës nevojitet të zë momentin dhe mundësinë për t'u qëndruar pas dhe të jetë me demokratët muslimanë në tërë Egjiptin dhe në shumicën e botës arabe. ■

**Bashkëautore Sheila B. LALWANI**

*John L. Esposito është profesor i Religjionit dhe Marrëdhënieve Ndërkombëtare në Universitetin Georgetwon dhe themelues i Qendrës për Mirëkuptim Islamo-Krishter dhe autor i librit E ardhmja e Islamit. Sheila B. Lalwani është hulumtuese në qendër.*

*Revista Paqja ka të drejtën e botimit të teksteve të profesorit Esposito pasi ka arritur marrëveshje personale me të.*

**Përktheu: Osman D. GASHI**





Nora Hysenaj

# SHQIPTARJA DO TA PËRFAQËSOJË BALLKANIN NË INSTANCAT NDËRKOMBËTARE TË DREJTËSISË NË WASHINGTON

Nora Hysenaj nga Kosova, e cila përkohësisht studion në Malajzi, ka fituar në një garë kombëtare brenda shtetit të Malajzisë në fushën e gjyqësisë, ku me plot meritë do ta përfaqësojë shtetin e Malajzisë dhe Ballkanin në Washington me datë: 20-26 mars 2011. Garat kombëtare të shkathtësive juridike **“2011 Philip C. Jessup International Law Moot Court Competition”** u mbajtën më 28-30 janar 2011, në ‘Universiti Teknologi MARA’, në qytetin Shah Alam të Malajzisë. Në këtë garë morën pjesë gjithsejtë 45 studentë, prej 9 universiteteve publike dhe private të Malajzisë. Ekipi i përbërë prej 5 studentëve (prej të cilëve edhe ish-nxënësja e medresesë Nora Hysenaj) nga Universiteti Ndërkombëtar Islamik triumfoi në këtë garë, duke fituar të drejtën e përfaqësimit të shtetit të Malajzisë në garat ndërkombëtare që do mbahen më 20-26 mars 2011, në **Washington D.C.** Këto janë garat më prestigjioze dhe më të mëdha të shkathtësive juridike në botë, ku marrin pjesë studentë prej më shumë se 80 shtete nga mbarë bota. Garat janë simulim i një mosmarrëveshjeje fiksionale ndërmjet dy shteteve, ku studentët duhet të mbrojnë klientin (shtet) të tyre para Gjykatës Ndërkombëtare të Drejtësisë. Këto gara mbahen çdo vit në Washington D.C. që nga viti 1959. Problemet të cilat trajtohen në garat Jessup gjatë këtij viti kanë të bëjnë me të drejtën ndërkombëtare humanitare, të drejtën ndërkombëtare të të drejtave dhe lirive themelore të njeriut dhe të drejtën ndërkombëtare kundër korrupsionit. Studentët që përfaqësojnë shtetet e tyre ne Washington kanë shansin të prezantojnë të vërtetën pranë Gjykatës Ndërkombëtare të Drejtësisë, para gjykatësve si Bruno Simma, Dame Rosalyn Higgins, Stephen M. Schwebel dhe gjykatësve pranë Tribunalit të Hagës për ish-Jugosllavinë si Fausto Pocar, Patricia M. Wald, etj. ■

**Me rastin e inaugurimit të pllakës përkujtimore të H. Shabi KAJOLLIT në Çarshinë e Shkupit, të vendosur më 18 shkurt 2011**

# Biografia e Haxhi Shabi KAJOLLIT të III-të

U lind në Shkup më 20 prill të vitit 1961 nga babai Faik dhe nëna Hidushe. Shkollën fillore dhe të mesme e kreu në Shkup. Derisa Shabia po zhvillonte mësimet në klasën e gjashtë, gjegjësisht në vitin 1973 të shkollës fillore "Shtatë Marsi" (ish-Dame Gruev) nxori talentin e tij përfundimtar. Ai i përkiste individëve durimtarë që merren me gjëra të imëta dhe shumë precize.

Meqenëse mundësitë e shqiptarëve në atë kohë ishin shumë të kufizuara, veçmas të familjes KAJOLLI, babai i Shabiut nuk mendoi që atë ta dërgonte për studime më të larta, prandaj vendosi që t'i kërkojë mjeshtrit të filigranit të Shkupit z. Tushë Antoni që t'ia pranonte djalin. Kur i moshuari Tushë mësoi se Shabia ishte nipi i Hajriz KAJOLLIT e pranoi atë pa asnjë mëdyshje, sepse kujtimet e tij me Hajrizin datonin që nga Lufta e Dytë Botërore.

Në vitin 1974, Shabia, krahas shkollimit të tij laik dhe krahas mësimit të tij të filigranit, vijoi mësimin e kiraetit të Kurani Kerimit te Hafiz Alia, i cili ishte imam në xhaminë e Murat Pashës, e cila ndryshe njihet edhe si Xhamia e Çarshisë. Përkrah murit të kësaj xhamie tani po vendoset pllaka përkujtimore e shehidit tonë Haxhi Shabi KAJOLLIT.

Pasi mbaroi shkollën e mesme, Shabia tregoi se e kishte perfeksionuar zanatin prej argjendari dhe kërkoi nga babai tij që ta ndihmonte për ta hapur një punëtori të tijën në këtë çarshi. Në moshën nëntëmbëdhjetë vjeçare, Shabia mori epitetin Usta Shabia dhe konsiderohej mjeshtri më i ri nga të gjithë 700 dyqanxhinjtë sa i ka sot çarshia e Shkupit.

I riu Shabi u njoh shumë shpejt, në saje të punës së tij precize dhe shumë të kërkuar, nga homologët e tij të cilët e ushtronin këtë veprimtari në të gjithë territorin e ish-Jugosllavisë dhe më vonë edhe të Shqipërisë. Punimet e tij vazhdojnë edhe sot në saje të duarve të vëllait të tij, Abdullait dhe të djemve të shehidit.

Në vitin 1991, Shabia u detyrua që ta ndërpresë këtë veprimtari në Ferizaj, meqenëse ishte njëri prej atyre që iu përgjigj thirrjes së bojkotit të përgjithshëm të sindikatës së zejtarëve kundër regjimit të atëhershëm serb në Kosovë. Në vitin 1992, ai do të hapte argjendarinë e tij në Tiranë dhe atje do të mësonte më shumë për familjen e tij KAJOLLI, të cilët kishin migruar që në vitin 1926-të.

Atje do të mësonte se ai kishte pasur një dygjysh, të dekoruar nga presidenti i Shqipërisë Sali Berisha. Dygjyshi Shabiut, ishte Shabia i parë, i cili kishte marrë pjesë aktive si njëri prej disa komandantëve të Betejës së Kaçanikut dhe gjatë luftërave ballkanike kundër serbëve e bullgarëve. Në vitin 1913-të, atë e kishin mbytur së bashku me djalin e tij Ahmetin, në burgun e Gilanit. Pastaj nga babai tij kishte mësuar për Shabiun e II-të, i cili edhe ky kishte qenë pjesëmarrës në Brigadën e Shtatë Shqiptare dhe i cili kishte rënë dëshmor në vitin 1945 në Banat, gjegjësisht në betejën e Sremit.

Shabia vizitoi Mekën dhe Medinën gjatë haxhit të vitit 1998 dhe prej këtij viti u njoh si Haxhi Shabiu. Dëshmitarët okularë tregonin se gjatë tavafit të tij në Qaben e bekuar, ai e luste Zotin që të binte shehid. Kështu kishte kërkuar edhe nga e ëma e tij që ta luste Zotin, në haxhin e saj të tretë që ajo të lutej në tavaf që djali i saj të binte shehid.

Një ditë të kthjellët dhe me diell të dimrit të vitit 1999-të, Shabia mbylli dyqanin e tij të çarshisë dhe ia mësyu Tiranës, duke lënë në shtëpinë e tij mbi gjashtëdhjetë kosovarë të dëbuar nga regjimi i egër serbomadh. Atje do të rekrutohej dhe menjëherë do të dërgohej në Brigadën 138 (Agim Ramadani) në fshatin Papaj të Tropojës. I vendosur që të kontribuojë edhe në këtë fushë, ai mezi priste ditët që do të përballej me serbët.

Në ditën e 2 majit, derisa shumëkush po e festonte atë ditë, çetës së tij të kësaj brigade, iu kërkua që të asgjësonte një pozicion shumë të rrezikshëm në Rrasën e Zogut, në të cilën ishin instaluar forca të shumta serbe. Në 4 maj, ata do të arrinin që ta çlironin një pjesë të madhe të atij shpati dhe atë ditë kishin lajmëruar për disa serbë të vrarë. Mirëpo, për fat të keq, po këtë ditë, komandanti i tij i njohur me emrin Ahmet, i cili ishte me prejardhje turke, u plagos rëndë dhe u detyrua të hospitalizohej në Tiranë.

Ushtarët edhe pse ngelën pa komandant dhe pa disa bashkëluftëtarë, të cilët ishin plagosur me të, të nesërmen vendosën të mos tërhiqeshin përkundër epërsisë shumë të madhe numerike të ushtarëve serbë. Në 5 maj, ditën e nesërme, Haxhi Shabia sugjerohet nga bashkëluftëtarët e tij që të mos zbriste në përrua për të marrë abdes, sepse u lejohej tejemumi derisa ishin në istikam, mirëpo ai ju thoshte: "Nëse e kam kader të vdes në këtë vend do të më qëllojnë, në të kundërtën dua të jem vazhdimisht me abdes." Kjo thënie tregon për vendosmërinë dhe guximin e tij ndaj kundërshtarit.

Pas namazit të drekës, çeta e komandat Ahmetit të brigadës 138 kishte vendosur të merrte një sulm tjetër për ta dëbuar edhe më larg ushtrinë serbe. Atë ditë të 5 majit ishin lajmëruar njëmbëdhjetë serbë të vrarë dhe katër shqiptarë. Në mesin e të cilit ishin:

*1. Behxhet Shabani nga fshati Baks i Drenicës*
*2. Muradi Muhamed nga Algjeria*
*3. Hoxhë Jonuz Zejnullahi nga fshati Gjylekar i Vitisë dhe*
*4. Haxhi Shabi Kajolli nga Shkupi*

Kështu Haxhi Shabia ra shehid për çlirimin e popullit shqiptar, duke e bërë veten të pavdekshëm. Ai la pas vetes, përveç nënës, babait dhe katër vëllezër të tjerë, edhe gruan Afërditën, së bashku me katër djem: Fatonin, Hajrizin, Dritonin dhe Agonin.

*Lavdi dëshmorit Haxhi Shabi KAJOLLI!*

# “LOGOS A” si armik i injorancës

Milazim KRASNIQI

Thënia se ‘libri është miku më i mirë i njeriut’ nuk flet domosdoshmërisht për përmbajtjen e librit, por për një ndërgjegjësim të njeriut për paditurinë e vet. Karl Poperi thotë se “ne të gjithë jemi të barabartë për sa i përket paditurisë sonë të pafundme”. Libri na ndihmon që të ndërgjegjësohemi për këtë fakt, prandaj është miku ynë i mirë.

Këtu nuk e kam fjalën për librin si produkt tipografik, sepse historia e transformimeve tipografike, që nga rrasat e argjilës në të cilën u shkruan librat sumere, babilonase, hitite, e fenikase, nga papiruset ku u shkruan libra egjiptase, hebreje, greke e romake, nga pergamena ku u shkruan libra bizantine, europiane e arabe, nga letra ku u shkruan libra kineze, arabe, europiane e gjithfarë, është jashtë vlerës që ka mbetur konstante në natyrën ndërgjegjësuese të librit. Libri këtu vështrohet si vlerë e vetë natyrës dhe e misionit të njeriut, si pasqyrë ku sublimohet njohja e tij për veten e për botën, në të cilën ai ka mandatin e veçantë të kuptimdhënies. Libri është ndërgjegjësim për ta sistemuar përvojën, për ta freskuar kujtesën, për ta sfiduar të panjohurën, për ta korrigjuar veten. Librat sumere e babilonase, të zbuluara pas shtatë mijë vjetëve, vërtetojnë natyrën unike të njeriut që nga fillesa, të njeriut të paditurisë së pafundme, por i cili kur ndihet i pafuqishëm, i drejtohet instancës hyjnore, përmes shkrimit, përmes librit. Paçka se këta lloj librash, janë klithma e njeriut në përpjekjet e kota të tij për të gjetur ngushëllimin dhe shpëtimin.

Pse ata popuj të lashtë dhe gjuhët e tyre që i dhanë një kuptim botës me anën e shkrimit, librit, nuk mbijetuan? Ndërsa, mbijetuan e u zhvilluan me dinamikë marramendëse popuj të pailuminuar e gjuhë të pashkruara. Po të shohim në rrethimin tonë, fjala vjen, duket si e pabesueshme që mbijetoi shqipja, ndërsa vdiq latinishtja. Në fakt, kjo përvojë dëshmon se ekziston një mekanizëm suprem që i lëviz fatet e popujve, të shoqërive, të gjuhëve, të kulturave e të qytetërimeve.

Këtë të vërtetë na e kujtojnë librat e shenjtë. Ata janë udhëzime si arrihet përkryerja e njeriut, si gjendet ngushëllimi dhe si arrihet shpëtimi. E bukura e gjithë kësaj është se edhe mësimet më të larta e më të dobishme, Zoti i ka emërtuar si libra. Kështu, libri rezulton të jetë forma ideale e komunikimit të njeriut me natyrën e vet, por edhe me Krijuesin e vet.

Por, jo të gjithë librat mbrujnë në vete atë formë ideale të komunikimit. Në ditët tona të lirisë ekstreme të shprehjes dhe të hiperproduksionit që e karakterizon industrinë e librit, kur nuk është e mundshme që të lexohen të gjithë librat që botohen, është e nevojshme të aftësohemi të përzgjedhim libra të mirë e të dobishëm, që do të na ndihmonin të orientohemi më mirë në jetën tonë. Pra, kërkohet aftësim i njeriut që të dijë të zgjedhë ndërmjet librit që është armik i barbarisë dhe librit që mund të jetë mik i barbarëve.

Pikërisht këtu shfaqet roli i rëndësishëm i shtëpive botuese, të cilat seleksionojnë, sistemojnë dhe prodhojnë librin. Pluraliteti i zgjedhjes së tyre është legjitim në kontekstin e tregut të lirë dhe lirisë së shprehjes, por ai prodhon konfuzion. Fjala që thotë se gjithçka që fluturon nuk hahet, vlen edhe për këtë fushë, pra gjithçka që ofrohet për botim, nuk do të thotë që ka edhe vlerë.

Por, varet se kush e definon vlerën. Nëse e definojnë ata që vetë janë të mbrujtur me vlera morale, intelektuale e njerëzore, gjasat janë më të mëdha që oferta të jetë më e dobishme. Përzgjedhja e tyre e librave që ofrohen në treg, ndjek rregullin që t’i shërbehet të vërtetës, duke e ndihmuar njeriun të aftësohet e të marrë vendime të drejta në jetën e tij, ose së paku duke e kufizuar paditurinë e tij.

Meqë librat janë vlerë e vetë natyrës dhe e misionit të njeriut, sikundër u tha më herët, përzgjedhja e duhur e tyre e rrit shansin për atë natyrë njerëzore që të jetë më e lartë, më fisnike.

Shtëpia botuese “Logos A”, e cila po shënon sot njëzetvjetorin e saj, është brenda kësaj strategjie fisnikëruese të lexuesit e vet. Përzgjedhja e librave që botohen në bibliotekat e saj ka për qëllim ofrimin e dijes së dobishme dhe të artit fisnikërues. Këtë e bën herë me më pak e herë me më shumë sukses, por duke qenë gjithnjë brenda këtij misioni. Misioni i qartë, puna profesionale dhe shërbimi korrekt, ia kanë garantuar suksesin tash e njëzet vjet.

Në ambientin kulturor e shoqëror shqiptar, “Logos A” është identifikuar si armik i injorancës së ntrashur, nga periudha e gjatë e pushtimit serb dhe e sundimit komunist, që pati si pasojën më të rëndë çmoralizimin e shoqërisë. Botimi i autorëve dhe veprave që kanë vlera të larta morale e fetare, shkencore e artistike, është një ndihmesë në shërimin e plagëve të rënda që kanë mbetur nga periudha e errët e çmoralizimit dhe defetarizimit të shqiptarëve.

Mrekullia e këtij botuesi nuk ka nevojë të presë të rizbulohet pas mijëra vjetësh, për të na habitur me vlerat e tyre, si shkrimet sumere e babilonase. Këtë mrekulli e kemi te dora dhe mjafton vetëm vullneti që të komunikojmë me të e të ndiejmë se nuk jemi vetëm në përpjekjen tonë për fisnikërim dituror e për përkryerje morale.

Të gjithë njerëzit e Logosit kanë merita për këtë mrekulli të vlerave që i kemi te dora. Natyrisht, më meritori është Adnani, që është timonieri i kësaj ecjeje të zorshme përpjetë. Por, meqë ai është modest, gjë që flet për vlerën e tij të vërtetë, nuk po e veçojmë nga të tjerët. Mjaft e ka kënaqësinë e suksesit të projektit të vet. ■

*(Fjalë rasti e mbajtur më 20 janar 2011, në shënimin e 20 vjetorit të Shtëpisë Botuese “Logos A”, në Shkup.)*



Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës (BIRK) organizoi sesion shkencor për Hasan efendi

# HASAN NAHI, PERSONALITET

**"Gjakova s'e harron, / Gjakova e di, / O nur arsimi, / Hasan Efendi… / Do të jetojë Kosovë e vjetër, / Djep i shenjtë i shqiptarisë / Do të jetojë me kurora të lavdisë…"**
***Rexhep Hoxha***

**Osman D. GASHI**

Kryesia e BIRK-ut, të shtunën më 5 shkurt, në Prishtinë, organizoi sesion shkencor në njëzetvjetorin e vdekjes së Myderriz Hasan efendi Nahit. Në kujtim të jetës dhe veprës së tij u lexuan 22 kumtesa dhe gjashtë persona shpalosën kujtimet e tyre për myderrizin.

I organizuar nën patronatin e myftiut të BIRK-ut, Naim Tërnavës, sesioni shkencor për myderriz Hasan Efendi Nahin, filloi paraditen e së shtunës. Të pranishëm ishin shumë personalitete të fushës së kulturës, shkencës dhe fesë si dhe shumë ish-nxënës e bashkëpunëtorë të hoxhës, atdhetarit dhe dijetarit Hasan ef. Xhehenemi siç njihej në popull, i cili edhe përktheu Kuranin në gjuhën shqipe.

Sesioni shkencor filloi me recitimin e disa ajeteve të Kuranit nga Mustafë Dervisholli e më pas të pranishmëve iu drejtua nikoqiri i këtij organizimi, myftiu Naim Tërnava. Ai pasi përshëndeti pjesëmarrësit e sesionit, fillimisht foli shkurt për personalitetin e Hasan efendisë dhe më pas bëri një rezyme për fatin e shqiptarëve dhe peripecive që ka përjetuar populli ynë pas tërheqjes së Perandorisë Osmane nga këto troje.

*"Pas tërheqjes së perandorisë Osmane nga trojet tona, ndodhën ndodhi, ngjarje e luftëra të papara më herët kundër popullit shqiptar, i cili në shumicë i takonte besimit islam: copëtimi i trojeve etnike shqiptare, gjenocidi i vazhdueshëm gati një shekull mbi këtë popull të pambrojtur, instalimi me dhunë i sistemit komunist ateist, i cili kishte për qëllim largimin e popullit nga besimi në Zotin Një. Për të arritur këtë nuk mbeti pothuajse mënyrë e metodë pa u përdorur kundër muslimanëve në Kosovë. Rezultat i kësaj ishte edhe largimi i shumë vëllezërve e motrave tanë nga trojet tona etnike shqiptare, si në Turqi, Siri, Egjipt, e vende të tjera nëpër Evropë e Amerikë"*, – u shpreh myftiu Tërnava.

## Zoti e dërgoi Hasan Nahin si simbol të shpresës për një të ardhme më të mirë

Ai në fjalimin e tij shtoi më tutje se pikërisht në këtë situatë ku ishte vështirë të mendohej të bëhej diçka për fe, hoxhallarët e popullit tonë iu kundërvunë sistemeve dhe hapën mejtepe e medrese që shqiptarët të shkolloheshin për fe e atdhe. Kur sistemi u egërsua së tepërmi kundrejt çdo gjëje islame lindi efendi Nahi si shpresë për një të ardhme islame në trojet tona.*"Në këtë kohë tepër të vështirë të popullit shqiptar nga aspekti fetar e kombëtar nga pushteti i atëhershëm ishin rrënuar e mbyllur shumë xhami, të gjitha medresetë e mejtepet, me qëllimin e vetëm që muslimanët të mos kishin shpresë për ardhmërinë e tyre e të emigronin nga Kosova. Hoxhallarët tanë, nuk u dorëzuan edhe pse mbretëronte një gjendje e jashtëzakonshme. Arritën që në vitin 1951 të hapin Medresenë Alaudin. Me hapjen e Medresesë kthyen edhe shpresën e humbur për një të ardhme sa më të mirë të Islamit.*

*Në këtë kohë kur besimtarët jetonin ditë tepër të vështira, kur luftohej çdo gjë islame, i madhi Zot e dërgoi Hasan efendi Nahin, i cili ishte edhe simboli i shpresës për një ardhmëri më të mirë. Hasan efendi Nahi ishte një model i papërsëritshëm. Ai i qëndroi besnik fjalës së Allahut.* ***"Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën e dhënë Allahut, e disa prej tyre e realizuan premtimin duke dhënë jetën, dhe ka prej tyre që janë duke pritur (ta zbatojnë) dhe ashtu nuk bënë kurrfarë ndryshimi"****. (El-Ahzab-23)."* – tha më tutje myftiu i Kosovës në fjalimin e tij.



# ' I MADH I FESË DHE I KOMBIT

Biografia e Hasan Nahit



Myderriz Hasan Efendi Nahi ishte njëri prej hoxhallarëve, dijetarëve dhe atdhetarëve më të mëdhenj jo vetëm të Gjakovës, por të mbarë Kosovës. Është djali i Myderrizit, Islam Efendi Nahit, dijetarit të shquar të Medresesë së Madhe të Gjakovës, që i dha dritë krejt Kosovës. Lindi më 12 mars 1905, në Gjakovë, ku i kreu mësimet fillestare. Po në Gjakovë diplomoi në Medresenë e Madhe, ku pas diplomimit, për tri vjet ligjëroi Sintaksën e Gjuhës Arabe, duke e zëvendësuar babanë.

Hasan efendi Nahi, në muajin shtator 1930, nga Gjakova, me dy shokë, Mulla Tahir Brovinën dhe Mulla Asllan Cërmjanin, u nisën në këmbë nëpër Qafë të Morinës deri në Shkodër e nga Shkodra në Durrës, ku arritën pas dy javësh…

Qëllimi i këtij udhëtimi ishte shkollimi. Nga Durrësi dolën në Greqi, saktësisht në Pirea, pastaj në Aleksandri dhe më në fund në Kajro të Egjiptit, ku u regjistrua në fakultetin "Kismi Ali" (Shkalla Superiore), ku brenda katër vitesh e kreu me rezultat të shkëlqyeshëm dhe diplomoi në Universitetin El-Az'har.

Myderriz Hasan Efendi Nahi, mbasi diplomoi u kthye menjëherë në Gjakovë, por shërbeu më shumë nëpër Kosovë, si në Ferizaj, Prizren, Gjakovë dhe, më në fund, në Prishtinë.

Nga viti 1935 ishte Myderriz në Medresenë e Ferizajt, ku mbante ligjërata në gjuhën shqipe, e cila në atë kohë ishte e ndaluar. Por ai predikoi edhe nëpër shumë lokalitete të tjera të Kosovës.

Një kohë ka qenë drejtor i Medresesë "Mehmed Pasha" të Prizrenit, 1943, po në Prizren ka shërbyer edhe si kryemyfti i Rrafshit të Dukagjinit. Për dhjetë vite ka shërbyer si imam në Gjakovë.

Njëzet vjet (1958-1978) ishte profesor në Medresenë "Alauddin" të Prishtinës, derisa doli në pension me nder!

Në pension nuk pushoi, por punoi për përkthimin e Kur'anit të Shenjtë nga gjuha arabe në gjuhën shqipe, i cili u botua në vitin 1988, në Prishtinë, në tirazh prej 5 000 kopjesh. Për të parë dritën e botimit, Hasan Nahi kishte shitur shtëpinë dhe financoi personalisht botimin e Kuranit pa ndihmën e askujt.

Në dokumentet sekrete të Beogradit, të publikuara nga historiani, Dr. Hakif Bajrami, prej të gjithë ulemave të Kosovës, Myderriz Hasan Efendi Nahi i Gjakovës ishte cilësuar si "ideologu më i rrezikshëm", ngaqë nuk lejonte kurrsesi që shqiptarët të shpërnguleshin nga Gjakova, nga Kosova.

Kanë mbetur të paharruara fjalët e Myderriz Hasan Efendi Nahit, që ua kishte thënë me guxim të paparë pushtetmbajtësve komunistë, më 1956 , kur e mbyllën Gjimnazin e Gjakovës:

"Ma mirë kallni krejt Gjakovën, se ta mbyllni Gjimnazin…"

Poeti, Rexhep Hoxha, për këtë ngjarje, që ka pasur jehonë të madhe, në një poezi shumë të bukur, e ka përjetësuar hoxhën, Hasan Efendinë, ku, ndër të tjera, shkruan:

*Gjakova nuk bën pa gjimnaz*
*Gjakova për shkollë luftoi*
*E paturpësia zyrtare,*
*Një hienë e mallkuar*
*Kur pa zemërimin e yjeve,*
*Guximin e së drejtës së amshuar,*
*U hap qielli nga një fjalë e prerë,*
*Shkëlqyen yje, mijëra të tjerë.*
*Do të jetojë Kosovë e vjetër,*
*Djep i shenjtë i shqiptarisë*
*Do të jetojë me kurora të lavdisë…*

Ndërroi jetë më 5 shkurt 1991 në Prishtinë, në moshën 86 vjeçare. U varros në vendlindje, në Gjakovë, më 6 shkurt 1991, mbasi iu bënë shërbimet fetare në Xhaminë e Hadumit, e cila ishte mbushur përplot, të ardhur nga mbarë Kosova për ta nderuar këtë hoxhë, dijetar dhe atdhetar …

*Biografi e shkruar nga Mexhid YVEJSI, Gjakovë*

Në fjalimin e tij, myftiu në përmbyllje theksoi se si nxënës i Hasan efendisë, siç e quanin të gjithë, i kujton shumë porosi të tij. I përmendi edhe virtytet dhe aspektin fizik të hoxhës së nderuar Hasan Nahit. Edhe pse kishin kaluar 20 vite nga kalimi i hoxhës në përjetësi, prapëseprapë mësimet, veprimtaria dhe sjelljet e tij kanë mbetur të freskëta. Duke u lutur që Zoti Fuqiplotë ta shpërblejë veprën e hoxhës Nahi, myftiu përfundoi fjalën e tij përshëndetëse. Ja një nga porositë që ua kishte lënë Hasani nxënësve të tij: *"Çdo popull i cili dëshiron të sigurojë të ardhmen e tij, duhet të harxhojë sa më shumë energji për të edukuar brezin e ri në rrafshin fetar dhe atë kombëtar. Një popull që le pas dore edukimin e brezit të ri, duke lakmuar qytetërime e kultura të huaja, vë në rrezik identitetin e vet."*

## Sesion i pasur shkencor me 22 kumtesa

Sesioni ishte i ndarë në dy seanca. Në seancën e parë u referuan gjashtë kumtesa, të cilat trajtuan jetën e Nahit: **Esat Rexha:** *Hasan efendi Nahi (1905 – 1991)*; **Mexhid Yvejsi:** *Myderriz Hasan ef. Nahi është bir'i Gjakovës, por i takon gjithë Kosovës...*; **Dr. Nehat Krasniqi:** *Reflekse të traditës kulturore të vendlindjes në personalitetin e Hasan efendi Nahit*; **Dr. Fahrush Rexhepi:** *Myderriz Hasan efendi Nahi (1905-1991), (Dijetar e atdhetar i shquar në mbarë Kosovën)*; **Mr. Qemajl Morina:** *Hasan ef. Nahi student në "Al-Az-har" të Kajros*; dhe **Sadik Mehmeti:** *Hasan ef. Nahi myderriz në Medresenë "Mehmet Pasha" në Prizren.*

Në seancën e dytë të këtij sesioni shkencor u referua për kontributin e efendi Nahit në fushën e arsimimit dhe edukimit dhe në veprimtarinë e tij intelektuale. **Prof. dr. Qazim Qazimi:** *Hasan ef. Nahi myderriz dhe pedagog në Medresenë e Mesme "Alaudin" në Prishtinë*; **Mr. Elez Ismaili:** *Muderriz Hasan Nahi-hoxhë dhe tribuni i popullit të vet*; **Vehap Shita:** *Hasan efendi Nahi pishtar i arsimit kombëtar*; **Dr. Muhamet Pirraku:** *Myderriz Hasan ef. Nahi pishtar dhe përkrahës i arsimit kombëtar shqiptar*; **Ma. Alban Dobruna:** *Kontributi i Hasan ef. Nahit në mbrojtje të Gjimnazit të Gjakovës*; **Dr. Mehmet Halimi:**

*"Fryma kombëtare në veprimtarinë e Hasan efendi Nahit"*; **Resul Rexhepi:** *Hasan efendi Nahi përkthyes i kuptimeve të Kuranit në gjuhën shqipe*; **Akad. Feti Mehdiu:** *Karakteristika në ribotimet e përkthimit të Kurani Kerimi nga Hasan ef. Nahi*; **Dr. Ramiz Zekaj:** *Kultura e përkthyesit të Kuranit në shqip Hasan Efendi Nahi*; **Prof. dr. Xhevat Lloshi:** *Lëvrimi i shqipes në shërbim të gjuhës së shenjtë të Kuranit*; **Ilmi Rexhepi:** *Sprovë për klasifikimin teorik të metodës së përkthimit të Kuranit nga Hasan ef. Nahi*; **Lavdim Behrami:** *Myderriz Hasan ef. Nahi përkthyes dhe komentues i Kuranit në gjuhën shqipe*; **Mr. Jahja Hondozi:** *Si i ka përkthyer Hasan ef. Nahi, prezentin dhe imperativin kategorik*; **Ali Vezaj:** *Koment i një letre të Hasan efendi Nahit të vitit 1978*; **Elez Osmani:** *"Kujtime për Alimin - Hasan Efendi Nahin"* dhe në fund me kumtesën *"Personaliteti i Hasan ef. Nahit në shtypin shqiptar"* nga **Ramadan Shkodra** u përmbyll seanca e fundit e sesionit.

## Pa fe, as atdheu nuk mund të përparojë

Përveç 22 kumtesave që u lexuan në këtë sesion shkencor u diskutua nga emra eminentë për protagonistin e këtij organizimi, Hasan efendiun.

Dr. Mehmet Halimi theksoi: "Gjuha është gjah, kurse shkrimi është kurth, e kurthi e zë gjahun, andaj është mirë që kujtimet e shpalosura këtu të shkruhen dhe mos harrohen", duke propozuar që të gjitha ato që u thanë në këtë sesion të botohen në një libër nga organizatori.

Më tutje në diskutimet e tyre, akademik Pajazit Nushi dhe ish-myftiu i Kosovës Jetish ef. Bajrami folën për personalitetin e Hasan Nahit. Nushi u shpreh se kemi ndier nevojën si popull që Kuranin ta kemi në shqip dhe Hasan Nahi i hyri kësaj pune dhe ia doli me sukses. Kur Nushi e kishte pyetur Nahin për dallimet e bashkësive fetare në Shqipëri dhe Kosovë, gjatë periudhës së monizmit, Nahi i ishte përgjigjur me shaka: *"Shko pyete Enver Hoxhën"*, por pastaj i ishte përgjigjur se, pa fe, as atdheu nuk mund të përparojë.

Kurse Jetish ef. Bajrami për Nahin u shpreh se ai i kishte kaluar kufijtë artificialë shqiptarë. Nahi ishte shembull i hoxhallarëve që kanë punuar sa për fe, aq edhe për atdhe dhe se tempujt fetari islamë nuk janë e as nuk kanë qenë kurrë tempuj të errësirës, siç ishin etiketuar.

Për Hasan efendiun diskutuan edhe poeti Rexhep Hoxha, Isa Bajçinca dhe Hajrullah ef. Hoxha.

Në fund të këtij aktiviteti, i cili zgjati gjashtë orë, u vlerësua se me takime të këtilla formohet dhe ndërtohet historia. Përmes këtyre kujtimeve ne njohim më për së afërmi bijtë e popullit tonë që kontribuuan për arsimimin dhe edukimin e brezit të ri. ■



**Intervistë me poetin Kreshnik Berisha**

# Poezia është hiri i jetës

**Intervistoi: Besime RRUSTEMI**

Me një shikim të prehtë prej poeti, me një buzëqeshje të fshehur nën lëkurën e fytyrës, fliste ngadalë e bindshëm për poezinë, si diçka të çmuar në shpirt.

Vazhdimisht gjatë bisedës pinte cigare dhe në tymin e cigares fliste për poetët e ndryshëm botërorë. Me një kënaqësi të madhe citonte fjalët që ata kishin thënë për poezinë, për këtë mbretëreshë të artit.

Nga fjalët e shumta që kishte për poezinë, Kreshnik Berisha e ruante përherë arsyetimin se poezia është shkrim shpirti, që është e mbështjell nga figura në përjetim, pse jo edhe rebelim personal për 'Tash' dhe 'Atëherë'. Ky meditim i Berishës perceptohej thellë, duke shkrirë brenda vetes kohët personale, duke kërkuar përherë me një gjuhë metaforike kohën e dëshiruar të shkrimit empirik në hirin e jetësimit neutral, si një rikthim i pashkëputur në kohë përjetimi. Poezia nuk është jashtë empirisë subjektive. "Nëse njeriu dëshiron të shkëputet nga një gjë, nga një e kaluar çfarëdo qoftë ajo, atëherë duhet ta shkruajë atë. Kur them ta shkruajë, mendoj në stilin letrar, poezi qoftë a prozë. Unë e besoj këtë". Janë këto fjalët që me bindje dhe me një dashuri prej poeti fliste për poezinë, e cila ishte edhe tema e bisedës sonë.



**PAQJA :** ***Ju shkruani poezi dhe i përkisni poetëve të brezit të ri. Çfarë do të thotë poezia për ju?***

**BERISHA:** Shkrimtari im i preferuar anglez, Oscar Wilde, shkruante: "Ai e jetonte poezinë të cilën s'mund ta shkruante. Të tjerët e shkruajnë atë që s'munden dot ta realizojnë". Kjo më koincidon bukur me një citat në librin e shenjtë, në Kur'an, ku thuhet për poetët se "ata (poetët) e thonë atë që nuk e bëjnë". Ndoshta këto dy pikëpamje rreth poezisë dhe poetëve mund të kenë interpretime të ndryshme. E se çfarë thotë poezia për mua? Mbase poezia është rebelimi i poetit kundër asaj që ai është, siç ka thënë James Branch Cabell.

**PAQJA:** ***Të shkruarit është shfryrje e mllefit të subjektit, apo kënaqësi për subjektin? Çfarë mendoni për këtë fenomen?***

**BERISHA** – Poezia, thjesht, është një dëshmi, evidencë e jetës - thotë poeti bashkëkohor kanadez, Leonard Cohen. "Nëse jeta të djeg mirë, poezia është hiri i saj",- vazhdon ai. Unë mendoj të dyja bashkë. Edhe shfryrje, edhe kënaqësi. Kjo shfryrje emocionale mund të mos jetë, detyrimisht, mllef. Mund të jetë dhe një gjë e bukur. Ndërsa kënaqësia vjen pastaj. Pas çlirimit. Nëse njeriu dëshiron të shkëputet nga një gjë, nga një e kaluar çfarëdo qoftë ajo, atëherë duhet ta shkruajë atë. Kur them ta shkruajë, mendoj në stilin letrar, poezi qoftë a prozë. Unë e besoj këtë.

**PAQJA:** ***Ju jeni autor i librit poetik "Nata në Kryeqytet" (2008). Çfarë do të thotë ky libër për ju?***

**BERISHA:** Është libri im i parë dhe një kohë të gjatë e kam dashur. Nuk them se tani më nuk jam i lidhur me të, porse mendoj që më të mirën nuk e kam shkruar ende.

**PAQJA:** ***Jeni cilësuar nga kritika si një poet me frymë të re në poezinë shqipe, çfarë mendoni për këtë vlerësim nga kritika shqipe?***

**BERISHA:** Sigurisht, jam ndierë mirë kur kritiku Flamur Maloku në studimin për poetët e rinj të dekadës së fundit në Kosovë më ka vlerësuar ashtu. Kjo ka ardhur pas një pauze të gjatë, ndoshta prej 2 vjetësh nga botimi i librit. Flas për kritikët kosovarë sepse nuk jam në dijeni nëse është shkruar për librin tim në Tiranë.

**PAQJA:** ***Libri juaj u botua në Tiranë e jo në Prishtinë, a mund të na i thoni arsyet?***

**BERISHA:** Nuk arrita të gjeja donacione për botimin e librit në Prishtinë. Kërkoja gjithandej, por shkresat më ktheheshin mbrapsht. Nuk njihja njeri atëkohë. Dhe ishte e mërzitshme. Por edhe sfiduese gjithashtu. Derisa në panairin e librit në Prishtinë, më 2008, ndalova tek një tendë ku pashë pothuajse veç libra të Ismail Kadaresë dhe kërkova përgjegjësin e saj. Më thanë se ndodhej në bufenë e improvizuar në katin e dytë të pallatit të kuq, ku dhe mbahej panairi. Më dhanë emrin dhe u ngjita shkallëve, duke përsëritur emrin e tij. Bujar Hudhri. Ai ishte në një tavolinë të rrethuar me miq botues dhe pasi u




shqua i kërkova të bisedonim. Në tavolinën tjetër pasi i dhashë dorëshkrimin z. Hudhri m'u përgjigj shkurt. 'Mund të jesh djalë i mirë, - më tha, - por të shkruash keq dhe nuk të botoj. Mund të jesh djalë i keq por të dish të shkruash dhe të botoj- shtoi, - dhe më pëlqeu ajo që tha. Dhe pas dy ditësh, nga Tirana mora një telefonatë nga ai. Do të ma botonte pa nxjerr asnjë grosh nga gjepi. Atëkohë nuk dija si shkonin këto punë dhe nuk e çmova shumë. Tani i jam shumë mirënjohës. Dhe pas disa muajsh në njërën prej librarive që bashkëpunon me Sh.B "Onufri" mora disa ekzemplarë të librit. Qe një ndjenjë e mirë. Kjo është e gjitha!

**PAQJA :** ***Si është pritur libri juaj "Nata në Kryeqytet" nga lexuesi shqiptar?***

**BERISHA:** Vështirë ta bësh një matje të këtillë. Sepse poezia, në përgjithësi, lexohet pak te ne, sidomos në Tiranë. Mbase në Prishtinë pritet më mirë. E sa për librin tim e kanë lexuar disa nga profesorët e mi, përfshirë këtu miqtë, dhe u pata pëlqyer. Prej tyre për shembull prof. Agim Vinca, pastaj Ibrahim Berisha e Masar Stavileci, të cilët më patën përgëzuar. Kurse profesori Ramiz Kelmendi pati vendosur ta botonte poemën "Mbrëmja e fundit në qytet" në revistën mujore të universitetit. Por, për shkak të gjendjes së tij shëndetësore, botimi ishte shtyrë dhe me sa di nuk ka dalë asnjëherë më.

**PAQJA:** ***Sa është e vështirë të jesh poet në këtë kohë, sidomos në Kosovë?***

**BERISHA:** Nuk mendoj se është vështirë të jesh poet në këtë kohë. E them këtë për dy arsye. E para, nëse mendohet e mira materiale, pothuajse askund në botë nuk mund të mbështetet poeti nga të ardhurat që i sjellin librat e tij. Ka perënduar ajo kohë kur poetët jetonin nëpër pallatet mbretërore. Prandaj, poeti ose shkrimtari detyrimisht duhet ta llogarisë shkrimin hobi dhe jo profesion. Dhe tjetra, të qenit vrojtues dhe kritikë ndaj realitetit, që janë tipare të pandashme të shkrimtarit, nuk besoj se është ndonjë mallkim që duhet bartur mbi supe. Mbase kështu mund të kem menduar më herët.

**PAQJA:** ***Sa vlerësohet poezia nga lexuesit kosovarë?***

**BERISHA:** Sigurisht se te ne në Kosovë, në përgjithësi, ka mungesë kulture të leximit. Mbase dhe jemi në një tranzicion ta quaj social. Unë nuk bëj pjesë tek ata që himnizojnë të shkuarën, porse disa nga vlerat e gjeneratës së kaluar do të duhej t'i trashëgonim. Për shembull, dashurinë ndaj librit. E kam parasysh gjithë zhvillimin teknologjik dhe informativ, porse besoj se zhvillimi i një shoqërie varet nga libri. Megjithatë nuk është gjithçka zi. Ka shumë të rinj që nuk ju vjen turp të tregojnë që kanë lexuar këtë ose atë libër. Ka shumë prej tyre që e kritikojnë heshturazi këtë kulturë të mosleximit dhe krekosjes që është zhvilluar pas hapjes dhe çlirimit. E sa për poezinë, dua të besoj se ka një këndellje. 'Për të pasur poet të mëdhenj, duhet të ketë një audiencë të shkëlqyer' - thoshte poeti amerikan, Walt Whitman. ■



Vështrim

# MBI POETIKËN DI

Imer TOPANICA

## 1. Piktura dhe poezia

Lexuesit të përkushtuar shpesh i duhet t'i shtrijë kërkimet e tij përtej kornizave të një vepre artistike, në mënyrë që t'i gjejë kuptimet më të drejta që ndërton ajo vepër, apo pjesë të caktuara tekstore të saj. Në këtë rrafsh, kënaqësia që të ofron një tekst i tillë specifik mund të jetë e mangët pa këto kërkime e përplotësime. Marrëdhënia e letërsisë me artet e tjera është identifikuar në historinë e studimeve si marrëdhënie e artit me artin. Kujtoj këtu shembujt që japin Rene Velek dhe Ostin Voren (Rene Wellek dhe Austin Warren), në librin e tyre Teoria e letërsisë në kapitullin e njëmbëdhjetë, gjegjësisht të titulluar si: Letërsia dhe artet e tjera. Në një rast ata na kujtojnë shprehje të tilla si: Ut pictura poesis (poezi si një foto) nga Horaci, duke na dhënë neve të drejtë për të kuptuar rrjetin e komunikimeve në mes veprave artistike që nga ekzistimi i tyre. Van Goghu Kosovar, drama e Ilir Muharremit, jep shkas për një kërkim të sojit të tillë, përtej kornizave të saj, respektivisht për katarsis më të plotë...

## 2. Brenda dramës 'Van Goghu kosovar'

Siç e thamë, në rrafshin semantik, fillimisht na duhet t'i zbërthejmë vëniet simbolike të emrit të piktorit si titull vepre, pjesët e teksteve nga letërkëmbimi i piktorit holandez me vëllanë e tij, si një shtresë intertekstuale (në funksion si paratekste), brenda strukturës së dramës. Nga këtu, është e nevojshme që ta kujtojmë historinë e artit dhe biografinë e piktorit të madh holandez Van Gogh. Nga kjo kujtesë do të ishte e mjaftueshme t'i shkëpusnim këto veçanti të karakterit të tij, se ai ishte një artist i vetmuar në një pjesë të madhe të kohës, i përkushtuar tërësisht pas pikturës, por që pësoi një krizë mendore, u çmend dhe në një rast preu veshin e tij. Për një pozicionim tonin më të drejtë karshi veprës dramatike Van Goghu Kosovar, po sjellim një fragment nga një letër e tij, dërguar vëllait të tij që e mbështeste moralisht dhe materialisht, në rrugën e tij të kërkimit të shprehjes së drejtë artistike, në artin e pikturës:

# RAMATIKE TË DRAMËS 'VAN GOGHU KOSOVAR'

'Më erdhi në kokë një mendim i ri dhe ja, shikoje skicën për të... kësaj radhe nuk është gjë tjetër përpos dhoma ime e fjetjes, veçse këtu tërë punën ka për ta bërë ngjyra dhe, duke u dhënë një tingëllim më të madh sendeve me anë të thjeshtëzimit, ngjyrat kanë për ta dhënë idenë e prehjes apo gjumit në përgjithësi...'

Me këtë fragment ne deshëm ta përplotësojmë idenë e karakterit të Van Goghut , pozicionin e tij të guximshëm karshi pikturës dhe kërkesat që ai ia shtron vetes. Vetëmohimi i papërsëritshëm i tij në historinë e artit, jep frute. Sot në botë ekziston një numër veprash të mrekullueshme të tij. Duke i shikuar ato, ne përjetojmë guximin artistik për ta përshtatur figurën e tij dhe ngjyrën e tij në pajtim me kërkesat estetike që pretendon t'i jap recipientit. Në përgjithësi njihet qasja e tij novatore ndaj pikturës, si nevojë dhe si fushë mbi të cilën duhet të pasqyrohet ndjenja dhe jo besueshmëria.

Tashmë, besojmë se mjaft rrëfyem për Van Goghun si piktor real, po ç'funksion merr ai kur vihet si titull i një drame? Këtë do të përpiqemi ta shpjegojmë në vazhdim të 'leximit' tonë. Nëse poetika dramatike e Van Goghut kosovar përpiqet ta rindërtojë një 'rrëfim' dramatik të përafërt me historinë e Van Goghut real, atëherë këtë mund ta shpjegojmë si paralelizëm fenomenesh, respektivisht, përpjekje që të riprodhohet një histori e ngjashme Van Goghiane në një kontekst kohor, kulturor, social e politik të ndryshëm me atë që njihet nga biografia e tij. Efekti i gjithë kësaj 'hileje artistike' është te tendenca për ta forcuar shprehjen artistike, për t'i dhënë kuptim më të madh rolit të artistit brenda historisë dramatike dhe për t'i dhënë një variant të mundshëm leximi, secilit që merret me të. Pra, kërkimet tona do të na çonin drejt gjetjes së kuptimeve si: Fati i artistit dhe sakrifica e tij për artin e tij shpesh e dërgon atë në fatalitet dhe kjo mund të përsëritet në çdo kontekst kohor, social, politik dhe gjeografik. Kjo e fundit mund të identifikohet edhe si ide e poetikës dramatike të Ilir Muharremit.

### 3. Shtresimi intertekstual




Tetë skena e ndajnë dramën e Ilir Muharremit përbrenda strukturës, ndërkaq vetëm e para shënjon një situatë të ndryshme psikologjike në botën e karakterit/ heroit kryesor, nga momentet e tjera. Në esencë, gjendja e rëndë psikologjike, në pamjet e tjera, vetëm sa vjen e rëndohet aq shumë sa që këtë e dërgojnë në prag të çmendurisë. Kjo është vija fabulare. Skenat emërohen me titujt si: 1) Vrasja e familjes së Rafaellos; 2) Profesor Rafaello; Ëndrra e Rafaellos; 4) Mona Liza; 5) Shpëtimi nga vdekja; 6) Nëna dhe Rafaello; 7) Zgjimi nga ëndrra; dhe: 8) Zbulimi i çmendurisë. Secila nga këto skena, shoqërohet nga një fragment, nga ndonjë tekst i letrave të njohura të Van Goghut - që ia dërgon vëllait të tij Teos, si parahyrje, si paratekst. Duke i lexuar me vëmendje këto tekste dhe duke lexuar dialogët dhe monologët përbrenda dramës, shohim shumë qartë që nuk kanë asnjë lidhje semantike, nuk funksionojnë si mundësi paraleximesh. E vetmja gjë që mund t'i lidhë këto shtresa brenda tekstit është dashuria që shpreh piktori holandez për pikturat e tij, shpjegimi që ua bën ai pikturave në këto tekste dërguar vëllait të tij, Teos dhe dashuria deri në çmenduri që ka Rafaello, si personazh, për pikturat në 'historinë' dramatike të Van Goghu-t

Kosovar. Pra, bashkimi i historive paralele, reale dhe fiktive, bëhet në kuptimin e dashurisë dhe intensitetit të barabartë që kanë të dy heronjtë e historive për artin dhe pikturën. Dhe kur paralelizohen këto dy histori, 'fragmente' nga historia reale, futen brenda strukturës dramatike të përpunuar dhe të përshtatur në kontekstin historik, social, politik dhe gjeografik të ri. Pra tekstet, fragmentet e letrave të Van Goghut e ruajnë origjinalitetin dhe kuptimin e tyre fillestar. Ato nuk ndryshojnë, nuk marrin pjesë dhe nuk funksionojnë brenda tekstit të dramës si struktura të inkuadruara semantike, por provojnë ta rikujtojnë lexuesin për dashurinë dhe madhështinë e të qenit artist, piktor sepse fuqia e pikturës, sipas letrave, është fuqi që e sfidon jetën. Ajo kërkon sakrificë të madhe, pavarësisht rrethanave.

## 4. Konteksti dhe ideja

Në fillim të skenës së parë, lexuesi njoftohet me ambientin, kohën dhe gjeografinë që janë konteksti mbi të cilën fillon thurja e fabulës.

'Viti 1999. Kohë lufte. Në një shtëpi në periferi të Pejës...'

Në këtë akt ndodh akti i vrasjes së familjes së Rafaellos. Kjo pjesë duhet të lexohet dy herë radhazi sepse këtu qëndron thurja e fabulës dhe nga këtu mund të nisim me zbërthimin e idesë. Rafaello e përjeton masakrimin e familjes si diçka tepër të rëndë. Ky akt shkakton çmendinë e tij. Ai fillon të vuajë. E vetmja gjë që ruhet në psikikën e tij është dashuria dhe aftësia për të bërë art. I impresionuar nga pikturat dhe jeta e Van Goghut, ai provon ta arrijë të paarritshmen. Madje për t'i shëmbëllyer atij, ai lëndon veshin e tij, por që nga dhimbja e madhe që i shkakton prerja, ai s'arrin ta këpus të tërin. Ndërkohë i prekur nga skizofrenia, ai e kupton se është i sëmurë në fund të aktit të fundit, dhe pranon ndihmën e Dr. Bujar Berishës. Ndoshta përfundimi është paska i zbutur dhe nuk na lejon një identifikim paralel të historisë tragjike të piktorit holandez Van Gogh dhe historisë së heroit letrar/fiktiv në fjalë. Kjo mbase është bërë me qëllim të shmangies nga reminishenca përtej letrare. Në realitet edhe kështu mund të lexohet. Sido që të jetë, ideja identifikohet pikërisht në këtë rrafsh, në një rrafsh krahasimesh, kërkimesh në historitë paralele që bart natyra e tekstit, e para, e heroit real dhe e dyta, historia e heroit fiktiv. Historia e parë është bartëse e idesë dhe me këtë fuqi të ruajtur ideore, inkuadrohet përbrenda tekstit dramatik të Ilir Muharremit. Biografia e Van Goghut na flet për një sakrificë të artistit deri në çmenduri. Te drama e Ilirit, Rafaello pëson krizë pikërisht duke u dhënë aq shumë pas pikturës dhe aktit të pikturimit. Të kujtojmë edhe njëherë fillimin e aktit të parë: gjatë kohës që ai po pikturonte, hyjnë paramilitarët serbë dhe ia masakrojnë familjen, ndërkaq ky shpëton i gjallë, por çmendet. Pra, paralelizmi ndodh në këtë rrafsh, në këtë segment dhe e gjithë kjo zbulon idenë e poetikës dramatike të Van Goghut Kosovar. Ajo mund të përcaktohet kështu: artisti ka fuqi të sakrifikojë për artin e tij deri në një skajshmëri totale dhe historia e sakrificës së tillë mund të gjendet kudo në rruzull. Apo mund ta formulojmë edhe më ndryshe: fati i artistit kosovar, deri pas luftës,, ka qenë fat tragjik, por ai nuk ka hequr dorë nga arti, duke sakrifikuar gjithçka për të, për të bukurën, për jetën, për lirinë, duke shëmbëllyer në shumë rrafshe me fatin e artistëve të mëdhenj, por duke pasur një fat më tragjik sesa ata..

Do ta mbyll me një fragment të shkurtër nga një letër e Vincent Van Goghut drejtuar vëllait të tij, në të cilën ai rrëfente për vullnetin e çeliktë të tij, në rrugën e kërkimit të së përkryerës artistike.

' I dashur Teo,

Unë kërkoj, vrapoj pas qëllimit tim, dhe këtë e bëj me gjithë zemër, gjithmonë në kërkim, por asnjëherë nuk e kam gjetur të përkryerën. '

Kam guximin të shtoj në fund se kërkimi i piktorit dhe dëshira e tij e kërkimit të së përkryerës sikur është përplotësuar me dramën e Ilir Muharremit, Van Goghu Kosovar. Sepse fati i artistit me artistin ngjan kudo dhe kurdo... ■

# Me Jusuf Gërvallën

E ndalën diellin, e ndalën dritën

E ndalën lulen, pa çelur.

E bënë krimin, po s'e shuan jetën.

Gënjyen e zhgërryen, vodhën e dogjën

Sulmuan e pushkatuan

Por shqiptarët gjallë shpëtuan.

Buka s'u poq në zjarr.

Nëna priste çdo ditë me mall.

Babanë robëria e dogji,

zërin tënd nga veshi kurrë se largoi.

Motra pret e qetë, mos i vjen letër a këngë

Por letrat i shpërndan era.

E kënga jehon sa herë që vjen pranvera.

Fletët i shpërndau era, por kopjet u

thurën në vargje.

E vargjet me shumë shkronja i bënë ballë

çdo furtune.

Ashtu siç ëndërruan prore, pa parë pikë drite.

Derisa fituam edhe pa armë fare.

Melodia kurrë nuk do të pushojë

E kënga e plotëson çastin e boshatisur.

E dielli prapë do të bëjë dritë.

Përplot lule të reja çelën

Çelën edhe u rritën

U bënë mburojë e dhimbjeve

Dhimbjeve, e mallit të nënës.

Vuajtjet kurrë s'u harruan

Por lulet e reja dhimbjen e lehtësuan.

Rrezet e ndritura plotësojnë çdo zbrazëti sa herë

Me këngët e thurura plot melankoli.

**Sadbere BEQOLLI-BIÇKU**

# NË KËRKIM TË BOTËVE SI E JONA

**Agim AVDIU**

Sonda e NASA-s, "Kepler", këto ditë ka zbuluar një sistem diellor me gjashtë planetë, pesë prej të cilëve të ngjashëm me Tokën. Ajo shkon te çdo yll dhe studion përmasat, temperaturën dhe kushtet e jetës. Me "syrin" e saj gjigant rreth një metër, teleskopi hapësinor kërkon të gjejë diejt që ndriçojnë Rrugën e Qumështit. Misioni i saj është të gjejë planetët ku mund të ketë jetë, në një rreze prej 3 mijë vitesh dritë nga ne. Tani, për herë të parë, gjashtë botë të reja kanë hyrë në hartën e universit. Gjashtë planetët orbitojnë rreth një ylli të vetëm (të quajtur Kepler-11) dhe kanë shumë aspekte interesante. Edhe pse janë shumë të nxehtë për të qenë të banueshëm (500 gradë), kanë për shembull një "zemër" të akullt, si pasojë e presionit atmosferik mbi pjesën e brendshme. Pesë nga gjashtë planetët janë shumë afër, që nëse do të kishte një formë jete inteligjente që t'i popullonte, me siguri do të kishte mësuar të shkonte nga njëri te tjetri. E ndërsa në të kaluarën, planetët e vëzhguar ishin të gjithë shumë të mëdhenj, më të ngjashëm me Jupiterin se sa me Tokën, në sistemin diellor të vëzhguar nga syri gjigant i "Kepler"-it, në një largësi rreth dymijë vite drite larg nesh, pesë nga gjashtë protagonistët kanë përmasa të krahasueshme me planetin tonë. Pesë planetët e para kanë një orbitë shumë të afërt me diellin dhe kryejnë një rrotullim të plotë në 10-47 ditë. Planeti i gjashtë ka një orbitë shumë më të ndryshme dhe qëndron shumë më larg. "Gjashtë planetët janë të formuar kryesisht nga gazra dhe pjesë shkëmbore, por me siguri që duhet të ketë edhe ujë", - shpjegon Jack Lissauer, një prej shkencëtarëve të NASA-s, të cilët analizuan të dhënat dhe autor i artikullit mbi këtë zbulim të madh të publikuar në revistën "Nature". "Pjesa shkëmbore mbulon pjesën më të madhe të masës, ndërsa gazi pjesën më të madhe të vëllimit. Të gjithë këto objekte ishin shumë afër me njëri-tjetrin". Sonda e NASA-s, e quajtur ndryshe si "gjuetari i tokave", ka zbuluar deri tani rreth 500 planetë jashtë sistemit diellor, por asnjëherë gjashtë në një herë të vetme dhe rrallë me dimensione kaq të vogla. "Vetëm një gjeneratë më parë, ekzistenca e planetëve që nuk i përkisnin sistemit diellor konsiderohej si fantashkencë. Sot numërohen me qindra", - kujton administratori i agjencisë hapësinore amerikane Charles Bolden, duke iu referuar faktit se zbulimi i parë i një toke të largët i takon vitit 1995. Aftësia e "Kepler"-it qëndron tek evidentimi i variacioneve të vogla të ndriçimit të një ylli. Një errësim i lehtë mund të jetë sinjali i një planeti që po kalon përpara një dielli. Sonda e përsërit operacionin çdo gjysmë ore për secilin prej 150 mijë yjeve që bien në rrezen e saj të shikimit. I lëshuar në hapësirë në vitin 2009, sateliti ka arritur të zbulojë mbi 700 planetë që më parë nuk njiheshin, duke konfirmuar faktin se sistemet diellore janë shumë të përhapura dhe jo një rastësi sporadike, siç mendohej më parë. Mendohet se teleskopi do të punojë edhe për dy vjet të tjera. Syri i tij është aq i ndjeshëm, sa mund të tregojë edhe një rënie të dritës me 0.01 për qind. William Borucki, një astronom tjetër i NASA-s, parashikon një të ardhme të ndritur për sondën. "Fakti se kemi gjetur kaq shumë planetë të vegjël në një copë të vogël qielli, na bën të mendojmë se në galaktikë ekzistojë miliarda sisteme diellore. Rreth 68 planetët jashtë sistemet diellor me përmasa të krahasueshme me ato të Tokës, të njohura deri më tani, janë zbuluar nga 'Kepler'". Gjashtë botët e reja të zbuluara lënë ende vend për dyshime dhe mistere të pazgjidhura. Për të studiuar përbërjen e tyre kimike (ozoni apo molekulat e oksigjenit janë shenja të mundshme jete) do të duhen mjete më specifike. Për momentin, teleskopi i NASA-s është kufizuar të gjejë vetëm shenja ndryshimi te yjet që i interesojnë. Por trashëgimtarët e "Kepler"-it (që kushtojnë rreth 600 milionë dollarë) kanë një të ardhme të pasigurt, për shkak të vështirësive ekonomike të NASA-s dhe buxhetit të SHBA-së. Deri tani janë zbuluar në total 258 sisteme të ndryshme diellore, pjesa më e madhe e të cilëve të përbërë nga vetëm një ose dy planetë. Ishte gjetur vetëm një sistem diellor me nga katër planetë dhe një me pesë, prandaj zbulimi i "Kepler- 11", përbën sistemin diellor më të madh të njohur, pas Tokës. Ashtu si shumë astronomë edhe Raffaele Gratton, drejtor i institutit italian në observatorin e Padovas, është shumë entuziast për rezultatet e "Kepler"-it. "Kepleri" po punon për të na dhënë një vlerësim se sa janë planetët e ngjashëm me Tokën. Për të arritur te përfundimi mbi jetën në hapësirë duhen analiza dhe mjete të tjera. Pesë prej tyre nga brenda i ngjajnë më shumë Uranit dhe Neptunit për shkak të përbërjes nga jashtë, kryesisht me gaze dhe me një bërthamë solide në brendësi. Ylli rreth së cilës rrotullohen është thuaje i ngjashëm me Diellin. Sa më shumë të zgjasë misioni, aq më tepër "Kepler" do të gjejë planetë me orbita të gjata. Në sistemim diellor të sapozbuluar orbitat janë shumë të afërta. Por kur të shtohen planetët që do të zbulojmë, do të jenë më të ngjashëm me Tokën: shumë larg nga yjet dhe me temperatura të ulëta. ■

# Për kë: për Kosovën apo për Azerbajxhanin?

**Në mungesë të mjeteve financiare, xhudistja Majlinda Kelmendi është në udhëkryq: të garojë për Kosovën pa asnjë cent, apo për Azerbajxhanin që i ofron nga 5 mijë euro në muaj Majlindës dhe trajnerit të saj Driton Kuka. Ata kanë shprehur gatishmëri ta përfaqësojnë Kosovën me paga pesëfishë më të vogla sesa që ua ka ofruar Azerbajxhani.**

**Alban BILALLI**

Se sa në krizë të thellë financiare është sporti në Kosovë, këtë e dëshmon më së miri situata në të cilën ndodhet sportistja më e mirë shqiptare për momentin dhe shpresa e vetme për pjesëmarrje në Lojërat Olimpike 'Londra 2012', xhudistja Majlinda Kelmendi. Në mungesë të mjeteve financiare, Majlinda dhe trajneri i saj Driton Kuka, duhet të zgjedhin në mes Kosovës, që nuk u ka ofruar asnjë cent për aktivitetet e tyre dhe shtetit të Azerbajxhanit, që u ka ofruar nga 5 mijë euro në muaj. Pos kësaj shume të hollash, Azerbajxhani i ka premtuar Kelmendit një milionë euro në rast se këtij vendi do t'i siguronte medalje të bronztë në Lojërat Olimpike "Londra 2012". Për medalje të argjendtë olimpike, xhudistes nga Peja i janë premtuar 1,5 milion euro, ndërsa për medalje të artë plot dy milionë euro.

Federata e Xhudos e Azerbajxhanit u ka dërguar edhe letër Kukës dhe Kelmendit, duke i njoftuar ata me kushtet e ofruar nga federata azerbajxhanase. "I nderuri Driton Kuka, kam nderin të të njoftoj me ofertën e Federatës së Xhudos së Azerbajxhanit si vijon: Ju së bashku me atleten tuaj mund të punoni në shtetin tonë. Ju mund të qëndroni në shtetin tuaj dhe të vini në Azerbajxhan për t'u përgatitur para garave të ndryshme ndërkombëtare dhe bashkë me ekipin tonë shtetëror mund të udhëtoni për pjesëmarrje nëpër ato gara", - thuhet në ofertën e azerbajxhanasve bërë Kukës dhe Kelmendit.

Po ashtu, në këtë letër janë përmendur edhe pagat mujore për Majlindën dhe trajnerin e saj. "Federata e Xhudos e Azerbajxhanit është e gatshme t'u paguajë që të dyve me nga 5 mijë euro në muaj. Po ashtu, federata jonë është e gatshme t'ju shpërblejë ekstra për çdo arritje tuajën që e bëni nëpër gara të ndryshme ndërkombëtare, e posaçërisht në Lojëra Olimpike. Për detaje mund të diskutojmë në Paris", - thuhet pos të tjerash në ofertën e azerbajxhanasve bërë dyshes kosovare, shkresë e cila ka ardhur nga asistenti i presidentit të Federatës së Azerbajxhanit, Elchin Maharramov.

## E duan Kosovën

Vetë trajneri i Majlindës është shprehur se dëshira e tyre është që të garojnë për shtetin e Kosovës. Por për këtë duhet t'i ndihmojë qeveria e Kosovës, sidomos në anën financiare. Majlinda dhe trajneri i saj, deri tash, në shumicën e rasteve i kanë mbuluar vetë shpenzimet për pjesëmarrje në garat ndërkombëtare. Në një kumtesë për media ai ka shkruar se së pari do të takohen më kryeministrin Thaçi dhe më pas do të vendosin se për kë do të garojnë në Lojërat Olimpike të Londrës 2012. "Këto ditë do kërkojmë takim me kryeministrin Thaçi, që të kërkojmë përkrahje, sepse Majlinda është duke u joshur nga të tjerët me shuma të mëdha të hollash. Nëse në Kosovë nuk u sigurohet nga një pagë Kelmendit dhe trajnerit të saj, atëherë do të jetë një humbje e madhe për shtetin tonë, nëse sportistja jonë del jashtë vendit për shkaqe ekonomike", - ka thënë Kuka, nëpërmjet një kumtese për media.

Kërkesat e Majlindës dhe trajnerit të saj nuk janë astronomike. Ata kanë shprehur gatishmëri ta përfaqësojnë Kosovën me paga pesëfishë më të vogla sesa që ua ka ofruar Azerbajxhani.

## Shqipëria hesht!

Megjithëkëtë, Federata e Xhudos e Shqipërisë si dhe Komiteti Olimpik Shqiptar nuk kanë bërë asnjë ofertë për Majlindën. Madje federata shqiptare e ka tradhtuar më parë Majlindën, kur i premtoi asaj 10 mijë euro për një medalje, por që nuk ia dha kurrë Majlindës, e cila ka fituar me dhjetëra sosh.

Majlinda Kelmendi është kampione e botës dhe e Evropës për të reja, ndërsa në Kupën e Botës zhvilluar në Sofje, përfaqësoi denjësisht Shqipërinë, për të cilën kërkon të garojë edhe në Lojërat Olimpike "Londër 2012". Por oferta e Azerbajxhanit dhe mosveprimi i Federatës Shqiptare të Xhudos e Komitetit Olimpik Kombëtar Shqiptar, mund të bëjë që sportit shqiptar t'i largohet një tjetër talent. ■


Majlinda Kelmendi

Si rrodhi dita e 17 shkurtit të vitit 2008-të, Ditës së Shpalljes së Pavarësisë së Kosovës

# 17 SHKURTI - DITË E PAHARRUESI

**Osman D. GASHI**

Viti 2011 është përvjetori i tretë që Kosova shënon realizimin e ëndrrës së saj të kamotshme, pavarësisë së saj, dhe çdo qytetar që është pjesëtar i shoqërisë së Kosovës kujton me mallëngjim atë ditë të ftohtë të 17 shkurtit 2008, e cila do të mbetet e paharruar, pasi që ne arritëm të përjetojmë atë që shumë bashkatdhetarë e kanë pritur dhe kanë dhënë jetën për këtë ditë, e nuk kanë pasur mundësi dhe rast ta presin, ta gëzojnë e ta festojnë këtë ditë.

Tri vite kaluan shumë shpejt dhe pothuajse ende i kujtojmë çastet e Shpalljes së Pavarësisë së Kosovës dhe agjendën e ngarkuar të asaj të diele, qysh prej mëngjesit kur qytetarë nga katër anët e Kosovës dhe jashtë saj, ia kishin mësyrë Prishtinës, për të qenë sa më pranë e më afër momentit kur do të shpallej Pavarësia e Kosovës. Por, prapëseprapë, është mirë që të kujtojmë çdo gjë që ka ndodhur atë ditë dhe se si ka rrjedhur ajo, deri në përfundim me hedhjen e fishekzjarrëve në qiell, në katër pjesë të ndryshme të Prishtinës.

Në vijim do të paraqesim rrjedhën e ngjarjeve të asaj dite, e cila duhet të mbetet e paharruar në mendjen e çdo shqiptari.

### 11:00 Kryeministri e bëri publike kërkesën për seancë të jashtëzakonshme të Parlamentit

Në hotelin Grand në Prishtinë, kryeministri i Kosovës Hashim Thaçi, në një konferencë për shtyp bëri publike kërkesën për seancë të jashtëzakonshme të Parlamentit të Kosovës, të cilën ia kishte drejtuar Kryetarit të Parlamentit të Kosovës, Jakup Krasniqit, në bashkëpunim me Presidentin e Kosovës, Fatmir Sejdiun.

Në përmbajtjen e kërkesës së drejtuar z. Krasniqit, ndër të tjera, thuhej:

*"Ndodhemi në prag të momentit më të rëndësishëm të historisë sonë. Tani është koha të marrim vendime, të cilat do të bëjnë vendin tonë pjesë të kombeve të lira dhe të pavarura. Nisur nga fakti se bisedimet për statusin e Kosovës kanë përfunduar, duke rikonfirmuar zotimin tonë për zbatimin e propozimit gjithëpërfshirës të dërguarit special dhe duke mirëpritur misionin ndërkombëtar të udhëhequr nga Bashkimi Evropian, i cili do të ndihmojë zhvillimin demokratik dhe mbikëqyrjen e zbatimit të planit të Ahtisaarit, në përputhje me nenin 9, pika 1, faqe 26 të Kornizës Kushtetuese për Vetëqeverisjen e Përkohshme në Kosovë dhe të rregullës 29 të Rregullores së Punës së Kuvendit të Kosovës kam kërkuar nga Kryetari i Kuvendit që të thërrasë Kuvendin në seancë të jashtëzakonshme për t'i shqyrtuar këto pika të rendit të ditës: Deklaratën e Pavarësisë dhe Miratimin e Simboleve Shtetërore të Kosovës. Presim përgjigje të shpejtë për t'i shqyrtuar këto çështje urgjente."*

Më pas, kryeministri Thaçi njoftoi se kryeparlamentari Krasniqi ka pranuar kërkesën dhe kishte ftuar Kryesinë e Kuvendit që të përcaktonin agjendën e Kuvendit në vazhdim.

### 12:00 Mbledhja e Kryesisë së Kuvendit

Kryesia e Kuvendit të Kosovës mbajti mbledhjen me kërkesën e kryeministrit të Kosovës, Hashim Thaçit dhe të presidentit Fatmir Sejdiu, për mbajtjen e Seancës së Jashtëzakonshme për shpalljen e Kosovës shtet të pavarur dhe sovran. Në këtë mbledhje morën pjesë kryesia e Kuvendit të Kosovës e përbërë nga tetë anëtarë, kryetarët e gjashtë grupeve parlamentare, kryeministri Thaçi dhe presidenti Sejdiu. Pasi e bëri të ditur propozimin e rendit të ditës, të përbërë nga dy pikat që kishte kërkuar kryeministri Thaçi, kryeparlamentari Krasniqi, i dha fjalën presidentit Sejdiu, i cili tregoi se në bashkëpunim me kryeministrin Thaçi janë pajtuar për thirrjen e kësaj seance dhe për këtë rend të ditës, kurse për detajet foli kryeministri Thaçi.

Më pas kryetari i Parlamentit, Jakup Krasniqi, njoftoi pjesëmarrësit në mbledhjen e kryesisë së Kuvendit për rrjedhën e Seancës së Jashtëzakonshme Plenare për Shpalljen e Pavarësisë së Kosovës me këtë rend:

1. Kryetari i Parlamentit e hap mbledhjen dhe kërkon votimin e rendit të ditës
2. Kryetari i Parlamentit e fton Kryeministrin që të arsyetojë kërkesën për seancë të jashtëzakonshme
3. Kryetari i Parlamentit e fton presidentin të marrë fjalën
4. Kryetari i Parlamentit e fton kryeministrin të marrë fjalën dhe të lexojë Deklaratën e Pavarësisë së Kosovës
5. Kryetari i Parlamentit e vë në votim Deklaratën e lexuar nga Kryeministri
6. Kryetari i Parlamentit i lexon rezultatet dhe e shpall Kosovën shtet sovran
7. Organizohet nënshkrimi solemn i Deklaratës nga Presidenti, kryetari i Parlamentit, kryeministri dhe të gjithë deputetët me radhë, që nënshkruajnë një nga një
8. Kryetari i Parlamentit e fton (kërkesa është) që zv. kryeministri dhe njëkohësisht kryetari i Komisionit Kushtetues Hajredin Kuçi ta arsyetojë nevojën për simbole (sipas Jakup Krasniqit kjo është shkelje e procedurës dhe në këtë pikë



duhet që arsyetimin ta bëjë presidenti i Kosovës Fatmir Sejdiu, në bazë të përgjegjësisë dhe kompetencave që ka).
**9.** Leximi i mocionit për simbole, i cili duhet të bëhet nga presidenti i Kosovës
**10.** Kryetari i Parlamentit hedh në votim simbolet, flamurin dhe stemën e përzgjedhur
**11.** Në momentin e aprovimit, flamuri sillet në Sallën e Parlamentit
**12.** Kryetari i Parlamentit e mbyll seancën

Pikat e lartpërmendura janë rrjedha e tërë seancës, e cila është mbajtur në orën 15:00.



### 15:00 Seanca e Kuvendit: Shpallja e Pavarësisë së Kosovës

Salla e Kuvendit të Kosovës ishte e mbushur si asnjëherë tjetër në pritje të fillimit të Seancës së Jashtëzakonshme, ku përveç deputetëve dhe kabinetit qeveritar, ishin të pranishëm shefa të zyrave të huaja në Kosovë, përveç atij të Rusisë. Ishin prezent gjithashtu edhe përfaqësues të familjeve të nderuara që kanë dhënë kontributin e tyre për Kosovën, si familja Jashari, pastaj familja e presidentit të ndjerë Rugova, si dhe shumë mysafirë të tjerë që ishin të ftuar që të merrnin pjesë në këtë ngjarje historike. Gjithashtu, prezenca e madhe e gazetarëve dhe reporterëve nga shumë vende të botës tregonte për interesimin që kishte bota për ditën e 17 shkurtit të 2008-tës.

Ishte saktësisht ora 15:09 kur kryetari i Kuvendit të Kosovës, z. Jakup Krasniqi pas një fjalimi të shkurtër hapi Seancën e Kuvendit me rend të ditës, që kishte vetëm dy pika, atë të Deklaratës së Pavarësisë së Kosovës dhe Miratimit të Simboleve Shtetërore.

Më pas, kryeministri i Republikës së Kosovës, Hashim Thaçi, mbajti një fjalim me të cilin arsyetoi kërkesën për këtë seancë të jashtëzakonshme plenare, i cili, pas falënderimit të pjesëmarrësve në sallën e Kuvendit të Kosovës, theksoi se thirrja për seancë të jashtëzakonshme u bë në bazë të Kornizës Kushtetuese dhe për këtë falënderoi kryeparlamentarin Krasniqi për thirrjen e kësaj seance. Pastaj kryeministri Thaçi lexoi fjalimin e tij historik.

Më pas, sipas agjendës së paraparë, Kryetari i Parlamentit, Jakup Krasniqi, e ftoi presidentin e Kosovës, Fatmir Sejdiun të marrë fjalën, i cili gjithashtu iu drejtua të pranishmëve me një fjalim.

Rreth orës 15:34, kryeministri Thaçi mori fjalën për të lexuar Deklaratën e Pavarësisë së Kosovës dhe pasi lexoi përmbajtjen e saj, të përcjellë me emocione, rreth orës 15:39 ai e shpalli Kosovën shtet të pavarur dhe demokratik.

Pas përfundimit të fjalimit, i cili u përcoll me emocione dhe duartrokitje të pandërprera nga të gjithë të pranishmit në Sallën e Parlamentit të Kosovës, kryeparlamentari Krasniqi e hodhi në votim Deklaratën e Pavarësisë dhe unanimisht, pa asnjë votë kundër të 109 deputetëve të pranishëm, u miratua ky dokument historik për vendin tonë.

Ndërkaq, pas urimesh e përqafimesh të shumta të përcjella me lot gëzimi nga shumë deputetë, vazhdoi rrjedha e paraparë, duke filluar nënshkrimin e Deklaratës së Pavarësisë së Kosovës, ku së pari nënshkroi presidenti Sejdiu, për të vazhduar më tej kryeparlamentari Krasniqi, kryeministri Thaçi, e pastaj duke i thirrur deputetët një nga një me radhë.

Pas procesit të nënshkrimit të të gjithë deputetëve, kryeparlamentari Krasniqi paralajmëroi pikën e dytë të rendit të ditës për këtë Seancë Plenare të Jashtëzakonshme, atë të Miratimit të Simboleve Shtetërore të Kosovës, Flamurit dhe Stemës dhe pas procesit të votimit ku të gjithë deputetët votuan unanimisht PËR këto simbole. Më pas, para të pranishmëve në Sallën e Kuvendit sollën flamurin e ri të Kosovës, me ngjyrë të kaltër në sfond, me një hartë të Kosovës me ngjyrë verdhë në mes dhe mbi hartë të vendosur 6 yje me ngjyrë të bardhë.

Në përfundim, rreth orës 17, kryetari i Parlamentit të Kosovës, Jakup Krasniqi e mbylli këtë Seancë Plenare të Jashtëzakonshme, e cila ka hyrë në analet e historisë së shtetit të ri e që duhet të mbetet e paharruar në mendjen e çdo qytetari të Kosovës.

### 18:00 Deklarata e tre liderëve në Media Center

Në Media Center, në ambientet e hotelit Grand, rreth orës 18:00 tre liderët, presidenti i Kosovës Fatmir Sejdiu, kryeministri Hashim Thaçi dhe kryetari i Parlamentit Jakup Krasniqi dhanë një konferencë për media të shkruara dhe elektronike shqiptare dhe të huaja që ishin të pranishme për të përcjellë ngjarjen e Shpalljes së Pavarësisë së Kosovës. Në fillim, para gazetarëve u paraqit presidenti Sejdiu, i cili falënderoi për pjesëmarrjen dhe prezencën e shumë mediave si asnjëherë tjetër më parë në vendin tonë, të cilat përcollën me kureshtjen më të madhe ngjarjen e Pavarësisë së Kosovës. Më pas, ai bëri një përmbledhje të asaj që diplomacia kosovare ka përmbushur të gjitha ato që bashkësia ndërkombëtare ka kërkuar e

sidomos, së fundi, planin e përfaqësuesit Special, presidentit Martti Ahtisaari. Presidenti Sejdiu theksoi se Kosova po bën përpjekjet e saj që të plotësojë edhe ato që parashihen për komunitet pakicë që gjenden në Kosovë. Ai gjithashtu shprehu mirënjohjen ndaj bashkësisë ndërkombëtare për atë që ka bërë dhe po bën vazhdimisht në ndihmë Kosovës dhe tregoi gatishmërinë për bashkëpunim edhe në të ardhmen me të. Më tutje, presidenti Sejdiu tha që shumë shpejt do të formojë grupin punues për Kushtetutën e Kosovës dhe do të bashkëpunojë me përfaqësuesit e zgjedhur nga populli, ashtu që ligji të aplikohet dhe zbatohet në mënyrën më të mirë të mundshme. Në fund, presidenti bëri thirrje që shtetet e ndryshme botërore të njohin realitetin e ri dhe të ndërtojnë marrëdhënie diplomatike me shtetin e ri e, në anën tjetër, u bëri thirrje edhe qytetarëve që të festojnë në mënyrë të dinjitetshme e në qetësi, pa dhunë dhe me një shpirt bujar.

Ndërkaq, kryeparlamentari Jakup Krasniqi në fjalën e tij drejtuar gazetarëve shprehu falënderimin për prezencën e tyre dhe porositi që ta pasqyrojnë në mediat e tyre atë që ndodhi në Kosovë. Ajo që ndodhi në Parlamentin e Kosovës atë ditë ishte një ngjarje që ishte marrë si obligim ndaj qytetarëve dhe tani Kosova është shtet i pavarur dhe sovran dhe qysh nga kjo datë e 17 shkurtit 2008 historia e Kosovës, Ballkanit dhe e tërë Evropës ka ndryshuar, - theksoi Jakup Krasniqi. Më pas, ai theksoi se tani Kosova ka marrë atë që e meriton, pas shumë katrahurave dhe vuajtjeve gjatë historisë dhe se tani duhet të shikojë nga e ardhmja, për të ndërtuar dhe forcuar shtetin e saj e për ta integruar në Bashkimin Evropian. Gjithashtu, ai kërkoi nga vendet anëtare të Organizatës së Kombeve të Bashkuara që ta pranojnë e ta njohin Kosovën si shtet të pavarur, ashtu që vendi ynë ta ketë karrigen e vet në OKB.

Kryeministri i Kosovës, Hashim Thaçi, tha se shteti i ri demokratik e multietnik i Kosovës do të jetë shtet i të gjithë qytetarëve të saj dhe do të udhëtojë shpejt drejt rrugëtimeve euroatlantike. Me shpalljen e Pavarësisë kemi marrë përgjegjësi jo vetëm historike, por edhe për të ardhmen e Kosovës dhe qytetarëve të saj. Kryeministri Thaçi, gjithashtu, falënderoi bashkësinë ndërkombëtare për tërë mbështetjen dhe përkrahjen që i ka dhënë Kosovës. Po ashtu, ai premtoi për një fqinjësi të mirë me shtetet përreth. Ndërkaq, po ashtu, ai theksoi se në Kosovë do të çrrënjoset diskriminimi dhe i ftoi të gjithë qytetarët e Kosovës, e në veçanti pjesëtarët e pakicave minoritare, që të jenë pjesë aktive në ndërtimin e shtetit.

## 18:30 Ngritja e Lapidarit të Pavarësisë para Pallatit të Rinisë

Presidenti Fatmir Sejdiu dhe kryeministri Hashim Thaçi zbuluan Obeliskun e Pavarësisë me emrin NEWBORN (i Porsalinduri), para Pallatit të Rinisë dhe Sporteve në Prishtinë, pas konferencës për media që u dha në Media Center, në Hotelin Grand, diku rreth orës 18:30.

Pas zbulimit, presidenti dhe kryeministri nënshkruan emrat e tyre në këtë skulpturë gjigante e moderne, duke vazhduar më pas edhe të gjithë të tjerët që ishin të pranishëm.



NEWBORN u zgjodh si emër për këtë skulpturë interaktive me qëllim që të rrumbullakohej tërë ajo që do të sillte Pavarësia dhe u la qëllimisht në gjuhën angleze për të përcjellë globalisht mesazhin për lindjen e shtetit të ri. Ky obelisk është tri metra i lartë, 24 metra i gjatë dhe një metër i gjerë. Ka një peshë prej 9 tonësh dhe zë një sipërfaqe prej 192 metra katrorë.

## 19:00 Koncerti i Filarmonisë – Salla 1 Tetori

Filarmonia e Kosovës, për nder të Ditës së Pavarësisë, dha një koncert festiv rreth orës 19:00, në Sallën 1 Tetori, në Prishtinë.

Në fillim tre liderët, presidenti Sejdiu, kryeministri Thaçi dhe kryeparlamentari Krasniqi, iu drejtuan të pranishmëve me fjalimet e tyre, ku theksuan se Kosova tani e tutje është shtet i pavarur dhe do të figurojë në hartat politike të botës. Ata, gjithashtu, porositën për ndërtimin e një ardhmërie të vendit tonë, të cilën do ta gëzojnë të gjithë qytetarët e Kosovës pa dallim etnik, racor e fetar.

Më pas, Filarmonia e Kosovës dha një koncert të larmishëm, ku u luajtën pjesë të ndryshme klasike.

## 20:00 Koncerti në Sheshin e Kryeqytetit

Edhe pse nën një temperaturë shumë të ftohtë, që mbizotëronte në mbrëmjen e natës së parë të Pavarësisë, në sheshin e kryeqytetit, për qytetarët u dha një koncert me këngëtarë të shumtë të estradës sonë, që vazhdoi deri në mesnatë. Prania e shumë qytetarëve në këtë koncert kishte pushtuar hapësirën e sheshit "Nëna Terezë", saqë moderatorët e koncertit u bënin thirrje të pranishmëve që të mos afroheshin shumë afër skenës, sepse në të kundërtën do të detyroheshin të mbyllnin koncertin. Por koncerti vazhdoi edhe përkundër të ftohtit të madh që ishte dhe faktit që kishte shumë të pranishëm pa as të voglin incident. Më pas, masës iu drejtuan edhe liderët e vendit me fjalimet e tyre

## 22:50 Kryetari dhe Kryeministri iu drejtuan masës

Presidenti i Kosovës Fatmir Sejdiu dhe kryeministri Hashim Thaçi iu drejtuan të pranishmëve në koncertin që mbahej në sheshin e kryeqytetit, duke i përshëndetur dhe duke ua uruar këtë ditë të madhe dhe i porositën ata që e ardhmja i përket Kosovës. Kryeministri Thaçi paralajmëroi se kishte ardhur momenti për ndezjen e fishekzjarrëve, si shenjë feste dhe gëzimi për këtë ditë historike.

## 23:00 Fishekzjarrë nga 4 pika të ndryshme të qytetit

Fishekzjarrë të shumtë ndriçuan qiellin e Prishtinës, të cilat lëshoheshin nga 4 pika të ndryshme të qytetit, të përcjella gjithashtu edhe me brohoritje dhe fishkëllima gëzimi nga qytetarët. Kjo ishte gjëja e fundit e paraparë për agjendën e ditës së 17 shkurtit 2008, ditës kur u shpall Pavarësia e Kosovës, e cila duhet të mbetet e paharruar në mendjen e çdo qytetari të Kosovës. ■

# PROCESI I PAVARËSISË SË KOSOVËS

**Gëzim QERIMI**

Në nëntor 2005 filloi zyrtarisht procesi për vendosjen e statusit përfundimtar të Kosovës. Nga viti 1999, kur forcat serbe u detyruan ta lëshonin Kosovën, vendi u administrua nga misioni i Organizatës së Kombeve të Bashkuara, UNMIK-u dhe institucionet demokratike të Kosovës: Kuvendi, Presidenca dhe Qeveria e Kosovës. Sipas rezolutës 1244 të OKB-së, UNMIK-u kishte përgjegjësi për administratën civile, kurse NATO për sigurinë në Kosovë.

Më 2 shkurt 2007 i dërguari special për statusin e Kosovës, Martti Ahtisaari, dorëzoi propozimin e tij për zgjidhjen e statusit përfundimtar të Kosovës në Prishtinë dhe në Beograd. Kosovarët, por edhe ndërkombëtarët, ishin të mendimit se kjo do të dërgonte drejt krijimit të shtetit të pavarur të Kosovës. Pas disa bisedimeve, Kosova shpalli Pavarësinë më 17 shkurt 2008.

## Standardet për Kosovën (dhjetor 2003)

Që nga mbarimi i luftës është kërkuar nga shumica e popullit të Kosovës, shqiptarët, që statusi i Kosovës të definohet sa më parë që është e mundur. Por ndërkombëtarët gjithë kohën pohonin se ende është herët dhe se Kosova ende ka probleme, para së gjithash me respektimin e të drejtave të njeriut dhe pakicave. Në dhjetor 2003, bashkësia ndërkombëtare (BE, OKB), përmes Përfaqësuesit Special të Sekretarit të Përgjithshëm të Kombeve të Bashkuara (PSSP-së) Harri Holkeri, u dorëzoi autoriteteve kosovare dokumentin "Standardet për Kosovën". Dokumenti përmbante detyrat kryesore që Kosova duhej t'i realizonte deri në vitin 2005, në mënyrë që të vlerësoheshin arritjet dhe nëse gjykohet se "standardet ishin përmbushur", do të iniciohej faza e ardhshme e përcaktimit të statusit final te Kosovës.

Në ballinën e këtij dokumenti shkruante "Një Kosovë ku të gjithë – pa marrë parasysh përkatësinë etnike, racën ose fenë – janë të lirë të jetojnë, punojnë dhe udhëtojnë pa frikë, armiqësi ose rreziqe dhe ku ka tolerancë, drejtësi dhe paqe për të gjithë".

Dokumenti "Standardet për Kosovën" përmbante këto 8 pika:

1) Institucionet demokratike funksionale
2) Sundimi i ligjit
3) Liria e lëvizjes
4) Kthimet e qëndrueshme dhe të drejtat e bashkësive dhe të pjesëtarëve të tyre
5) Ekonomia
6) Të drejtat pronësore
7) Dialogu
8) Trupat Mbrojtëse të Kosovës

Shqiptarët, që përbëjnë më shumë se 95% të popullsisë, e kishin kuptuar se përmbushja e standardeve ishte e domosdoshme për fillimin e bisedimeve për statusin përfundimtar të Kosovës.

Por shumë nga këto standarde ishin të vështira për t'u realizuar nga pala shqiptare pasi që pala serbe e vështirësonte këtë gjë me sabotimin që i bënte këtyre standardeve, duke mos marrë pjesë në institucionet demokratike. Në anën tjetër, ndërkombëtarët pohonin se standardet që kanë të bëjnë me pakicat ishin më të rëndësishmet. Vlerësime të ndryshme tregojnë se standardi numër 8, pra ai për "Trupat Mbrojtëse të Kosovës", është përmbushur më së shumti.

## Trazirat e marsit 2004

Më 17 mars 2004 filluan trazirat që më vonë janë emërtuar si "trazirat e marsit". Këto trazira filluan pasi që dy fëmijë shqiptarë u mbytën në lumin Ibër, në pjesën veriore të Mitrovicës. Disa fëmijë që mbijetuan në orët e vona,





po atë natë, treguan para kamerave se ata ishin ndjekur nga serbë dhe se ata ishin duke ikur kur disa nga bashkatdhetarët e tyre u mbytën në lumë. Të nesërmen, pra më 17 mars, filluan protestat në shumë qytete të Kosovës, që shumë shpejt eskaluan në dhunë. Gjatë këtyre trazirave u dogjën disa shtëpi dhe kisha serbe, rindërtimin e të cilave e financoi buxheti i Kosovës. Veprime të ngjashme ndodhen me shtëpitë shqiptare në pjesët me shumicë serbe. Serbët, për djegien e kishave, u hakmorën me djegien e disa xhamive brenda territorit të Serbisë. 19 persona, prej të cilëve 12 shqiptarë, humbën jetën gjatë këtyre trazirave. UNMIK-u për të mos ndezur situatën (por edhe pse në këtë fazë dhe posaçërisht në rajonin e Mitrovicës UNMIK-u luante vetëm rolin e mbikëqyrësit), edhe kësaj here nuk tregoi të vërtetën se çfarë kishte ndodhur.

Këto trazira zgjuan nga gjumi shumë vendimmarrës. Të gjithë e kuptuan se situata në Kosovë mund të përmirësohej me statusin përfundimtar. Sekretari i përgjithshëm i Kombeve të Bashkuara, Kofi Annan, i dha detyrën norvegjezit Kai Eide që të hartonte një raport që do të pasqyronte situatën në Kosovë. Eide e mori këtë detyrë shumë seriozisht dhe pas shumë vizitave në Kosovë dhe Ballkan përgjithësisht, ku takoi përfaqësues të të gjitha partive, komuniteteve, feve etj., në tetor të vitit 2005, i dorëzoi sekretarit Annan raportin e porositur. Edhe pse Eide në këtë raport e vuri gishtin në shumë gjëra që mund të përmirësoheshin, ai arriti në përfundimin se situata në Kosovë ishte përmirësuar shumë pas vitit 1999 dhe rekomandoi se kishte ardhur koha për fillimin e bisedimeve për statusin përfundimtar të Kosovës. Disa ditë më vonë, të njëjtin rekomandim për Këshillin e Sigurimit të Kombeve të Bashkuara e bëri edhe Kofi Annan, kurse në anën tjetër, Serbia protestonte se situata në Kosovë ishte përmirësuar shumë pak, por bashkësia ndërkombëtare nuk ia vuri veshin.

## Pakoja e Ahtisaarit

Plani ishte që kjo pako të publikohej në fund të vitit 2006, por u shty për shkak të zgjedhjeve parlamentare në Serbi, që u mbajtën më 21 janar 2007. Gjatë gjithë kohës ishte përfolur se Martti Ahtisaari do të propozonte pavarësi të kushtëzuar, por pa përmendur fjalën pavarësi. Në fillim të shkurtit 2007, Ahtisaari udhëtoi për në Kosovë dhe Serbi, ku paraqiti dokumentin para përfaqësuesve të dy vendeve. Në Serbi, pas zgjedhjeve, ende nuk ishte formuar një qeveri e re, kështu që qeveria e vjetër vazhdonte të ishte në detyrë, por kryeministri i atëhershëm Vojislav Kostunica, që i përkiste krahut nacionalist, tha se ai nuk e pranonte dhe as që do ta merrte dokumentin e Ahtisaarit dhe se dokumenti duhej t'i dorëzohej qeverisë së re. Këtë gjë, sikurse edhe shpalljen e zgjedhjeve të parakohshme në Serbi, serbët e bënë me qëllim që të vononin zgjidhjen përfundimtare.

Sipas Ahtissarit dhe ekipit të tij, synimi i propozimit të gjithanshëm për marrëveshje mbi statusin e Kosovës është të përcaktojë kërkesat e nevojshme për një Kosovë të ardhshme që është e mundshme, e mbështetshme dhe e stabilizuar. Ai përfshin masa të hollësishme për të siguruar inkurajimin dhe mbrojtjen e të drejtave të bashkësive the anëtarëve të tyre, decentralizimin efektiv të qeverisë dhe ruajtjen e mbrojtjen e trashëgimisë kulturore e fetare. Për më tepër, marrëveshja përshkruan masa kushtetuese, ekonomike dhe sigurie, të cilat së bashku synojnë në zhvillimin e një Kosove shumë-etnike, demokratike dhe të prosperuar. Një element i rëndësishëm i marrëveshjes është mandati që i jepet një prezence ndërkombëtare civile dhe ushtarake në Kosovë për të mbikëqyrur zbatimin e marrëveshjes dhe për të ndihmuar autoritetet kompetente kosovare në sigurimin e paqes dhe stabilitetit në gjithë Kosovën. Dispozitat e marrëveshjes kishin përparësi

mbi të gjitha dispozitat e tjera ligjore në Kosovë. Kjo marrëveshje kishte këto elemente kryesore:

- Kosova do të jetë një shoqëri shumë-etnike, që e qeveris veten në mënyrë demokratike dhe me respekt të plotë për rendin ligjor, nivelin më të lartë të të drejtave të njeriut dhe lirive themelore të pranuara nga bota ndërkombëtare dhe që nxit ekzistencën paqësore dhe të lulëzuar të gjithë banorëve të saj.
- Kosova do të ketë të drejtë të diskutojë dhe të miratojë marrëveshje ndërkombëtare, duke përfshirë të drejtën për të kërkuar anëtarësi në organizata ndërkombëtare.
- Mbrojtja dhe përkrahja e të drejtave të anëtarëve të të gjitha bashkësive etnike, është një element qendror i marrëveshjes. Marrëveshja përcakton aspektet kyçe që do të mbrohen, duke përfshirë kulturën, gjuhën, edukimin dhe simbolet. Ajo gjithashtu përshkruan mekanizma specifike të përfaqësimit të minoriteteve të Kosovës në institucionet publike kryesore për të ruajtur dhe përkrahur pjesëmarrjen e tyre efektive dhe aktive në jetën publike.
- Një Forcë Kosovare Sigurimi (FKS) e re dhe shumë-etnike të krijohet brenda një viti. Do të ketë një maksimum prej 2.500 anëtarësh aktivë dhe 800 rezervistë. Marrëveshja kërkon që Trupat e Mbrojtjes së Kosovës (TMK) që ekzistojnë sot do të shpërbëhen brenda një viti.
- Duke pranuar faktin që përmbushja e përgjegjësive të Kosovës sipas marrëveshjes kërkon një diapazon të gjerë aktivitetesh komplekse dhe të vështira, marrëveshja përcakton një prani ndërkombëtare në të ardhmen për të mbikëqyrur dhe përkrahur përpjekjet e duhura të autoriteteve kosovare.

## Argumentet shqiptare për pavarësi

Serbia e ka humbur Kosovën në vitin 1999. Nuk kishte më kthim prapa. Në një demokraci shumica duhet të vendosë. Në Kosovë mbi 95% e popullsisë janë shqiptarë dhe hulumtimet tregojnë se të gjithë këta e përkrahin pavarësinë. Serbia e ka humbur të drejtën për ta sunduar Kosovën pas asaj që ka bërë ndaj shqiptarëve para qershorit 1999: 10 000 të vdekur, 20 000 femra të dhunuara, 3 000 persona të zhdukur, më shumë se 1 milion të zhvendosur me dhunë dhe 70 % e infrastrukturës është shkatërruar. Argument tjetër është se rasti i Kosovës është unik dhe nuk mund të krahasohet me konfliktet e tjera në botë, pasi është quajtur kështu nga bashkësia ndërkombëtare si Sui Generis. Nuk do të ketë progres në ekonomi pa pavarësi. Grupi i unitetit nga pala shqiptare që përfaqësonte popullin e Kosovës kishte këto argumente në bisedimet shqiptaro-serbe që u zhvilluan në Vjenë të Austrisë rreth zgjidhjes përfundimtare të statusit të Kosovës. Mirëpo këto bisedime nuk patën sukses pasi palët kishin qëndrime krejtësisht të kundërta rreth statusit përfundimtar të Kosovës. Dhe pas dështimit të bisedimeve ishte e domosdoshme që t'i vihej pikë bisedimeve, të cilat mund të zgjateshin edhe me dekada a shekuj, por nuk eksitonte as mundësia më e vogël për arritjen e një marrëveshje mes palës shqiptare dhe asaj serbe. Duke pasur parasysh këtë, më 2 shkurt 2007, i dërguari special për statusin e Kosovës, Martti Ahtisaari, dorëzoi propozimin e tij për zgjidhjen e statusit përfundimtar të Kosovës në Prishtinë dhe në Beograd. Kosovarët, por edhe ndërkombëtarët, ishin të mendimit se kjo do të dërgonte drejt krijimit të shtetit të pavarur të Kosovës. Dhe pas dështimit të këtyre bisedimeve, Institucionet e Pavarura dhe demokratike të Kosovës vendosën që ta shpallnin Kosovën shtet të pavarur dhe sovran. Ky vendim i institucioneve të Kosovës u bazua në vullnetin politik të popullit të Kosovës, si dhe në Pakon e Ahtisarit, ku parashihej që e vetmja zgjidhje e qëndrueshme për Kosovën është Pavarësia. Kështu, më 17 shkurt 2008, Kuvendi i Kosovës e shpalli Kosovën shtet të pavarur dhe sovran dhe kjo datë u bë data më e rëndësishme e kombit shqiptar, duke u renditur krah për krah me datën tjetër të rëndësishme për popullin shqiptar: 28 nëntor 1912. ■



# Kaloi një vit i mundimshëm për shtetin e Kosovës

**Muhamet JAHIRI**

Rreth një vit më parë Republika e Kosovës festoi ditëlindjen e dytë. Uratat dhe gëzimet erdhën nga e gjithë bota demokratike, ndërsa të gjithë po shihnin me një entuziazëm ecjen përpara të shtetit më të ri në botë. Megjithatë, vendi ynë u përfshi nga një stuhi ngjarjesh, të cilat jo rrallë herë patën ndikim në refleksin shoqëror. Krahas një situate të rëndë ekonomike, një zhvillimi minimal të mbledhur brenda një rrëmuje sociale, shpërthyen një varg ngjarjesh, duke krijuar situata mjaft sfiduese. Krahas ideve të utopizmit, sfida e parë për shtetin e ri ishte përgatitja për përballje me një situatë jo të zakontë, dëshmimin para Gjykatës Ndërkombëtare të Drejtësisë për ligjshmërinë e shpalljes së pavarësisë së Kosovës. Me gjithë utopizmin e kohës, një dritë më në fund dukej në fund të tunelit: ishte qëndrimi realist i

GJND-së, se Kosova s'kishte bërë asnjë shkelje ndërkombëtare kur shpalli pavarësinë e saj. Përsëri nisën uratat e miqve të shumtë, ndërsa Kosova krijoi edhe statusin legjitim ndërkombëtar dhe u hapën rrugë për shumë njohje. Mirëpo edhe vendimi, i cili legjitimoi pavarësinë e Kosovës, stagnoi në një moment, duke mos ua mbushur mendjen shumicës së vendeve që nuk na kanë njohur si shtet.

Kosova vazhdoi rrugëtimin e saj dyvjeçar, ndërsa sfidat pothuajse nuk patën të ndalur. Kësaj radhe u nis nga misioni evropian në Kosovës, i cili u zgjua nga gjumi dyvjeçar për të treguar se pse gjendet këtu. Evropianët u nisën me një hov shumë të madh, duke sulmuar në drejtim të institucioneve më të larta të shtetit për "korrupsion", e deri më tani as që kanë treguar ndonjë rezultat në këtë drejtim, përveç disa damkosjeve, e disa paraqitjeve spektakulare mediatike. Ky ishte vetëm fillimi; sepse shtetin më të ri në botë po e priste edhe një krizë më e madhe, kësaj radhe jo nga jashtë, por nga brenda; filloi në heshtje zhytja në krizë institucionale, e cila nisi ngadalë, por zgjati më shumë se që ishte pritur.

Presidenti i vendit, i cili konsiderohej mjaft flegmatik, në mandatin e tij të parë në shtetin më të ri, u akuzua rëndë nga disa deputetë të Kuvendit të Kosovës, se po e shkel aktin më të lartë shtetëror, Kushtetutën e vendit me ushtrimin e pozitës së dyfishtë. E një gjë të tillë e vulosi Gjykata Kushtetuese, vendimin e të cilës vetë "juristi" nuk e priti, por dha dorëheqje të parakohshme, për ta shënuar në histori një shembull, i cili do t'u mësohet ndoshta me shekuj studiuesve të profilit të drejtësisë. Pas kësaj dorëheqjeje, shteti, i cili kishte kaluar vetëm dy vite ekzistencë, nisi ta ndiejë krizën institucionale, e këtë e rëndoi edhe më shumë fakti i braktisjes së institucioneve nga ana e njërit partner të koalicionit. Megjithëkëtë, kjo ishte vetëm nisja e një procesi të pakthyeshëm. Tashmë ish-presidenti u përzu edhe nga vetë partia e tij, të cilën ai e udhëhoqi në një kohë të vështirë, madje nga një njeri i afërt i tij, tek i cili kishte shumë besim dhe e kishte ndihmuar shumë në karrierën politike.

Kosova, pas ditëlindjes së dytë të saj, shkoi drejt zgjedhjeve, fillimisht të shpallura të parakohshme, por, pas një gjendje të rëndë politike, zgjedhjet u shndërruan në të jashtëzakonshme, për të cilat duhej një përgatitje rekord. Edhe procesi zgjedhor i zgjedhjeve në shtetin më të ri e bëri namin e vet. Fillimisht me shumë parregullsi e manipulime, e më vonë edhe me kohëzgjatje, e cila po të matej me ndonjë metodë empirike do të dilte hiç më pak se e përmasave të ginisit...

Në gjithë këtë rrëmujë institucionale, hiç më mirë si pati punët as opozita, e cila nuk bëri më shumë sesa demagogji dhe zhurmë të tepruar në opinion, përmes disa mekanizmave të instaluar jashtë.

Kjo opozitë, përveçse nuk kishte alternativë, ishte e pabashkuar dhe jo rrallë herë edhe e përçarë. Lideri i njërës parti opozitare u thirr përsëri në Gjykatën e Hagës, ndërsa lideri i një partie tjetër opozitare akuzohej vazhdimisht për afërsi të tepruar me pushtetin, e në disa raste edhe quhej "Kukull institucionale", ndërsa partia tjetër e cila ishte krijuar nga një shtrëngatë politike po i shijonte ditët e fundit në Kuvend.

Sidoqoftë, pas gjithë këtyre zhvillimeve të shumta dhe të njëpasnjëshme, nuk mund të themi se në Kosovë ishte vetëm zi. Kosova shënoi një seri të arriturash, si: fitoren e madhe në Gjykatën Ndërkombëtare të Drejtësisë, anëtarësimin në disa institucione të rëndësishme ndërkombëtare dhe një numër të konsiderueshëm njohjesh. Tashmë ditëlindja e tretë do ta gjejë Republikën e Kosovës me institucione të reja, të cilat do t'i presin jo më pak sfida dhe probleme, duke nisur nga fillimi i bisedimeve e deri te integrimet. Por, pa dyshim, mbetet shumë për të bërë pas festimit të ditëlindjes së tretë, sepse rruga jonë për t'i arritur synimet tona mbetet e vështirë dhe mjaft e mundimshme, sidomos kur kemi parasysh se kemi mbetur mbrapa vendeve të rajonit në procesin integrues. ■

# SFIDAT E SHTETNDËRTIMIT

**Pas shpalljes së pavarësisë, ndërtimi i shtetit në Kosovë po kalon nëpër një rrugë mjaft të vështirë dhe mjaft sfiduese. Ndër sfidat kryesore të ndërtimit të shtetit janë: sundimi i ligjit, forcimi i shtetit ligjor, funksionimi i gjyqësorit të pavarur, demokratizimi i partive politike, zhvillimi ekonomik i vendit, përfundimi i procesit të privatizimit, anëtarësimi i shtetit në OKB dhe institucionet e tjera ndërkombëtare.**

**Ma. sc. Flamur HYSENI**

Shpallja e pavarësisë së shtetit të Kosovës më 17 shkurt 2008 shënoi një nga ngjarjet më të rëndësishme të historisë politike të vendit. Përpos që ndryshoi në aspektin politik, vendi ndryshoi edhe sa i përket statusit të tij juridik. Njohja ndërkombëtare e shtetit, sidomos nga tri shtetet kryesore në politikën ndërkombëtare (SHBA, Britania e Madhe dhe Franca) dhe nga tri shtetet kryesore fqinje (Shqipëria, Maqedonia dhe Mali i Zi), po ashtu edhe mendimi këshillues pozitiv i Gjykatës Ndërkombëtare të Drejtësisë, janë ndër sukseset fillestare të mjaftueshme. Përpos këtyre sukseseve, demokracia dhe shteti i ri kosovar është duke u ballafaquar me mjaft probleme serioze të politikës së brendshme.

Ndër sfidat kryesore të ndërtimit të shtetit janë: sundimi i ligjit, forcimi i shtetit ligjor, funksionimi i gjyqësorit të pavarur, demokratizimi i partive politike, zhvillimi ekonomik i vendit, përfundimi i procesit të privatizimit, anëtarësimi i shtetit në OKB dhe institucionet e tjera ndërkombëtare.

***Sundimi i ligjit.*** Në këtë sferë mjaft të rëndësishme të funksionimit të shtetit, shteti i ri kosovar është duke u ballafaquar me mjaft vështirësi. Përpos vërejtjeve të faktorit ndërkombëtar për mos sundimin e ligjit në Kosovë, kohëve të fundit, edhe vetë institucionet e vendit po e vërejnë se ka mjaft probleme dhe kjo fushë po del të jetë ndër më të vështirat për ta menaxhuar, po ashtu edhe më sfiduesja, sepse për ta pasur në rregull këtë fushë shumë të rëndësishme të ndërtimit të shtetit, politika dhe partitë politike duhet të jenë më serioze dhe pa ndikim fare në institucionet e drejtësisë, ose shumë larg tyre (gjykatave dhe prokurorive).

***Forcimi i shtetit ligjor.*** Sikurse të gjitha shtetet e tjera demokratike, që janë të ndërtuara mbi bazën e parimit të **"shtetit të së drejtës"**, edhe Republika e Kosovës duhet të ndjekë këtë rrugë, pasi ky është edhe kushti kryesor për integrimin në institucionet me karakter ndërkombëtar, e sidomos në BE. Forcim i shtetit ligjor do të thotë që, së pari, të respektohen ligjet. Këto ligje, së pari, duhet të respektohen nga **institucionet e shtetit** dhe pastaj nga qytetarët e atij shteti. Po ashtu, duhet të ndërtohen institucione funksionale dhe demokratike, të respektohet parimi i barazisë së të gjithë qytetarëve para ligjit, të mos ketë diskriminim, të ketë depolitizim të shërbimeve publike, të ketë gjyqësi të pavarur, etj. Ndërtim i shtetit të së drejtës do të thotë: sundim i ligjit në shoqëri. Ai nënkupton se përpos qytetarëve, të cilët duhet t'i respektojnë ligjet dhe t'u nënshtrohen atyre, këtë duhet ta bëjnë pikërisht edhe pushtetet brenda shtetit, e sidomos ato **ekzekutive dhe administrative**. Vetëm në këtë mënyrë garantohen liritë dhe të drejtat e njeriut. Si element kryesor i shtetit të së drejtës është **sundimi i ligjit**, i cili duhet vijë në shprehje sidomos te ne, në këtë periudhë të vënies së themeleve të ndërtimit të shtetit të së drejtës. Përmes sundimit të ligjit, respektimit dhe zbatimit të tij nga ana e institucioneve, përmes dispozitave ligjore në fuqi, duhet të jenë të kufizuara disa veprime dhe disa procedura nga të cilat cenohen liritë dhe të drejtat e qytetarëve (analizo rastin e mbajtjes së dy posteve nga ana e ish-kryetarit të Republikës së Kosovës, rastin e dorëheqjes së Kryetarit të Komunës së Rahovecit, ligjshmërinë e përsëritjes së zgjedhjeve të fundit në Komunën e Mitrovicës).

***Gjyqësori i pavarur.*** Sfidë tjetër mjaft e vështirë për t'u përballur për





ndërtimin e shtetit ligjor dhe funksional është edhe respektimi i parimit për të pasur një gjyqësor të pavarur. A po ndodh kjo në fillet e para të ndërtimit të shtetit në Kosovë? Kjo fazë po kalon me vështirësi të mëdha, sepse në gjyqësor ka vërejtje të mëdha, si në aspektin e pavarësisë së tij dhe mosndërhyrjes në punët e gjykatave, po ashtu edhe në funksionalizimin e tij, reformimin dhe pavarësimin financiar të tij. Ndërhyrja nga ana e dy pushteteve të tjera në gjyqësor po pamundëson ekzistimin e pavarësisë së tij, si në punët e tij profesionale, ashtu edhe në kryerjen e obligimeve të tij ligjore dhe po rezulton me humbjen e besueshmërisë së qytetarëve ndaj gjyqësisë së vërtetë.

***Demokratizimi i partive politike.*** Partitë politike, si institucione shumë të rëndësishme të ndërtimit të shtetit dhe forcimit dhe funksionimit të demokracisë, janë në një situatë e cila imponon domosdoshmërisht fillimin e një reformimi të thellë dhe profilizimi të mirëfilltë të tyre, sepse pa respektimin e rregullave të demokracisë nga ana e partive politike është shumë e vështirë të vihet një bazë e shëndoshë dhe e fuqishme për ndërtimin e shtetit ligjor, funksional dhe me perspektivë të qartë euro – atlantike.

***Zhvillimi ekonomik i vendit.*** Sfidë edhe më e rëndë për t'u ballafaquar, përpos sundimit të ligjit dhe ndërtimit të shtetit ligjor, është edhe zhvillimi ekonomik i vendit. Si faktorë të rëndësishëm për zhvillim ekonomik të vendit janë funksionimi i sundimit të ligjit, siguria publike në tërë vendin, ekzistimi i infrastrukturës ligjore për të garantuar investime ndërkombëtare në vend. A është e kalueshme kjo rrugë për vendin? Vështirë e kalueshme dhe e realizueshme, sidomos nëse vlerësohet gjendja aktuale, sepse nuk ka një stabilitet me energji elektrike dhe papunësia në nivel vendi është shumë e lartë.

***Procesi i privatizimit.*** Përpos Kosovës ky proces ka qenë mjaft sfidues edhe për vendet e tjera të rajonit, por këto vende ia kanë dalë disi të kenë suksese të mira në procesin e privatizimit. Po të shohim modelin e privatizimit që ka aplikuar Kosova, del se ai është një model sui – generis dhe ky proces privatizimi ka kaluar, po kalon dhe do të kalojë nëpër shumë vështirësi, deri në përfundimin e tij dhe është shumë vështirë të dalë i suksesshëm. Mënyra se si është filluar ky proces është mjaft diskutuese, ndërkohë që ka edhe shumë punë që ky proces të përfundojë i tëri, pasi na presin edhe shumë punë të tjera të rëndësishme për integrime të mëtejshme në institucionet ndërkombëtare. Ndikimet politike në këtë proces dhe mosrespektimi i mirëfilltë i transparencës së këtij procesi e vënë në pikëpyetje të madhe suksesin e këtij procesi mjaft të rëndësishëm për ndërtimin e shtetit të Kosovës.

**Anëtarësimi në OKB dhe institucione të tjera ndërkombëtare.** Anëtarësimi në OKB do të jetë një ndër sfidat më të vështira të shtetit të ri të Kosovës, sepse ekziston një situatë e paqartë e balancimit të interesave politike të shteteve të rëndësishme dhe qëndrimit të tyre ndaj shtetit të Kosovës. Përpos OKB-së, vështirësi të mëdha do të ketë edhe në anëtarësim në BE, NATO dhe institucionet e tjera të rëndësishme, si në nivel evropian, ashtu edhe në atë botëror. Në përgjithësi, suksesi i shtetit të Kosovës në politikën e jashtme do të varet shumë se sa do të ndërtohet shteti dhe sa do të ketë ai një politikë stabile të brendshme.

Andaj me të hyrë në vitin e katërt pas shpalljes dhe njohjes ndërkombëtare të shtetit të Kosovës, institucionet dhe shoqërinë kosovare po e presin shumë punë dhe një mori obligimesh të ndërtimit të shtetit, si shtet sa më funksional, demokratik, të zhvilluar ekonomikisht dhe të stabilizuar politikisht, me marrëdhënie të mira diplomatike me fqinjët dhe aleatët ndërkombëtarë. ■



# Kush po e konteston pavarësinë e Kosovës?




**Dukagjin AVDYLI**

U bënë tri vite që prej shpalljes së pavarësisë së Kosovës më 17 shkurt 2008. Ishim të gjithë shumë të lumtur për realizimin e ëndrrës sonë të kamotshme dhe të atyre që nuk kursyen as jetën për këtë vend. Dhe veç lumturisë që me të drejtë e ndienim, ishim optimistë dhe kishim besim të madh në vetvete se kur t'i merrnim punët tona në dorë prej "atyre", gjithçka do të shkonte për mrekulli. Na u pat bërë obsesion UNMIK-u dhe na e patën prurë siç e thotë populli "diellin mbi kokë" kryeadministratorët që vinin e shkonin. Dhe shyqyr deshi Zotit erdhi 2008-ta, viti i shpalljes së pavarësisë nga Serbia, e me këtë rast po i vinte fundi UNMIK-ut dhe kryeadministratorëve. Më në fund erdhi koha që ne të vendosnim për të ardhmen dhe zhvillimin e vendit tonë. Na erdhi koha që ta dëshmojmë veten si popull që, ashtu si të tjerët, dimë të ndërtojmë një shtet demokratik dhe të jetojmë në harmoni me shtetet e tjera dhe të barabarta me to.

Pas shpalljes së pavarësisë, shteti ynë po kontestohej nga Serbia dhe aleatët e saj. Mark Weller, në librin e tij kushtuar Kosovës, të quajtur "Shtetësia e kontestuar", mbron me argumente të fuqishme shtetësinë tonë. Pas tre vjet pavarësie dhe përpjekjeje mbarëpopullore dhe shtetërore që shteti më i ri në botë të qëndrojë në këmbët e tij pa protezat e UNMIK-ut, në procesin zgjedhor nacional të zgjedhjeve të parakohshme, të cilat për herë të parë u organizuan nga institucionet e Republikës së Kosovës, pësuam një rrëshqitje jo të vogël si shtet me pavarësi të mbikëqyrur ndërkombëtarisht. Dhe për herë të parë politika kosovare i dha një kontest demokracisë në vend dhe rriti dyshimet e disa skeptikëve në paaftësinë e kosovarëve për të udhëhequr vetë shtetin e tyre pa ndihmën e të tjerëve. E me këtë rast Serbisë iu dha rasti që edhe më shumë ta kontestojë mëvetësinë e Kosovës.

Kam pasur rastin që zhvillimin e këtij procesi zgjedhor ta ndjek nga afër. Dhe me dëshpërim e përgjegjësi të plotë mund të them se me këto zgjedhje edhe njëherë u dëshmua se partitë politike të Kosovës, para së gjithash dhe mbi të gjitha e kanë interesin vetjak, ndërsa për interesat shtetërore si duket ato nuk kanë dëgjuar fare. Votimi i parë, i cili u bë më 12 dhjetor të vitit 2010, ishte shembulli më i mirë se si nuk duhet të veprohet. Zgjedhjet e dyta, pra ato të mbajtura më 9 dhe 27 janar, do të duhej të ishin përmirësim i të parave dhe ndërtim i një të ardhmeje më të sigurt të vendit. Të gjitha subjektet politike pjesëmarrëse në këto zgjedhje kishin obligim institucional dhe moral për mbarëvajtjen e rregullt të procesit zgjedhor. Fatkeqësisht, shumica e këtyre subjekteve nuk e morën këtë punë si obligim. Përkundrazi e shpërfillën në përmasë tejet të ulët. Këto të fundit e dëmtuan edhe më rëndë procesin zgjedhor dhe krejt kjo "falë" disa kandidatëve të papërgjegjshëm që i blenë komisionarët dhe nuk lanë gjë pa bërë vetëm e vetëm që të arrinin qëllimin e tyre, pra që të futen me çdo kusht në Kuvendin e Kosovës. A thua i duhen Kosovës njerëz të tillë që vodhën vullnetin e lirë të elektoratit për të zgjedhur ata që menduan se janë më të mirët për t'i përfaqësuar në Kuvend?

Këtë grusht të fuqishëm ia dhanë de-

mokracisë kandidatët për deputetë në Parlamentin e Republikës së Kosovës, pa dallim partie. Shumica prej tyre konkurrencën e garës nuk e kanë ndierë nga partitë politike, por nga vetë kandidatët e partisë së tyre, e kjo ka çuar në një "luftë" të pandershme për realizimin e objektivit të tyre.

Nisur nga kjo, në Kosovë po ndihet nevoja shumë e madhe për ndryshimin e ligjit zgjedhor, si dhe për mbikëqyrjen më të fuqishme nga të gjitha institucionet përkatëse të vendit dhe për një lloj kontrolli edhe nga faktori ndërkombëtar i pranishëm në Kosovë. Sikur në Kosovë të aprovohej një ligj i ri që do të vendoste rregulla për sigurimin e votës së lirë dhe të drejtë, do ta kryenim më lehtë këtë proces demokratik, gjë kjo që do ta forconte vazhdimësinë e rrugës drejt integrimit në gjithë mekanizmat ndërkombëtarë dhe drejt BE-së. Nëse ata që morën pjesë në manipulimin e votës nuk do ta marrin dënimin e merituar, qoftë me gjoba të majme në të holla, qoftë edhe me burgim për shkelje mbi të drejtën e sovranit dhe nëse vazhdohet me këtë mendësi, as zgjedhjet e ardhshme nuk do të dallojnë nga këto...

Gjithashtu, përveç goditjes së fortë që mori vendi përbrenda nga ky proces, tani ai nga jashtë po përballet me raportin e të dërguarit të Këshillit të Evropës, Dick Marty. Ato që pretendon ai në këtë raport nuk kanë të bëjnë fare me realitetin e të kaluarës së Kosovës dhe Shqipërisë dhe as me ish-udhëheqësit e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Por, nisur nga ndikimi që ka ai në shtetin e tij dhe në Evropë, sigurisht që ky raport e ka dëmtuar dhe po e dëmton rëndë imazhin e Kosovës para botës, duke na etiketuar e shpallur si popull që nuk i njeh vlerat humane dhe si popull me moral të ulët e që rrjedhimisht nuk meriton të jetë në mesin e shteteve evropiane. Të dy shtetet shqiptare duhet të përgatiten shumë në mënyrë që ky raport, i cili u aprovua nga Këshilli i Evropës, të demaskohet dhe të hidhet poshtë si i pavlerë. Një hap të mirë pati ndërmarrë kryeministri shqiptar Sali Berisha, duke i garantuar EULEX-it dhe Gjykatës së Hagës se do t'u krijojë lehtësira veprimi për hulumtim dhe i ftoi ata që të shkojnë në Shqipëri dhe të hetojnë atje rreth akuzave të deputetit zviceran Marty, i cili akuzon Kosovën dhe Shqipërinë për trafikim organesh dhe krim të organizuar gjatë luftës në Kosovë, më 1999. Një hetim të ngjashëm e pat bërë edhe UNMIK-u me ekspertë të ndryshëm nga fusha përkatëse, por kishte përfunduar pa asnjë rezultat në favor të akuzës.

Rrethanat e viteve 99-të tregojnë se ka qenë e pamundur që transplantimi i organeve të bëhej në atë kohë në Shqipëri, ngase siç janë prononcuar edhe ekspertët serbë, për transplantim organesh duhen kushte dhe mjete të sofistikuara e moderne që edhe sot pas më shumë se dhjetë viteve është vështirë të sigurohen, e lëre më atëherë kur kosovarët po përballeshin me "Kasapin e Ballkanit", ndërsa shqiptarët e Shqipërisë po ballafaqoheshin me një skamje të thellë.

Për fat të keq, nga disa shkrime vërejmë se dikush po pret që ky raport, sado i pavërtetë që është, të duket si i vërtetë, ngase nga kjo shpreson përfitime politike. Të tjerët që nuk kanë lidhje me të kaluarën e vet dhe të popullit të Kosovës, bien në lajthitje të kësaj shpifje, duke menduar se Dick Marty thotë të vërtetën dhe se ia do të mirën këtij vendi.

Kosovës tani i duhet maturi e lartë dhe duhet t'i kthehet vetvetes, në mënyrë që të fitojë përkrahjen e nevojshme nga faktorët relevantë për ta mposhtur arritjen e synimit të shtetit serb që kosovarët t'i ulë në bankën e të akuzuarit dhe t'i barazojë me veprat e shëmtuara që ka kryer në Kosovë dhe në Ballkan.

Shqiptarët, të paktën kësaj radhe, duhet t'i lënë anash interesat personale ose grupore për të dhënë gjithçka nga vetja e tyre për zhvillimin e shtetit trevjeçar dhe për avancimin e demokracisë së brishtë në vend.

Shpresojmë që ditëlindja e katër e Kosovës të na gjejë më të fortë, si në rrafshin e brendshëm, ashtu edhe në atë të jashtëm. ■



**Funksionimi si shtet për tri vjet, pa risi në ekonomi**

# Shteti pa ekonomi të qëndrueshme

**Lulzim AHMETI**



Funksionimi i Kosovës shtet për tre vite radhazi nuk ka sjellë të arritura të mëdha në sektorin e ekonomisë në vend. Ndonëse është bërë anëtare e disa institucioneve të fuqishme ndërkombëtare, siç është Fondi Monetar Ndërkombëtar dhe Banka Botërore, Kosova nuk ka mundur për këto vite të jetë pjesë e Bankës Evropiane për Rindërtim dhe Zhvillim (BERZH), ndonëse ky anëtarësim, sipas udhëheqësve të institucioneve vendore, ishte thënë se do të ndodhte kohë më parë. Përveç dështimeve ka pasur edhe suksese, pasi që anëtarësimi në institucionet e fuqishme lejoi edhe disa kredi me kushte të mira. Pastaj, si sukses mund të konsiderohet edhe mbajtja e Konferencës së Donatorëve në të cilën u premtuan 1.2 miliardë euro nga shtetet mike të Kosovës. Po ashtu, Kosova kishte marrë kritika të forta sa i përket ambientit biznesor, për shkak të disa procedurave burokratike dhe shumë dekurajuese për bizneset.

## Papunësia edhe më tej problem

Por problem në vend mbetet ende zhvillimi i qëndrueshëm ekonomik, i cili do të mund të ndikonte në uljen e papunësisë, që vazhdon të jetë problem aktual dhe i domosdoshëm për t'u zgjidhur. Arsyeja që numri i papunësisë është kaq i madh është ndoshta për shkak të pamundësisë së zhvillimit ekonomik të mjaftueshëm si dhe mos hapja e vendeve të reja të punës. Kujtojmë se Kosova ka popullatën më të re në Evropë. Hafiz Leka, nga Ministria e Punës dhe Mirëqenies Sociale (MPMS), ka thënë se viteve të fundit ka pasur rritje të numrit të të punësuarve, por jo në nivelin e duhur. Ai tha se kjo ministri po bën vazhdimisht përpjekje për krijimin e kushteve për rritjen e numrit të të punësuarve. "Nëse shikohet sipas statistikave, këtu nuk ekziston ndonjë dallim i madh, përveçse në vitin 2008, krahasuar me 2010 dhe 2006 dallon deri në 1000 persona, e kështu më radhë", - tha Leka.

## Duhet përmirësim i kushteve për bizneset

Drejtori i Institutit "Riinvest", Lumir Abdixhiku, ka thënë se pakkush mund të krenohet me të arriturat e ekonomisë së Kosovës për tri vjet të funksionimit si shtet. "Besoj se pak kush mund të krenohet me të arriturat e gjithëmbarshme të Kosovës pas pavarësisë, e hiç më shumë për ato ekonomike. Parametrat ekonomikë të standardit të jetesës mbesin të njëjta: çdo i dyti kosovar është ende i papunë, çdo i treti në varfëri e çdo i katërti në varfëri të skajshme. Kosovarët vazhdojnë të mbesin të fundit e Evropës në çdo tregues ekonomik, ndërkaq hendeku i dallimit me vendet rajonale ka pësuar një rritje masive në vitet e fundit", - ka theksuar ai.

Bizneset vazhdojnë të mbesin të ngufatura, sipas Abdixhikut, për shkak të politikave makroekonomike të vendit, me theks të veçantë për shkak të: mungesës së institucioneve të pakorruptuara, prezencës së lartë të korrupsionit, konkurrencës jo të ndershme dhe burokracisë. "Në spektrin nacional, ne vazhdojmë të kemi një bilanc të rënduar tregtar, kosto të larta prodhimi, kualitet të ulët të produkteve dhe mungesë të së drejtës eksportuese në dy vendet veriore, gjithmonë për shkak të shkeljeve unilaterale nga to. Sektorët të tjerë ekogjenerues kanë mbetur të pa eksploruar. Ne kemi humbur hapin në energjetikë dhe kemi dështuar të tërheqim investitorët seriozë në vend", - është shprehur ai. Sipas drejtorit ekzekutiv të institutit "Riinvest" dhe njohësit të rrethanave ekonomike, Lumir Abdixhikut, duhet që institucionet e Kosovës "të mos e bëjnë të bardhën të zezë". "Besoj se të arriturat e Kosovës rrumbullakohen rreth rritjes së investimeve kapitale, të cilat kanë pësuar rritje për të mirë. Më në fund, vendi ynë ka filluar t'i japë input serioz potencialeve ekonomike nëpërmjet investimeve kapitale, ndonëse kostoja dhe kualiteti i tyre mbesin për t'u kontestuar. Pozitive është edhe ulja e normave tatimore që, me vite, ka qenë pengesë serioze në operimin e bizneseve", - ka thënë Abdixhiku.

Edhe sekretari i Odës Ekonomike të Kosovës (OEK), Berat Rukiqi, ka thënë se në sferën ekonomike nuk është punuar aq shumë, për tri vite të funksionimit si shtet. Sipas tij, duhet ndryshuar shumë, por gjithashtu, sipas tij, Kosovën e presin disa sfida. "Ndër sfidat për institucionet e Kosovës do të jenë anëtarësimi në institucionet financiare ndërkombëtare, rritja ekonomike edhe pse jo e qëndrueshme, investimet në edukim dhe infrastrukturë". Rukiqi ka thënë, po ashtu, se do të jetë sfidë mjaft e vështirë për t'u arritur nga ana e institucioneve të Kosovës një zhvillim i qëndrueshëm, i gjeneruar nga sektori privat CEFTA, implementimi, pozicioni politik, përfaqësimi, privatizimi i ndërmarrjeve publike etj. "Ekonomia nuk ka qenë në top agjendë, edhe sepse do të duhej të ishte. Ne rrezikojmë stabilitetin



me këtë trend të zhvillimit ekonomik. Sundimi i ligjit dhe zhvillimi ekonomik janë dy sfidat kryesore për shtetin, që janë të ndërvarura në mënyrë reciproke", - është shprehur sekretari i OEK-ut, Berat Rukiqi.

### Miratimi i buxhetit i domosdoshëm

Ndërkaq, Isa Mulaj, kryetar i Institutit për Hulumtime dhe Analiza të Politikave Ekonomike (INEPRA), ka thënë se pas shpalljes së pavarësisë, Kosova filloi mirë në disa segmente dhe përshtypjet e para ishin se do të arrihej një përparim më i madh se ky që e kemi sot. "Në sferën e ekonomisë, pas pavarësisë, shpresat ishin të mëdha dhe kishte indikacione për optimizëm. Një hapje më e madhe si shtet i pavarur dhe qasje në institucionet financiare ndërkombëtare, pa dyshim se linin përshtypjen e një perspektive më të mirë. Mirëpo, kriza globale financiare goditi edhe Kosovën dhe pasojat e saj janë të dukshme. Përveç kësaj, politikëbërësit dhe vendimmarrësit e Kosovës nuk ishin sa duhet të përkushtuar në qeverisjen më efikase të ekonomisë", - theksoi ai. Mulaj thotë se duhet që të themelohen institucionet në mënyrë që Kuvendi ta miratojë buxhetin." Disa projekte të mëdha energjetike, si termocentrali 'Kosova e Re', hidrocentrali i "Zhur-it" u shtynë për shkak të përkeqësimit të gjendjes politike dhe institucionale. Ndërtimit të autostradës Vermicë – Merdare, si projekt kapital, tani i duhen mjete që nuk është e sigurt se nga do të sigurohen. Reforma me arka fiskale thuajse dështoi", - është shprehur ai. Për të dalë nga kjo gjendje, sipas ekspertit Isa Mulaj, kërkohet një qasje e gjithanshme dhe shumë e përgjegjshme, sepse jemi para një momenti historik kritik në lëmin e ekopolitikës. "Është e pamundur të bëhen përmirësime të dukshme nëse nuk ndërmerren hapa serioze dhe drastike në sundimin e ligjit, i cili së pari duhet të merret me të gjithë ata që i kanë duart e përlyera me krim të organizuar dhe korrupsion. Me këta është e pamundur të ndërtohet një shtet dhe shoqëri demokratike", - ka thënë Isa Mulaj.

Në anën tjetër, drejtori i Institutit për Studime të Avancuara (GAP), Agron Demi, ka thënë se gjendja sociale gjatë këtyre tre vjetëve ka shkuar duke u përkeqësuar dhe jo duke u përmirësuar. Nëse i marrim të dhënat e papunësisë, sipas tij, në vitin 2010, papunësia ka qenë 45 për qind, që është e njëjtë me shkallën që është treguar në vitin 2006. Kurse, varfëria ekstreme ka shkuar duke u rritur prej 15 deri në 18 për qind. "Sipas të dhënave të Bankës Botërore, familjet kosovare, shumicën ose mbi 50 për qind të të ardhurave të tyre i shpenzojnë për produkte ushqimore, kurse dihet se çmimet e produkteve ushqimore në këto tre vjetët e fundit kanë shkuar duke u rritur", - është shprehur ai, duke shtuar se në vitin e tretë të pavarësisë, Kosova po hyn me gjendjen më të vështirë sociale. "Me vendimin e pamatshëm të Qeverisë së Kosovës në fillim të vitit 2011, gjendja sociale është prekur në maksimum. Njerëzit nuk kanë qenë kurrë më shumë të revoltuar sesa në këtë kohë. Sa më parë duhet të krijohen institucionet qeveritare dhe të mundohen ta zgjidhin këtë problem", - vlerëson Demi. Por, pavarësisht këtyre, shkalla e papunësisë dhe varfërisë vlerësohet të jetë më e larta në rajon. Sipas shifrave zyrtare, mbi 43 për qind e qytetarëve, që janë të aftë për punë, janë të papunë. ■

Kryeqyteti i Kosovës me pak ndrys

# PAK NDR

**"Kanë kaluar tri vite nga shpallja e pavarësisë së Republikës së Kosovës, ndërsa në kryeqytetin e saj, në Prishtinë, ka shumë për t'u bërë. Prishtina, me një popullsi mbi 600.000 banorë dhe me një buxhet të paraparë vjetor prej përafërsisht 60 milionë euro, ka mundësi edhe më të mëdha për të rregulluar infrastrukturën rrugore dhe atë përcjellëse, në radhë të parë me qëllim të krijimit të kushteve më të mira për banim, por edhe të asaj juridike, në drejtim të krijimit të lehtësirave për zhvillimin e bizneseve që ushtrojnë aktivitetin e tyre ne Komunën e Prishtinës", - ka thënë Skender Ahmeti, profesor i Ekonomisë në UP.**

**Fatos SHALA**

Kërcënimi më i madh për stabilitetin e Kosovës, tre vite pas pavarësisë, është gjendja e rëndë sociale dhe ekonomike. Sipas të dhënave të Bankës Botërore, 45 për qind e popullatës së Kosovës jeton në varfëri,



# RYSHIME, TRI VITE PAS

15 për qind e tyre në varfëri ekstreme. Gati gjysma e kosovarëve janë të papunë, ndërkohë që të ardhurat mesatare të të punësuarve janë vetëm 230 euro. Fehmi Krasniqi, punëtor nga Prishtina, pohon se me 185 euro në muaj nuk është e mundur të ushqejë familjen. "Është shumë vështirë që me këtë rrogë të ushqesh një familje pesëanëtarëshe. Nuk e di se çfarë duhet të blej më parë. Rrogat janë të vogla, ndërsa çmimet shumë të larta", - pohon Krasniqi. Kurse, Arbnor Kastrati, shitës i librave në rrugë, thekson se tani kanë ndryshuar shumë kushtet e jetës dhe të punës. "Para lufte ke mundur me një rrogë të ushqesh dhjetë anëtarë të familjes, tani duhet të punojnë shtatë anëtarë për të ushqyer të njëjtën familje. Standardi i jetës në Kosovë është shumë i ulët", - nënvizon Kastrati. Analisti i çështjeve ekonomike, Ibrahim Rexhepi, theksoi se kanë gabuar të gjithë ata që kanë pritur që problemet do të zgjidhen me shpalljen e pavarësisë. "Ka qenë e ditur se pikërisht pas shpalljes së pavarësisë do të paraqiten problemet e brendshme ekonomike dhe sociale. Në fillim ka pasur një zhvillim të vogël ekonomik, por ai është ndërprerë. Si pasojë tani kemi një papunësi të lartë dhe rritjen e varfërisë ekstreme", - theksoi Rexhepi. Ibrahim Rexhepi nënvizon se ndërkohë ka rënë edhe niveli i investimeve të huaja. Sipas tij, shkaqet për këtë trend janë: "mungesa e spektrit të ligjeve të duhura, mungesa e funksionimit të strukturave të shtetit dhe mungesa e kontrollit të qeverisë prej parlamentit, e të mos flasim për kontrollin e korrupsionit", - shprehet ai. Kurse analisti politik Belul Beqaj ka thënë se qytetarët e Prishtinës tri vite pas pavarësimit janë të dëshpëruar. "Para tri viteve, qytetarët e Prishtinës kanë pasur shpresë se në këtë qytet do të ndryshojë çdo gjë, në të mirë të jetës së tyre. Por tani ata janë të dëshpëruar totalisht, sepse nuk ka ndryshuar asgjë dhe shpresa e tyre për një jetë më të mirë është shuar". Po ashtu, edhe ekonomisti Skender Ahmeti nuk është i kënaqur me atë që është bërë në Prishtinë gjatë këtyre dy viteve. "Kanë kaluar tri vite nga shpallja e pavarësisë së Republikës së Kosovës, ndërsa në kryeqytetin e saj, në Prishtinë, ka shumë për t'u bërë. Prishtina, me një popullsi mbi 600.000 banorë dhe me një buxhet të paraparë vjetor prej përafërsisht 60 milionë euro, ka mundësi edhe më të mëdha për të rregulluar infrastrukturën rrugore dhe atë përcjellëse, në radhë të parë me qëllim të krijimit të kushteve më të mira për banim, por edhe të asaj juridike në drejtim të krijimit të lehtësirave për zhvillimin e bizneseve që ushtrojnë aktivitetin e tyre në Komunën e Prishtinës. Kjo, do të jetë pak e vështirë për t'u realizuar, duke pasur parasysh pengesat në realizimin e të hyrave vetjake, edhe pse ka një rritje nga viti në vit në realizimin e këtyre të hyrave", - ka thënë Skender Ahmeti, profesor i Ekonomisë në UP. Ndërkaq, arkitekti Dukagjin Hasimja ka thënë se Prishtina nuk zbukurohet vetëm me ndërtesa. "Nuk janë vetëm ndërtesat të cilat e bëjnë qytetin, janë edhe shumë përmbajtje të tjera që ia japin shpirtin një qyteti. A thua për çdo qeveri të gjertanishme, prioritet janë vetëm ndërtimi i rrugëve? Është punuar sheshi "Nëna Terezë", me të cilin askush nuk mburret. Po ashtu, puna e parë që duhet bërë është që sa më shpejt të punohet plani zhvillimor urban dhe komunal për Prishtinën, sepse e vetmja komunë në tërë Kosovën, e cila ende nuk e ka planin zhvillimor komunal është Prishtina", - ka përfunduar Hasimja. ■



# KOSOVA NË TRI PAMJE




**Astrit VELIQI**

Kosova i mbushi plot tre vite shtet. Eci e rrugëtoi nëpër 'teh të thikës' por nuk u gjunjëzua, përkundër sfidave të shumta që e përcollën në këtë periudhë pas pavarësisë së saj.

Pati suksese, por edhe mjaft dështime.

**1.**

Disa ishin të bujshme e disa jo. Prej të bujshmeve mund të përmendim: betejën e fituar në Hagë, ku u legjitimua pavarësia e Kosovës; Rezolutën e OKB-së; njohjet në arenën ndërkombëtare, edhe pse jo të shumta në numër; anëtarësimin në institucione të rëndësishme ndërkombëtare, si në Bankën Botërore dhe Fondin Monetar Ndërkombëtar.

Të gjitha këto janë në planin e jashtëm, ku Kosova, edhe pse me pengesa, arriti ta ruajë deri në një farë mase vendin që meriton në botën demokratike.

Kurse në planin e brendshëm, Kosova funksionoi si shtet por pati edhe ngecje, atëherë kur u shpërbë qeveria dhe institucionet mbeten të gjymta, me president vetëm ushtrues detyre, me kryeministër në dorëheqje dhe me shumë ministri pa ministra.

Kjo në pika të shkurtra ishte fotografia që pati Kosova në tre vjetorin e pavarësisë së saj.

**2.**

Por panorama e saj ndryshoi edhe më shumë në zgjedhjet e 12 dhjetorit, të cilat u manipuluan deri në atë masë sa që u desh që ato të përsëriten në disa pjesë të Kosovës.

Me një fjalë, ato u stërzgjatën aq shumë sa qytetarët nuk i përfillën shumë votimet e dyta, e për vlerën e tyre folën si ndërkombëtarët, ashtu edhe vendorët.

U tha se zgjedhjet u manipuluan e u vodhën jo vetëm ndërmjet subjekteve politike por 'pazari i madh' u bë brenda partive, ku kandidatët kanë bërë luftë ndërmjet vete për të marrë sa më shumë vota, në mënyrë që të zënë karrigen e deputetit të Kosovës.

Me këto zgjedhje, imazhi i Kosovës u zbeh në masë të madhe në sytë e faktorit ndërkombëtar, ngase ishin të parat që i organizuan institucionet e Kosovës, nën monitorimin e KQZ-së.

E ai që na nxiu si shtet pa dyshim që ishte raporti trillues i zviceranit Dick Marty, i cili tha se ne jemi mafiozë, e besa edhe trafikues organesh, e se bos i të gjitha këtyre 'ishte' kryeministri Hashim Thaçi, i cili i demantoi të gjitha këto si gënjeshtra.

Përkundër kësaj Kosovës i duhet të konsolidohet shpejt, ngase punët e mëdha i ka përpara.

**3.**

Kosova për tri vite pati 75 njohje. Nuk i arriti 100, as mbi 100, siç trumbetohej nëpër deklaratat e institucioneve pas legjitimitetit të pavarësisë në Hagë.

Në këtë kohë u ndërtuan shumë rrugë e shumë shkolla, nisën shumë projekte kapitale, si autostrada e projekte të tjera. Pastaj nisën të privatizohen edhe ndërmarrjet e mëdha publike, si Aeroporti 'Adem Jashari', PTK-ja etj.

Por sfidat mbeten përsëri, madje shumë të mëdha për institucionet e ardhshme të Kosovës, të tilla si: zbutja e papunësisë, zhvillimi ekonomik, njohjet, forcimi i imazhit ndërkombëtar të Kosovës. E ajo që mbetet e rëndësishme është dialogu i shumëpritur Prishtinë- Beograd.

Tre vjetori i pavarësisë e gjen Kosovën me një imazh të ri, me emra e deputetë të rinj, me subjekte politike të reja, por edhe me sfida e peripeci të shumta.

Mbetet për t'u parë jo vetëm festa për trevjetorin e pavarësisë, por edhe trumbetimi dhe retorika e politikës kosovare për ta ndryshuar imazhin e Kosovës njëherë e mirë! ■

# E shumëpritura Pavarësi dhe të shumëpriturat e Pavarësisë

**Jeton ISUFI**

E drejta e një populli për të qenë i lirë dhe i pavarur dhe për të vendosur vetë lidhur me fatin e tij dhe të qytetarëve të tij në një masë të kënaqshme u shfrytëzua dhe u arrit nga populli i Kosovës me rastin e çlirimit nga okupatori serb, më 10 qershor 1999, dhe për ta konkretizuar edhe me aktin formal të shpalljes së Pavarësisë së Kosovës më 17 shkurt 2008.

Përpjekjet tona, edhe para '99, ishin të formave të ndryshme, vetëm për të arritur në një synim të përbashkët. Rruga ishte e vështirë, sakrifica të pamohueshme, kompromise të pashmangshme, edhe rezultatet nuk munguan.

Periudha prej çlirimit e deri në shpalljen e pavarësisë ishte një kohë durimi dhe ristrukturimi institucional e shoqëror, për t'u përgatitur për të udhëhequr një shtet të ri. Kjo rrugë e shtetndërtimit e bëri popullin tonë popullin më optimist në botë, për arsye se tanimë e dinin se edhe akti formal i pavarësisë ishte i pashmangshëm.

Megjithatë sfidat nuk u ndalën. Tashmë institucionet legjitime ishin ato që do të bartnin shumë përgjegjësi mbi supet e tyre. Njohja e pavarësisë nga vendet kyçe (SHBA, Anglia, Gjermani, Franca, Italia, Turqia etj) në qendrat e vendosjes ndërkombëtare ishte një përkrahje e madhe dhe një shenjë e mirë për vendin tonë.

Në Kosovë pat shumë të arritura, si në rrafshin e brendshëm, ashtu edhe në atë të jashtëm.

Miratimi i kushtetutës së Kosovës, më 15 qershor 2008, ishte një bazë e fortë për t'i dhënë një element të rëndësishëm një shteti të pavarur, i cili i kishte vënë vetes obligimin plotësimin e standardeve ndërkombëtare, zbatimin e kësaj kushtetute, si edhe të akteve ndërkombëtare.

Miratimi i ligjeve primare, ristrukturimi i infrastrukturës ligjore, themelimi i institucioneve dhe agjencive të ndryshme, të cilat e bëjnë një shtet demokratik, ku mbrohen dhe respektohen liritë dhe të drejta e njeriut, po ashtu edhe zhvillimi ekonomik është një element, i cili u vu në lëvizje, edhe pse jo në masë të kënaqshme. Megjithatë, është në rrugë të mirë për t'u siguruar stabiliteti ekonomiko-social i qytetarëve të Kosovës.

Themelimi i sistemit të së drejtës dhe gjykatave të pavarura, po ashtu është një element i rëndësishëm i një shteti të pavarur që siguron zbatueshmërinë dhe sundimin e ligjit, e sidomos të gjykatës kushtetuese. Ristrukturimi i Policisë së Kosovës dhe transformimi i Trupave Mbrojtëse të Kosovës në Forca të Sigurisë së Kosovës është një dëshmi e mirë për karakterin e një shteti me një sistem të sigurisë së brendshme.

Edhe në aspektin ndërkombëtar Kosova pati të arritura të shumta.

Në tërë këto procese nëpër të cilat kaluam, gjithsesi, pati edhe mangësi të ndryshme, të cilat janë të natyrës së vendeve që janë në tranzicion, e të cilat do të dëshironim të mos vazhdojnë në të ardhmen, për arsye se e dëmtojnë procesin e shtetndërtimit dhe imazhin e popullit të Kosovës. ■



# Dikur për ata derdhnim lot p

Iljasa SALIHU

Sot e shpallim shtetin e Kosovës të pavarur..., - ishte fjali që s'mund assesi të dëgjohej prej shumëkujt deri në fund, madje edhe gjatë fillimit të atij fjalimi në kuvendin e Kosovës nga kryeministri i saj. Të paktë ishin ata që e dëgjuan kthjellët, ngase teksa kryeministri fliste, shumica ishin përhumbur në vegim, sikur në ato çaste nostalgjia ua kishte marrë në dorë timonin e kujtimeve, përmes të cilit lundronin në detin përplot dallgë. Bregdeti thuajse ishte bërë aq i largët, saqë, lundruesi kishte filluar të mos besojë se në këtë botë ekzistojnë bregdetet. Gjersa po fliste kryeministri i Kosovës dhe pritej artikulimi i fjalës PAVARËSI, Shpati prapë kishte rrëshqitur në sfondin e kujtimeve të dhimbshme. Habitej i gjori, ku u gjet që pikërisht në ato momente të ngërthehej i tëri nën kthetrat e atyre kujtimeve, të cilat ia rrëqethnin trupin. Çfarë t'i bësh?! Atij mu pak para shpalljes së pavarësisë i treguan se kishte lindur në një shpat të dendur me shkurre dhe lisa të gjatë, ku edhe rrezet e diellit mezi depërtonin. Atëherë, në atë mal të dendur, ai ishte rrezja e vetme që i dha pak shpresë jo vetëm nënës së tij, e cila e lindi në kushte të mjerueshme.



Shpati dhe shumë shokë të tij, këtë përvjetor të pavarësisë së Kosovës, ashtu sikur momentin e shpalljes së pavarësisë së shumëpritur të Kosovës, kishin vendosur ta presin, duke ia dhënë fjalën Kujtimit, i cili ishte strukur në një skaj të trurit.

Mes tjerash Shpati përmes Kujtimit të strukur trimërisht në një skaj të trurit, informohet për rrugëtimin tejet të vështirë, rrugëtim që kishte si synimin përfundimtar çlirimin e vendit nga kthetrat barbare serbe. Porse sot, ai kishte vendosur të rrëfejë për të bëmat e një fshati jashtë Kosovës, i cili s'kishte lënë gjënë më të vogël që s'e kishte vënë në dispozicion të vëllezërve të tyre. Bëhet fjalë për fshatin Llojan.

Llojani është një fshat shqiptar që shtrihet në pjesën veriore të Kumanovës, në zonën kufi¬tare me fshatin Miratoc të Preshevës. Për dallim prej fshatrave të tjerë, që natyrshëm kufizohen me fshatra ose shtete të tjera, ky fshat kufizohet me vetveten ose me vëllezërit e tij, që padrejtësisht iu aneksuan pushtuesit sllavë, andej e këndej gardhit. Në të kaluarën fshati ka qenë i vendosur në zonën kodrinore të shpatit të quajtur Kulishte. Mbase me rritjen dhe zgjerimin e tij, tani ky fshat ka një pozitë rrëzë malore dhe fushore që e bën të afërt vetëm një kilometër largësi me fshatin Miratoc, pozitë, e cila dëshiron të na thotë: "ç'të vyen afërsia kur në mes qëndron ushtria, ushtarë me dylbi që rrinë gati". Ky fshat përjetoi sprova të ndryshme kombëtare, por sprova e marsit të vitit 1999 tregoi qartë se *'kurrë vëllai për vëllanë të mos thotë mbarova'*. Banorët e këtij fshati ishin me të vërtetë në një sprovë tejet të rëndë, ngase vëllezërit e tyre për ditë dhe me net të tëra mbaheshin peng prej forcave maqedonase. Të dëbuarit ishin mbledhur në një skutë të një lugine, pranë së cilës qëndronte përmbi si një mburojë faqja e pjerrët e malit të atij fshati. Të qarat e fëmijëve të rrëqethnin lëku¬rën. Mbase edhe përskaj kushteve të padenja edhe për kafshët e egra, proceset natyrore patjetër duhej të rridhnin. S'vonoi shumë, kur një grua shtatzënë që ndodhej në shpat të atij mali përplot vuajtje, e rrethuar prej përbindëshave andej e këtej kufirit, duke qenë larg të gjitha kushteve elementare mjekësore, lindi një djalë. Djali mori emrin Shpat.

Forcat maqedonase nuk i lejonin fshatarët të afroheshin dhe të komunikonin me vëllezërit e tyre. Mirëpo shumë shpejt rezultoi se gjithçka ishte e kotë, sepse ata harruan se shqiptarin mund

# ikëllimi, ndërsa sot lot gëzimi



ta vrasësh me plumb, por assesi përmes urisë. Me gardhin që e kishin krijuar forcat maqedonase, krijohej përshtypja se ruhe¬shin prej luanëve, të cilët priteshin në çdo moment t'i sulmojnë. Ky gardh artificial hasi në rezistencë serioze të një gardhi të çeliktë e vullnetarë. Pothuajse i gjithë fshati u zgjua në këmbë. Prefekti i komunës dhe shumë vëllezër të fshatrave tjetër, u angazhuan që ky gardh i poshtër të thyhej e të zhbëhej. Dhe shumë shpejt edhe u thye. Bashkë me të edhe 'krenaria' e atyre që njerëzit u dukeshin si luanë. Gjithsecili mori të paktën nga një familje në shtëpitë e veta. Askush nuk bëri llogaritje financiare në atë kohë, mbase mbetën të habitur edhe të ardhurit - vëllezërit nga Kosova për ato gjeste tejet sublime. Në atë kohë nuk kishte mysafirë, nuk kishte sende të ndara në pronësues ose përdorues. Të gjithë ndiheshin dhe trajtoheshin të barabartë. Të gjithë ishin vendosur në shtë¬pitë e vëllezërve të vet. Kishte shumë familje që asnjëherë nuk ishin njohur ndërmjet vete, por mjaftonte që çështja e luftës ishte e njohur dhe e pranuar prej të gjithëve.

Në lidhje me atë katrahurë, e cila për dekada të tëra nuk do ta linte rehat Shpatin dhe të shkërmoqurit e tjerë, në pika të shkurtra rrëfen edhe Qerim Isufi - njëherësh teolog dhe profesor i gjuhës angleze, i cili qe njëri prej atyre aktivistëve të asaj katrahure të llahtarshme.

"Disa herë kam tentuar që ta shlyej atë engramë ku më është fiksuar ai rast, por më kot. Sikur qiejt e dinin se në vendin e quajtur "shpat", mes-zonë kufitare, kishte të ikur nga egërsirat serbe, të ikur, të cilët mbi kokë kishin vetëm drunj pa gjethe, të rrethuar nga forcat maqedonase. Nën qiell të hapur dhe me shi të pandërprerë. Një mbrëmje në vendin e quajtur "mejtep" gjarpëroi një grua, e cila nuk thoshte gjë tjetër përveçse "djali im, djali im"; nënë kjo e cila ishte nisur nga vendlindja së bashku më foshnjën e saj, por rrugës ku as ajo vetë nuk e dinte se ku dhe si e kishte humbur foshnjën e saj. Atë kohë Llojani ishte i mobilizuar për ndihmë. Më pas fëmija u gjet te një familje e strehuar në mes-zonë. Por, ajo që ishte edhe më tragjike, ishte se si ajo loke s'kishte mundur ta shihte foshnjën e vet, ngaqë forcat policore lejonin për të hyrë në atë kamp vetëm llojanasit, të cilët u dërgonin ushqim. Ushqimi dërgohej vetëm nga burrat, kurse gratë përgatitnin ushqimin 24 orë pa ndërprerë. Të nesërmen për herë të parë dërgoi ushqim mes burrave edhe një grua, e cila ishte veshur me rrobe të fshatit, për të mos dyshuar. Në hyrje të kampit gjatë kontrollit policor, ajo ra në sy, dhe njëri prej tyre u interesua se kush ishte ajo grua që shihej për herë të parë. Përgjigja ishte se ishte grua fshati, e cila shkonte për t'u ndihmuar motrave, vajzave, nënave, lokeve, për problemet e gjëra të cilat nuk mundnin meshkujt. Ishte kjo vetëm gënjeshtër sa për t'u hedhur hi atyre. Me të hyrë në kamp gruaja takoi fëmijën e saj. Mendoj se nuk ka shkronja për të përshkruar atë rast. Më pas ajo nënë duhej të kthehej, të dilte nga kampi, por në njëfarë mënyre sikur rezistoi duke thënë, - *'Unë dua të qëndroj afër foshnjës sime'*, gjë që ishte e pamundur, ngaqë ai numër, i cili dërgonte ushqimin, i njëjti numër duhej të dilte prej atij pellgu të tmerrshëm.

Më në fund u pajtua. Gjatë tërë kohës që ata qëndruan në atë vend, nëna e fëmijës qëndroi në fshat, duke iu falënderuar ligjit, ligj ky i cili nuk lejonte të bashkohej nëna me foshnjën e vet. Pas disa ditësh ata të cilët qëndronin në meszonë i lejuan për të hyrë në Maqedoni. Me të hyrë nëna e mori fëmijën e saj. Ky ishte një rast ndër rastet e shumta. Llojani ndoshta nuk kishte çfarë t'u ofronte të ikurve më shumë, por në mos më shumë u ka ofruar bukë e kripë e ujë vrelle. Këta njerëz nuk e kishin zgjedhur një fat të tillë, jo rastësisht shkrimtari anglez Ezra Paund gjatë qëndrimit të tij në burg deklaroi: *"I did not enter into silence, silence captured me"*- Unë nuk hyra në qetësi, por qetësia më zuri mua".

E pra, kjo ishte vetëm njëra prej njëmijë e një vuajtjeve tjera që rrodhi nëpër këto vatra të ujitura me gjak, kështu që, udhëheqësit e këtij vendi përpara se t'i cakërrojnë gotat me verë, t'i japin edhe ata hapësirë nostalgjisë, ndoshta do të dehen pa përdorur fare alkool! ■



# Hapësirë për reklamim në revistë!

| | | |
|---|---|---|
| 1/1 100€ | 1/2 50€ | 1/4 25€ |

Në vlerat e çmimeve nuk është përfshirë TVSH-ja